"Prusianizimi dhe Socializmi" u shqipërua nga botimi i tij në anglisht “Prussianism And Socialism", publikuar nga Alfred A. Knopf dhe përkthyer nga Donald O. White më 1934 nga gjermanishtja. Vepra në origjinal, me titull "Preussentum und Sozialismus", u botua në Mynih më 1920, nga C. H. Beck.
Versioni origjinal u referua në shumë raste të këtij shqipërimi, dhe me përparësi ndaj përkthimit në Anglisht.

Altin Karaulli

**Legjenda e shënimeve:**

sh.a. shënim në origjinal i Autorit - Oswald Spengler
sh.p. shënim i Përkthyesit në Anglisht – Donald O. White
sh.s. shënim i Shqipëruesit

Publikimi 2
28-07-2023

# HYRJE

Ky shkrim i shkurtër bazohet në shënimet e mbajtura për vëllimin e dytë të *Rënies së Perëndimit*. Këto shënime përmbajnë, të paktën pjesërisht, fazën gjerminale të zhvillimit të tezës së plotë të treguar në këtë vepër [1].

Fjala "socializëm" tregon temën më të zhurmshme, në mos atë më të thellë, të debatit të sotëm. Gjithkush e përdor. Gjithkush mendon se nënkupton diçka të ndryshme. Në këtë fjalëkyç universal secili injekton gjithçka që do apo urren, që e ka frikë apo e dëshiron. E megjithatë askush nuk është i vetëdijshëm për shtrirjen dhe kufizimet e funksionit historik të kësaj fjale. A është socializmi instinkt, apo sistem i planifikuar? A është ai qëllimi i njerëzimit, apo vetëm një gjendje e përkohshme? Apo ndoshta kjo fjalë tregon vetëm kërkesat e bëra nga një klasë e veçantë e shoqërisë? A është e njëjta gjë me Marksizmin?

Njerëzit që duan të ndryshojnë botën përsërisin vazhdimisht të njëjtin gabim – ngatërrojnë atë që *duhet* të jetë me atë që *do të* jetë. Është vërtetë i rrallë ai vështrim që arrin të depërtojë përtej lëmshit dhe vërshimit të ngjarjeve bashkëkohore. Akoma nuk kam gjetur dikë që ta ketë kuptuar vërtet këtë Revolucion Gjerman, dikë që ta ketë rrokur domethënien e tij apo t'i ketë parashikuar kohëzgjatjen. Çastet po ngatërrohen me epoka, viti i ardhshëm me shekullin e ardhshëm, tekat me ide, dhe librat me qeniet njerëzore.

Marksistët tanë tregojnë forcë vetëm kur shkatërrojnë; kur vjen puna për të menduar apo vepruar pozitivisht ata janë të pazotë. Ata vetë me veprimet e tyre më në fund po e vërtetojnë se udhëheqësi i tyre nuk ishte krijues, por vetëm kritik. Trashëgimia e tij përmblidhet në një pirg idesh abstrakte, që marrin kuptim vetëm në botën e krimbave të librave. "Proletariati" i tij është një koncept i pastër letrar, i formuar dhe i mbajtur në këmbë prej fjalës së shkruar. Ishte i vërtetë për aq kohë sa e mohonte, dhe nuk e mishëronte, gjendjen faktike të situatave të çdo kohe. Sot po fillojmë të kuptojmë se Marksi ishte vetëm njerku i socializmit. Socializmi ka elementë që janë më të vjetër, më të fortë, dhe më themelorë sesa kritika e tij ndaj shoqërisë. Elementë të tillë ekzistonin pa atë, vazhduan të zhvillohen pa atë, dhe në të fakt kundër tij. Ata nuk gjenden në letër; ata janë në gjak. Dhe vetëm gjaku mund ta vendosë të ardhmen.

Por nëse socializmi nuk është Marksizëm, atëherë çfarë është? Përgjigja gjendet në këto faqe. Disa njerëz që tani e kanë një ide se çfarë është, mirëpo u janë futur me aq zell "këndvështrimeve" politike, qëllimeve dhe skemave, sa askush nuk ka guxuar të jetë i sigurtë. Kur u përballëm me vendimmarrje, ne e braktisëm pozitën tonë të mëparshme të vendosmërisë dhe përvetësuam qëndrime të dala boje, më të buta, më pak radikale, duke iu drejtuar për

[1] sh.a. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. I, Kapitulli 3, f. 65.

ndihmë Rusoit, Adam Smithit, dhe kusurit [2]. Ne ndërmarrim hapa kundër Marksit, dhe prapë zëmë emrin e tij në gojë në çdo hap. Ndërkaq koha e fabrikimit të ideologjive ka kaluar. Ne të vonëardhurit në qytetërimin Perëndimor jemi bërë skeptikë. Ne refuzojmë të mashtrohemi më tej nga sisteme ideologjike. Ideologjitë i përkasin shekullit të kaluar. Ne nuk duam më ide dhe parime, ne duam të jemi vetëvetja.

Prandaj tani përballemi me detyrën e çlirimit të socializmit Gjerman nga Marksi. Them Socializmi *Gjerman*, sepse tjetër nuk ka. Kjo, gjithashtu, është një nga të vërtetat që nuk është më e fshehtë. Ndoshta askush nuk e ka përmendur më parë, por ne Gjermanët jemi socialistë. Të tjerët nuk kanë shans të jenë.

Ajo që po përshkruaj këtu nuk është lëvizje paqtuese e radhës, as tërheqje dhe as shmangie, por Destin. Nuk mund t'i shpëtohet duke mbyllur sytë, duke e mohuar, luftuar, apo duke i bishtnuar; të tilla veprime do të ishin vetëm rrugë të ndryshme të përmbushjes së tij. *Ducunt volentem fata, nolentem trahunt* [3]. Shpirti i Prusisë së Vjetër dhe qëndrimi socialist, që për momentin janë shtyrë në luftë nga urrejtja mes vëllezërve, në të vërtetë janë një dhe i vetëm. Ky është fakt i pakundërshtueshëm i historisë, dhe jo pjellë e imagjinatës letrare. Elementët që bëjnë historinë janë gjaku, raca – që krijohet nga ide që nuk shprehen dot kurrë – dhe lloji i mendimit që bashkërendon energjitë e trupit dhe mendjes. Historia kapërcen gjithçka që është rëndom ideal, doktrinë, dhe formulim logjik.

Për veprën e çlirimit të socializmit Gjerman nga Marksi kam besim tek ata të rinj tanë që janë mjaftueshëm të fortë për të injoruar dërdëllitjen dhe skemat e pavlera politike, që janë të aftë të rrokin atë që është e fortë dhe e pamposhtur në natyrën tonë, dhe që janë të gatshëm të çajnë përpara, le të dalë ç'të dalë. U drejtohem të rinjve Gjermanë te të cilët shpirti i etërve ka marrë forma vitale, duke u bërë atyre të mundur të përmbushin një Destin që ata vetë e ndjejnë përbrenda, atë Destin që *janë* ata vetë. Ata duhet të jenë të gatshëm të pranojnë detyrimet pavarësisht vështirësive dhe varfërisë; ata duhet të zotërojnë krenarinë Romake të shërbimit, modesti në ushtrimin e autoritetit, dhe vullnet për të pranuar detyrat me gatishmëri dhe pa përjashtim, në vend se të kërkojnë të drejta prej të tjerëve. Dhe me t'u plotësuar këto kushte, një ndjenjë e heshtur vetëdijeje do ta bashkojë individin me të gjithën. Kjo vetëdije potenciale është pasuria jonë më e madhe dhe më e shenjtë. Është trashëgimia e shekujve me ankth e dhimbje, që na dallon ne nga të gjithë popujt e tjerë – ne, më të riun dhe të fundit popull të Kulturës sonë.

Këtyre përfaqësuesve të rinisë Gjermane u drejtohem. Uroj ta kuptojnë se çfarë pret e ardhmja prej tyre. Qofshin ata krenarë në pranimin e kësaj sfide.

---

[2] sh.s. Jean-Jacques Rousseau, 1712–1778, filozof politik Francez. Vepra e tij *Kontrata Sociale* ishte frymëzuese e revolucioneve në Europë, në veçanti në Francë. Adam Smith, 1723–1790, ekonomist dhe filozof Skocez, pionier i ekonomisë politike.

[3] sh.s. Latinisht - Fati i prin guximtarit dhe zvarrit të fjeturin.

# I. REVOLUCIONI

## 1.

Asnjë popull në histori nuk ka patur zhvillim kaq tragjik sa populli ynë. Në kohë krizash serioze të gjithë popujt e tjerë kanë luftuar për fitore ose tërheqje të përkohshme; me ne shanset kanë qenë gjithmonë për fitore ose asgjësim. Këtë e dëshmon historia jonë e luftrave nga Kolini dhe Hohkirshi deri në Jena dhe Luftrat Çlirimtare [4], kur në tokën franceze u tentua kalimi i aleatëve të Prusisë në krahun e Napoleonit duke u propozuar copëtimin e saj; deri në orën e dëshpëruar të Nikolsburgut kur Bismarku [5] mendoi vetëvrasjen; në Sedan [6], që e frenoi vetëm në çastin e fundit mësymjen e përgjithshme të ushtrive të drejtuara nga kufijtë tanë duke parandaluar shpalljen e luftës nga Italia; dhe në stuhinë e frikshme të luftrave në të gjithë planetin tonë, gjëmimet e para të së cilës sapo janë shuar. Rezistenca e mirëfilltë ka qenë e mundur vetëm në shtetet e Frederikut të Madh [7] dhe Bismarkut.

Në të gjitha këto katastrofa Gjermanët kanë luftuar Gjermanë. Që shpesh ishte tribu kundër tribuje apo sovran kundër sovrani, kjo është e rëndësishme vetëm për sipërfaqen e historisë. Poshtë këtyre konflikteve qëndron një kontradiktë intensive që banon në shpirtin e çdo Gjermani, një luftë e brendshme që shpërtheu për herë të parë si ogur i zi në epokën Gotike, te personazhet e Frederik Barbarosës dhe Henri Luanit në kohën e Betejës së Lenjanos [8]. E ka kuptuar kush këtë dualitet të shpirtit Gjerman? E ka dalluar kush rimishërimin e

[4] sh.s. Në betejat e Kolinit (1757) dhe Hohkirshit (Hochkirch, 1758), të luftës së Tretë Sileziane, ushtria austriake mposhti trupat Prusiane të kryesuara nga Frederiku i Madh. Në betejën e dyfishtë në Jena-Auershted (1806) forcat franceze nën Napoleonin mposhtën ushtrinë Prusiane të kryesuar nga Frederiku III. Luftrat Çlirimtare - *Befreiungskriege* - u zhvilluan në Gjemani më 1913 si një varg betejash të anëtarëve të Koalicionit të Gjashtë kundër Perandorit Francez Napoleon dhe Marshallëve të tij, dhe çliruan shtetet gjermane nga dominimi i Perandorisë së Parë Franceze.

[5] sh.s. Otto von Bismarck, 1815–1898, burrë shteti konservator Gjerman, kryeministër i Prusisë 1862–1890, Kancelar i Konfederatës së Gjermanisë së Veriut, 1867–1871. Qe arkitekti i bashkimit të Gjermanisë dhe ndërtimit të Perandorisë së Dytë Gjermane (1871–1918). Përdori mjeshtërisht diplomacinë e balancës së fuqive dhe ia doli me sukses të ruajë paqen në Europë.

[6] sh.s. Beteja e Sedanit ishte vendimtarja e luftës Franko-Prusiane (1871), ku dy armata Gjermane rrethuan ushtrinë Franceze dhe e detyruan të dorëzohej, me Perandorin Napoleon III në krye të saj.

[7] sh.s. Friedrich Vilhelm (II) der Grosse, 1712–1786, Mbret i Prusisë. Nën sundimin e tij Prusia zgjeroi territorin e saj dhe u bë fuqi madhore ushtarake në Europë.

[8] sh.s. Friedrich Barbarossa (Mjekërkuqi), 1122–1190, Perandor i Perandorisë së Shenjtë Romake. Heinrich der Löwe (Luani), 1129–1195, dukë i Saksonisë dhe Bavarisë. Në betejen e Lenjanos (1176) Frederik Barbarosa humbi përballë trupave të Lidhjes Lombarde. Ai nuk u ndihmua nga kushëriri i tij Henri Luani.

Dukës Sakson Vidukind te Martin Luteri [9]? Çfarë shtyse enigmatike i bëri disa Gjermanë të simpatizonin Napoleonin dhe të luftonin krah tij në një kohë që ai, me gjak Francez, po përhapte idenë Angleze në Kontinent? Çfarë na bën të arrijmë në përfundimin se gjëegjëza e Lenjanos është thellësisht e ngjashme me atë të Lajpcigut [10]? Përse Napoleoni e shihte shkatërrimin e botës së vogël të Frederikut të Madh si problemin e tij më urgjent, dhe në thellësitë më të mëdha të mendimeve të tij si të pazgjidhshëm?

Sot, në muzgun e kulturës Perëndimore, mund ta shohim se Lufta Botërore është një përballje e madhe mes këtyre dy ideve Gjermanike të cilat, si të gjitha idetë e vërteta, jetohen në vend se të shprehen. Pas shpërthimit të saj, në fakt më 1912 me luftimet periferike në Ballkan, ajo fillimisht mori dukjen e një konflikti mes dy fuqive të mëdha, në të cilin njëra kishte gjithkënd në anën e saj, ndërsa tjetra askënd. Arriti një përfundim të përkohshëm në fazën e luftës së llogoreve dhe shkatërrimin e ushtrive gjigante. Gjatë kësaj faze u gjet një formulë e re për kontradiktën e brendshme të pazgjidhur të zemrës Gjermane. Sot, në sajë të zakonit të shekullit të nëntëmbëdhjetë të mbivlerësimit të faktorit ekonomik, ne e karakterizojmë këtë konflikt me termat sipërfaqësorë "socializëm" dhe "kapitalizëm". Ajo që po ndodh në të vërtetë pas kësaj fasade fjalësh është beteja e fundit e madhe e shpirtit Faustian.

Në çastin në fjalë, megjithëse vetë Gjermanët nuk janë të vetëdijshëm për të, gjëegjëza Napoleonike u rishfaq edhe njëherë. Me qëllimin për ta shkatërruar këtë shtet kryevepër, krijimin tonë më të vërtetë dhe më personal – aq personal sa asnjë popull tjetër nuk ka mundur ta kuptojë apo ta imitojë, por vetëm e ka urryer si diçka të padepërtueshme dhe të mbrapshtë – Gjermaninë e pushtoi një ushtri Angleze.

## 2.

Besojeni apo jo, kjo është pikërisht ajo që ndodhi. Goditja fatale nuk qe domosdoshmërisht punë e predikuesve të kozmopolitanizmit apo elementëve të tjerë tradhëtarë. Ishim vetë ne që e sollëm këtë katastrofë – ne Gjermanët, me vullnetin tonë pothuajse metafizik, me vendosmërinë tonë kokëfortë dhe vetëmohuese, me patriotizmin tonë të ndershëm dhe entuziast. Ishte vullneti ynë që për nga vetë natyra e tij është një armë e volitshme për çdo armik të jashtëm me sensin praktik të Anglezit. Ishte një mishërim fatal i ideve dhe qëllimeve politike të tilla që vetëm Anglezët janë vërtet të aftë t'i zotërojnë dhe zbatojnë. Ndërsa ne, me gjithë pasionin dhe zellin tonë vetëmohues, na kanë çuar në diletantizëm politik; efektet e tyre në ekzistencën tonë politike kanë

[9] sh.s. Duka Vidukind, prijës i Saksonëve dhe kundërshtar kryesor i mbretit Frank Karli i Madh gjatë luftrave Saksone 777–785. Martin Luther, 1483–1546, teolog Gjerman, figurë qëndrore e Reformimit Protestant të shekullit të gjashtëmbëdhjetë, dhe nga më të rëndësishmet e Krishtërimit.

[10] sh.s. Beteja e Lajpcigut (Leipzig) u zhvillua më 16-19 Tetor 1813 mes forcave të koalicionit të Austrisë, Prusisë, Suedisë dhe Rusisë kundër Armatës së madhe Franceze dhe u mbyll me një fitore vendimtare të koalicionit; shënoi rënien e Napoleonit.

qenë shkatërrimtare, helmuese, dhe vetëvrasëse. Ishte ushtria jonë e padukshme Angleze që la Napoleoni në dheun Gjerman pas betejës së Jenës.

Kuptimi ynë i mangët për realitetin, kaq i theksuar sa për të patur forcën e një Destini, ka neutralizuar instinktin tjetër të popullit Gjerman, dhe ka bërë që historia jonë e jashtme të zhvillohet si një varg i pafund katastrofash të frikshme. Na la në baltë në kulmin e periudhës së Hohenshtaufenve [11], kur sunduesit e lavdishëm e konsideronin veten të lartësuar mbi kërkesat e jetës së zakonshme, njësoj siç bëri në shekullin e nëntëmbëdhjetë, kur i dha krahë filistinizmit provincial që e kemi personifikuar si "Misheli Gjerman" [12]. Mishelizmi është tërësia e të gjitha dobësive tona: indiferenca e thellë në kohë zhvillimesh që kërkojnë vëmendje dhe përgjigje; shtysa për të kritikuar atëherë kur nuk duhet; dëshira për çlodhje në kohën e gabuar; rendja pas idealeve në vend të veprimit të menjëhershëm; veprimi i rrëmbyer kur kërkohet reflektim i kujdesshëm; *Volk-u* [13] ynë si bashkësi keqbërësish; asambletë përfaqësuese si birrari të glorifikuara. Të gjitha këto veçori janë në thelb Angleze, por në karikaturë Gjermane. Mbi gjithçka, ne ngremë në qiell modelin tonë të lirisë dhe sigurisë së garantuar, dhe e kemi shumë për zemër ta tundim atë lart pikërisht në kohën kur *Xhon Bull-i* [14], me instinkt të sigurt, do ta fshihte me kujdes.

19 Korriku i 1917-s ishte akti i parë i dramës së Revolucionit Gjerman. Në vend të vetëm një ndryshimi të udhëheqjes, ai, siç armiqtë tanë e panë mirë nga format e dhunshme që mori, ishte një *coup d'état* [15] i elementit Anglez brenda nesh, që pa mundësitë e veta pikërisht në atë moment. Ajo nuk ishte revoltë kundër pushtetit të një të paafti, ishte revoltë kundër pushtetit në përgjithësi. Paaftësia në majë? Më mirë të themi se këta "revolucionarë", mes të cilëve nuk kishte asnjë burrë shteti të vërtetë, kërkuan qimen [16] në sytë e njerëzve në pozita autoriteti. Vallë në atë çast ata patën ndonjë gjë më tepër për të ofruar në vend të paaftësisë përveç një parimi abstrakt? Ajo nuk qe revoltë popullore. Njerëzit panë me ankth dhe dyshim, edhe pse jo pa njëfarë simpatie tip Mishel për masat e marra kundër "atyre në majë". Ishte një revolucion sallash të komiteteve drejtuese. Termi "parti e shumicës", në kuptimin tonë, nuk ka të bëjë aspak me numër më të madh njerëzish; është emri i një klubi me dyqind anëtarë. Matias Ercbergeri [17] ishte demagogu taktikisht më i talentuar mes tyre, i shkëlqyer në lëmin e skandaleve, intrigave dhe pusive, virtuoz në lojën

---

[11] sh.s. Dinastia Hohenstaufen udhëhoqi Perandorinë e Shenjtë Romake nga 1138 deri më 1254.
[12] sh.s. Personifikimi kombëtar i Gjermanit.
[13] sh.s. Gjermanisht – Popull.
[14] sh.s. Personifikimi kombëtar i Anglezit (*Bull* – Anglisht – dem).
[15] sh.s. Frëngjisht – grusht shteti.
[16] sh.s. Referuar Ungjillit (Luka 6:42), për atë që kërkon qimen në sytë e vëllait të tij në besim por nuk sheh traun në syrin e vet.
[17] sh.s. Matthias Erzberger, 1875–1921, shkrimtar dhe politikan Gjerman, kundërshtar i luftës dhe ministër i financave në qeverinë e Vajmarit 1919–1920. Firmosi dorëzimin e Gjermanisë në Kompienj (Francë) te forcat aleate më 11 Nëntor 1918. U vra nga forcat nacionaliste.

fëminore të përmbysjes së ministrave. Ai nuk kishte as grimcën më të vogël të dhuntisë parlamentare Angleze për burrështetari; huazoi vetëm truket e tyre. Ai mblodhi një mizëri oportunistësh të paemër që i kishin vënë syrin ndonjë zyre apo posti publik. Këta ishin pasardhësit e vonë të revolucionit filistin të 1848-s [18]; për ata opozita politike ishte një lloj *Weltanschauung* [19]. Ishin Social-Demokratët e kohëve të fundit që përpiqeshin të funksiononin pa dorën e hekurt të August Bebelit [20]. Nuhatja e fortë e Bebelit për realitetin nuk do ta kishte toleruar këtë shfaqje të paturpshme. Ai do të kishte kërkuar dhe do të kishte arritur një diktaturë, qoftë nga e Majta apo nga e Djathta. Ai do ta kishte përmbysur këtë parlament dhe do t'i kishte rreshtuar pacifistët dhe fanatikët e Lidhjes së Kombeve para skuadrës së pushkatimit.

Ky pra ishte Sulmi i Bastijës – *auf deutsch* [21].

Sovraniteti i udhëheqësve të partive është ide Angleze. Për ta vënë atë në zbatim me efektshmëri duhet të jesh Anglez nga instinkti dhe të kesh zotëruar stilin Anglez të drejtimit të çështjeve publike. Këtë pati në mendje Miraboi [22] kur tha se "Koha që jetojmë është shumë e madhe; por njerëzit janë shumë të vegjël, dhe akoma nuk kam gjetur askënd të denjë me të cilin t'i ngjitem malit përpjetë". Më 1917 asnjë individ i vetëm nuk e kishte të drejtën ta përsëriste këtë pohim krenar dhe të trishtë. Ky *coup d'état* pati karakter tërësisht negativ. Ai e theu shtypjen e pushtetit politik, refuzoi t'u bindej vendimeve nga lart, por i mungoi aftësia për të marrë vendime vetë. Ai përmbysi shtetin dhe e zëvendësoi atë me një oligarki kapterrësh partiakë që e shihnin opozitën si profesion dhe qeverisjen e përgjegjshme si supozim. Ai gërreu, lëkundi dhe zbërtheu gjithçka copa-copa, për gëzimin e kundërshtarëve politikë dhe dëshpërimin e vëzhguesve të brendshëm. Ai e provoi fuqinë e tij të sapofituar mbi zyrtarët më të rëndësishëm ashtu si kryetari i një fisi primitiv provon pushkën mbi skllevërit e vet. Kjo ishte fryma që mbizotëronte deri kur në orën e zezë të rezistencës finale shteti u zhduk.

3.

Pas sulmit të rebelëve tanë Anglezë erdhi, domosdoshmërisht, kryengritja e proletariatit Marksist më Nëntor të 1918-s. Skena ndryshoi nga sallat e

---

[18] sh.s. Revolucioni që shpërtheu në Konfederatën Gjermane më 1848, pjesë e revolucioneve demokratiko-liberale në shumë vende Europiane të kohës, çoi në krijimin e kushtetutës së parë Gjermane më 1849, në Frankfurt mbi Main.
[19] sh.s. Gjermanisht – botëkuptim, filozofi e jetës.
[20] sh.s. August Bebel – Politikan dhe orator Socialist Gjerman (1840–1913), bashkë-themelues i Partisë Social-Demokrate të Punëtorëve (SPD), shumë i vlerësuar nga Shpengler si njeri i veprimit dhe me instinkt të pagabueshëm, po aq sa dhe për frymën e tij autoritariste dhe aftësitë e larta luftarake dhe organizative.
[21] sh.s. Gjermanisht – në stil Gjerman.
[22] sh.s. Honoré Gabriel Riqueti, Konti Mirabeau, 1749–1791, udhëheqës i fazave të para të Revolucionit Francez.

*Reichstag-ut* [23] në rrugët e qytetit. Të inkurajuar nga heshtja e ushtrisë rezerviste, lexuesit e shtypit radikal dolën duarsh, edhe pse ishin braktisur nga udhëheqësit, që në atë moment qenë mjaftueshëm të zgjuar për të qenë vetëm gjysmë të bindur për kauzën e tyre. Revolucionin e idiotësisë e pasoi revolucioni i vulgaritetit. Përsëri nuk ishte populli ai që veproi, madje as masat e stërvitura në socializëm; ishte turma që i prinin krimbat e gazetarisë. Socialistët e vërtetë ishin akoma në frontin e luftës duke luftuar betejën finale, apo preheshin në varret masive të Europës. Ata u ngritën më 1914, dhe tani po tradhëtoheshin.

Ishte akti më i pakuptimtë i historisë Gjermane. E kotë të kërkosh për ndonjë gjë të ngjashme në historinë e vendeve të tjera. Francezi do të kishte plotësisht të drejtë ta hidhte poshtë çdo krahasim me 1789-n si fyerje ndaj kombit të tij.

Vallë ky ishte Revolucioni i madh Gjerman?

Sa i rrëgjuar, sa i ngordhur, sa i zbrazët nga bindjet që ishte. Aty ku prisnim heronj na dolën ish-të-dënuar, gazetarë, dezertorë që çirreshin dhe vidhnin lart e poshtë, të dehur me rëndësinë dhe pandëshkueshmërinë e vet, që sundonin, përmbysnin, rriheshin, dhe shkruanin poezi. Thuhet se të tillë tipa ndyjnë çdo revolucion. Ndoshta është e vërtetë. Mirëpo në revolucionet e tjera është ngritur në këmbë i gjithë populli me forcë madhore të tillë që i fshiu fundërrinat nga faqja e dheut. Kurse këtu ishin vetëm fundërrinat që vepruan. Asnjë shenjë mase të madhe, grusht-bashkuar nga një ide e përbashkët.

Partia e August Bebelit kishte cilësi luftarake që e dallonin nga socializmi i të gjithë vendeve të tjera; oshëtimën e hapave marshues të batalioneve të punëtorëve, ndjenjë të qetë vendosmërie, disiplinë të mirë, dhe kurajon për të dhënë jetën për një parim të mrekullueshëm. Mirëpo shpirti i partisë u shua kur udhëheqësit e saj më inteligjentë të së djeshmes iu dorëzuan armikut të së djeshmes, filistinizmit reaksionar. Ata e bënë këtë nga frika e përgjegjësisë, nga frika se mos ia dilnin me sukses asaj kauze kampionë të së cilës kishin qenë për dyzet vite. Ata tmerroheshin nga çasti kur do t'u duhej ta krijonin realitetin në vend se ta luftonin. Kur kjo ndodhi, rrugët e Marksizmit dhe socializmit, domethënë të teorisë klasore dhe instinktit kolektiv, u ndanë për herë të parë. Vetëm Spartakistët ruajtën një farë integriteti. Ata më të zgjuarit e kishin humbur besimin te dogma, por u mungonte kurajoja për t'u ndarë hapur prej saj. Kështu u bëmë dëshmitarë të një shfaqjeje në të cilën klasa punëtore u nda nga populli për hir të pak ideve dhe doktrinave të mësuara përmendësh. Udhëheqësit në të vërtetë qenë dezertorë; ndjekësit ecën para si kopeja pa bari; ndërsa në horizont qëndronte një libër që ndjekësit nuk e lexuan kurrë, dhe kufizimet e vërteta të të cilit udhëheqësit nuk i kuptuan kurrë.

[23] sh.s. Reichstag – ndërtesa e dhomës së ulët të parlamentit Gjerman, e ndërtuar në Berlin më 1894.

Në një revolucion fituesi nuk është asnjëherë një klasë e vetme (interpretimi i zakonshëm i 1789-s është i rremë, "borgjezi" është vetëm një fjalë). Fituesi i vërtetë – dhe kjo duhet thënë e rithënë – është gjaku, është ideja që bëhet trup dhe shpirt, është forca që shtyn përpara të gjithën. Fituesit e 1789-s e quajtën veten borgjezi; mirëpo *çdo* Francez i vërtetë ishte dhe mbetet borgjez. Çdo Gjerman i vërtetë është punëtor. Është pjesë e stilit të tyre të jetës. Marksistët e morën pushtetin në duar, por e dorëzuan vullnetarisht; kryengritja erdhi tepër vonë për bindjet e tyre. Kryengritja ishte mashtrim.

4.

A ia kemi ne idenë se çfarë është revolucioni? Kur Bakunini [24] u kundërshtua në synimin e tij për ta kurorëzuar revoltën e 1848-s në Drezden duke u vënë zjarrin gjithë ndërtesave publike, ai deklaroi: "Gjermanët janë tepër të trashë për këtë", dhe vazhdoi në rrugën e vet. Shëmtia e papërshkrueshme e ditëve tona të nëntorit është e paparë. Asnjë moment i fuqishëm, asgjë sadopak frymëzuese. Asnjë burrë i madh, asnjë fjalë që mbeti, asnjë veprim vendimtar; vetëm vogëlsi, neveri, dhe çmenduri. Jo, ne nuk jemi revolucionarë. Asnjë emergjencë, asnjë parti, asnjë shtyp nuk mund ta gatuante një stuhi anarkiste me të njëjtën forcë si ajo që u demonstrua në emër të rendit më 1813, 1870, dhe 1914. Ky revolucion iu duk gjithkujt, me përjashtim të një grushti idiotësh dhe oportunistësh, si shembja e një ndërtese, ndoshta më shumë se kujtdo vetë udhëheqësve socialistë. Ishte një situatë unike: ata papritmas fituan atë që kishin lakmuar për dyzet vite – dhe ishin të mjerueshëm. Të njëjtët ushtarë që luftuan për katër vite si heronj nën flamurin zi-bardhë-kuq u kthyen në butakë pa shtyllë kurrizore nën flamurin e kuq. Ky revolucion nuk u dha burrëri ndjekësve të tij; ai ua vodhi.

Vendi klasik i revolucioneve në Europën Perëndimore është Franca. Jehona e frazave të forta, rrëketë e gjakut nëpër rrugë, *la sainte guillotine* [25], netët e frikshme të zjarrvënieve, vdekjet heroike në barrikada, orgjitë e masave të çmendura – të gjitha këto tregojnë mendësinë sadiste të kësaj race. E gjithë simbolika e fjalëve dhe veprave të revolucionit perfekt vjen nga Parisi, ndërsa ne vetëm sa i kemi imituar keq. Francezët na e treguan më 1871 [26] sa i vlen lëkura rebelimit proletar përballë artilerisë armike. Dhe sigurisht nuk qe e vetmja herë.

Anglezi përpiqet ta bindë armikun e brendshëm për dobësinë e pozitës së tij. Kur nuk ka sukses, ai thjesht zhvesh shpatën apo nxjerr revolen nga brezi, dhe duke shmangur çdo lloj melodrame revolucionare, e vendos atë para zgjedhjes. Ai ia pret kokën mbretit të tij, sepse instinkti i thotë se kjo duhet si simbol. Një gjest i tillë për të është si predikim pa fjalë. Francezi e bën diçka të tillë për

[24] sh.s. Mihail Bakunin, 1814–1876, revolucionar anarkist Rus, themelues i anarkizmit kolektivist.
[25] sh.s. *la sainte guillotine* – Frëngjisht – gijotina e shenjtë.
[26] sh.s. Viti i Komunës së Parisit.

*revanche* [27], vetëm për kënaqësinë e të parit të një skene të përgjakshme. Atë e ngacmon ideja gjeniale e tundjes në erë të një koke mbretërore. Pa koka njerëzish të ngulura në kangjella, aristokratë që varen nga fenerët e rrugëve, dhe priftërinj të therur nga gratë shtëpiake, ai do të ndihej i irrituar. Ai nuk e vret mendjen aspak për rezultatin e të tilla ditëve të *grandeur* [28]. Anglezi do qëllimin, Francezi do mjetin.

Po ne çfarë donim? Gjithë sa arritëm ishte një përçudnim i dy teknikave. Ne prodhuam pedantë, çunakë, dhe llafazanë në *Paulskirshe* dhe Vajmar [29], demonstrata mjerane në rrugë, teksa në sfond një popull i tërë vështronte pa interes. Revolucion i vërtetë është ai që përfshin të gjithë popullin: një thirrje, një veprim i fortë, një zemërim, një qëllim.

Revolucioni i vërtetë Socialist Gjerman zuri fill më 1914. Ai u zhvillua në stil ushtarak dhe legjitim. Rëndësia e tij e vërtetë, që zor se kuptohet nga njeriu mesatar, do t'i lërë gradualisht në hije ngjarjet e ndyra të 1918-s dhe do t'i bëjë ato të shfaqen vetëm si faza të zhvillimit afatgjatë të këtij Revolucioni.

Megjithatë opinioni historik popullor akoma nuk i jep rëndësi këtij Revolucioni, por vetëm kryengritjes së Nëntorit. Sot është e lehtë ta përfytyrojmë se si mund të kishte filluar një revolucion i vërtetë proletar në ato kushte ideale. Kjo tregon vetëm mediokritetin dhe burracakërinë e pamatë të atyre që e shpallën veten në mbështetje të kauzës proletare. Revolucionet e mëdha luftohen me gjak dhe hekur. Çfarë do të kishin bërë në këtë situatë udhëheqësit e mëdhenj popullorë, Indipendentët dhe Jakobinët [30]? Dhe çfarë bënë Marksistët? Ata e kishin pushtetin, dhe mund të kishin bërë gjithçka. Një burrë i madh nga rradhët e popullit do ta kishte patur gjithë kombin pas vetes. Kurrë më parë një lëvizje masash nuk u shkatërrua kaq keqazi nga paaftësia e udhëheqësve të saj dhe vartësve të tyre.

Jakobinët qenë të gatshëm të sakrifikonin gjithçka, sepse ata sakrifikuan veten: "*Marcher volontiers, les pieds dans le sang et dans les larmes*," [31] siç e tha Sen-Zhysti [32]. Ata luftuan kundër shumicës brenda vendit, dhe kundër gjysmës së Europës në front. Ata fshinë nga faqja e dheut gjithçka që u doli para. Ata krijuan ushtri nga asgjëja. Ata korrën fitore pa oficerë dhe pa armë. Sikur papagallët imitues Gjermanë vetëm ta kishin shpalosur flamurin e kuq në front

[27] sh.s. *revanche* – Frëngjisht – hakmarrje.
[28] sh.s. *grandeur* – Frëngjisht – madhështi.
[29] sh.s. Paulskirsche – Kisha e Shën Palit në Frankfurt ku më 1848 u mblodh Asambleja Kombëtare. Republika e Vajmarit (Weimar) ishte forma politike e shtetit Gjerman, 1918–1933.
[30] sh.s. Indipendentët – lëvizja kryesore e Revolucionit Anglez, e udhëhequr nga Oliver Kromuelli. Jakobinët – fraksioni dominues i Revolucionit Francez, i udhëhequr nga Maksimilian Robespierri.
[31] sh.s. Frëngjisht – Marshoni vullnetarë, shkelni mbi gjak dhe mbi lot.
[32] sh.s. Louis Antoine de Saint-Just, 1767–1794, ishte një nga udhëheqësit kryesorë të Jakobinëve dhe ideologu i tyre. U quajt Kryeengjëlli i Terrorit.

dhe t'i shpallnin luftë për vdekje Kapitalizmit! Sikur vetëm të kishin dhënë shembull duke rrezikuar jetët e tyre në betejë! Nëse do ta kishin bërë këtë ata jo vetëm do t'i kishin dhënë frymëmarrje jete ushtrisë dhe oficerëve të saj të rraspkapitur për vdekje, por do të kishin fituar edhe të gjithë Perëndimin. Ishte çasti kur sakrifica personale mund të sillte fitoren.

Por ata u strukën. Në vend të merrnin komandën e legjioneve të kuqe ata rrëmbyen poste të larta dhe të mirëpaguara te sovietët e punëtorëve. Në vend të fitonin luftën kundër Kapitalizmit ata pushtuan zyra me dritare panoramike dhe mësynë depot e rezervave dhe thesareve të shtetit. Në vend të blatonin jetët e tyre ata shitën uniformat. Ky revolucion dështoi nga burracakëria. Tani është tepër vonë. Ne nuk do ta fitojmë kurrë atë që humbëm në ditët e Armëpushimit dhe nënshkrimit të paqes. Ideali i masës degjeneroi në një varg pazaresh të ndyra për rroga, të imponuara pa premtime të ndërsjella. Në trimërinë e tyre këta "revolucionarë" nuk hoqën dorë së shtrydhuri pjesën tjetër të popullit, fermerët, shërbyesit civilë, dhe intelektualët. Në vend të ndërmerrnin veprim ata pëllitën sloganet "soviet," "diktaturë" dhe "republikë" aq shpesh, sa brenda dy viteve ato do të jenë bërë lëndë humori. I vetmi "veprim" që ndodhi ishte përmbysja e monarkisë. Mirëpo forma republikane e qeverisjes nuk ka absolutisht asnjë lidhje me socializmin.

E gjitha kjo provon se, në kundërshti ndaj pjesës tjetër të popullit (dhe ja ku doli që *është* kundër tij), "shtresa e katërt", që në fakt është koncept mohues [33], është e paaftë për veprim konstruktiv. Provon se në një revolucion socialist, nëse ky ishte vërtet i tillë, proletariati nuk mund të jetë prijësi i tij më i zot. Pavarësisht se çfarë do të pasojë, kjo tashmë është çështje e mbyllur. Klasa shoqërore e stërvitur nga August Bebeli për betejën finale dështoi pikërisht në momentin vendimtar. Dhe dështoi njëherë e mirë, sepse momente të këtij lloji, po u humbën, nuk fitohen më. Hidhnimi nuk e zëvendëson dot një pasion të madh. Sot e tutje le të mos ketë më asnjë iluzion mes përkrahësve të programit dikur "socialist"; ata janë ftohur plotësisht me elementin e vlefshëm të klasës punëtore. Dikur udhëheqës të një lëvizjeje të madhe, një ditë ata do ta gjejnë veten heronj gojëndyrë që rrihen rrugëve të periferive. Madhështoren dhe qesharaken i ndan vetëm një hap.

## 5.

I tillë pra ishte Revolucioni i madh Gjerman, ngjarja e trumbetuar në poezi dhe këngë për breza të tërë. Ishte një spektakël i një ironie kaq të frikshme sa do të duhen të kalojnë dekada para se Gjermanët të mund ta shohin në dritën e tij të vërtetë: një revolucion që ia doli me sukses të përmbyste synimet e veta, dhe që tani synon diçka tjetër – pa e ditur saktë se çfarë.

Le të përfytyrojmë për një çast se jemi qytetarë të së ardhmes që hedhim sytë pas mbi këto tre revolucione: Revolucionin e nderuar Anglez, Revolucionin

[33] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 354.

madhështor Francez, dhe Revolucionin absurd Gjerman. Mund të arrinim në përfundimin se përmes këtyre ngjarjeve tre popujt e fundit të botës Perëndimore po provonin të arrinin tre format ideale të ekzistencës të shpalluara në moton e famshme "Liri, barazi, vëllazëri". Këto ideale shfaqen në programet politike të parlamentarizmit liberal, demokracisë sociale, dhe socializmit autoritar. Në secilin rast duket sikur për këta popuj ideale të tilla qenë një koncept i ri, mirëpo në realitet këto ideale qenë shprehja më e pastër dhe më e skajshme e prirjeve të jetëve të tyre, tërësisht personale dhe të pandryshueshme.

Në antikitet qëllimi i revolucioneve ishte hedhja e themeleve që do të bënin të mundur një ekzistencë të qëndrueshme. Pavarësisht shenjave të jashtme të përleshjeve pasionante që i shoqëronin, ato qenë të gjitha veprime mbrojtëse. Askush, nga Kleoni deri te Spartaku [34], nuk mendoi kurrë të shihte përtej krizës së momentit drejt një riorganizimi të përgjithshëm të shoqërisë antike. Nga ana tjetër, tre revolucionet e mëdha Perëndimore, janë marrë me një problem thelbësor pushteti: a do t'i nënshtrohet vullneti i individit vullnetit të përbashkët, apo e kundërta? Dhe me t'u arritur ai vendim, synimi ishte që t'i imponohej të gjithë botës.

Instinkti Anglez vendosi që pushteti i takon individit. Jeta është e lirë për të gjithë, çdo burrë për vete, burri më i fortë fiton. Anglezi zgjodhi liberalizmin dhe besimin në pabarazinë e njerëzve. Shteti nuk do të ekzistonte më; secili do të luftonte betejat e veta, sepse në fund kjo do të ishte në dobi të të gjithëve.

Instinkti i Francezit vendosi që njerëzit janë të gjithë të barabartë, prandaj dhe pushtetin nuk duhet ta ketë askush. Nuk do të kishte më gjëra të tilla si vartësia, dhe rrjedhimisht as rend dhe as shtet – në fakt asgjë prej gjëje. Ky ideal teorik i anarkisë është ripohuar periodikisht në praktikë (më 1789, 1851, 1871, dhe 1918) nga sundimi despotik i gjeneralëve dhe presidentëve.

Të dy këto sisteme mund të quhen demokraci, por për arsye shumë të ndryshme. Të dy nuk kanë të bëjnë aspak me luftën e klasave në kuptimin Marksist. Revolucioni Anglez, që prodhoi llojin e qytetarit që jeton ekzistencën e tij private dhe është i përgjegjshëm vetëm para vetes, e drejtoi veprimin e tij kundër shtetit në vend se kundër shtresave [35]. Fuqitë laike dhe fetare që

[34] sh.s. Kleoni – gjeneral dhe politikan Athinas gjatë luftës së Peloponezit, 431–403 p.e.s., i njohur për ashpërsinë e tij të skajshme. Spartaku – gladiator Thrakas që udhëhoqi kryengritjen e gladiatorëve dhe skllevërve në Italinë jugore kundër Romës gjatë viteve 73–71 p.e.s..

[35] sh.s. Në fazën e Kulturës, përkthimi i saktë është "dy shtyllat mbajtëse të kombit dhe shoqërisë", referuar Fisnikërisë dhe Klerit. Dy koncepte që mund të ekzistojnë vetëm së bashku dhe ekskluzivisht. Në fazën pasrendëse të Civilizimit ka vend përdorimi i fjalës "shtresë" – në kuptimin e "shtresës së tretë", apo asaj "të katërt". Fjalën, në idenë e "dy shtyllave", në Shqip nuk e kemi, sepse me pushtimin Otoman Fisnikëria dhe Kleri ynë u larguan drejt Italisë (Arbëreshët), dhe u zëvendësuan nga fisnikëri dhe kler i

mbanin shtetin në këmbë u zhdukën, dhe vendin e tyre e zuri mbështetja në përparësitë e pozitës ishullore të Anglisë. Shtresat ekzistojnë akoma edhe sot, të pranuara dhe të respektuara nga të gjithë – edhe nga punëtorët, që i nderojnë ato instinktivisht. Vetëm Revolucioni Francez ishte "konflikt klasor" i mirëfilltë, por ishte konflikt mes rangjeve shoqërore në vend të atyre ekonomike. Në Francë, të privilegjuarit e paktë qenë pjesë përbërëse e një mase popullore uniforme, borgjezisë.

Në kontrast me këta të dy, Revolucioni Gjerman lindi nga një teori. Instinkti Gjerman, apo më saktë Prusian, shpall se pushteti i takon të gjithës. Individi i shërben të gjithës, që është sovrane. Mbreti, siç deklaronte Frederiku i Madh, ishte vetëm shërbëtori i parë i popullit të tij. Çdo qytetari i caktohet një vend brenda kësaj të gjithe. Ai merr urdhra dhe u bindet atyre. Ky është socializmi autoritar siç e kemi njohur që nga shekulli i tetëmbëdhjetë. Është rrënjësisht antiliberal dhe antidemokratik, të paktën po ta krahasojmë me liberalizmin Anglez dhe demokracinë Franceze. Mirëpo është gjithashtu e qartë që instinkti Prusian është antirevolucionar. Detyra e çuarjes përpara të organizmit shtetëror nga shekulli i tetëmbëdhjetë në të nëntëmbëdhjetin – proçes që mund të përshkruhet si liberal dhe demokratik por në kuptim krejt të ndryshëm, atë Prusian – i takoi talentit organizativ. Mirëpo mendja radikale teorike shpiku "shtresën e katërt" prej një pjese të qytetarisë, gjë që ishte e pakuptimtë në një vend fermerësh dhe shërbyesish civilë. Teoria i dha emrin "shtresë e tretë" segmentit më të madh në numër të popullatës, që kishte shumëllojshmërinë më të gjerë të punëve dhe profesioneve, duke e veçuar atë si objekt të "konfliktit klasor". Dhe në fund, e bëri idenë socialiste privilegj ekskluziv të "shtresës së katërt". Me këto abstraksione në kokë teoricienët iu përveshën punës më Nëntor të 1918-s për të arritur atë që në fakt ekzistonte prej kohësh. Të shurdhuar nga sloganet, ata nuk arritën ta kuptonin situatën aktuale, dhe në fund ia dolën të shkatërronin me sukses gjithçka. Ata nuk shkatërruan vetëm shtetin, ata shkatërruan edhe partinë e Bebelit, kryeveprën e një burri të veprimit dhe socialisti të vërtetë, një organizatë luftarake dhe autoritariste e mirëfilltë, arma më e mirë që patën punëtorët në betejen e tyre për t'i dhënë shtetit shpirtin e shekullit të ri.

Kjo është ajo që e bën këtë revolucion kaq dëshpërimisht komik. Ai ia doli në mënyrë të admirueshme t'i vinte zjarrin shtëpisë së vet. Ajo që populli Gjerman i premtoi vetes më 1914; ajo që kishte filluar të bëhej realitet, me ngadalë dhe me gjakftohtësi; ajo për të cilën miliona burra dhanë jetën në fushëbeteja – e gjitha u mohua dhe u shkatërrua. Dhe pastaj na pllakosi çoroditja. Askush nuk dinte ç'të bënte për t'i provuar vetes ekzistencën e një revolucioni në veprim. Një shpjegim i tillë ishte urgjent, sepse punëtorët, që patën pritur diçka krejt të ndryshme, po i shihnin udhëheqësit e tyre me mosbesim në rritje. Lehja pa fund e sloganeve në erë nuk ishte zgjidhje.

---

huaj; ne nuk patëm Fisnikëri dhe Kler që të përfaqësonte kombin. Përqasja e duhur e përkthimit të kësaj fjale i lihet lexuesit sipas rastit.

6.

Dhe kështu Misheli Gjerman, ky ligavec liberal, e ktheu mbarë fronin e përmbysur dhe na u ul vetë mbi të. Trashëgimtar i vërtetë i kësaj shakaje idiote revolucionare, ai u refuzua njësoj si nga Konservatorët ashtu dhe Spartakistët, dhe e zuri frika se këto dy grupe një ditë mund të zbulonin se çfarë kishin të përbashkët. Ai qe Karl Muri i Shilerit [36] ulur në një karrige të rehatshme, tolerant ndaj çdo lloj besimi politik, përfshirë edhe ata më të diskutueshmit – sa kohë që mbanin në këmbë parimin demokratiko-parlamentaro-republikan, sa kohë që ishin të mëdhenj në fjalë dhe të vegjël në veprime, sa kohë që i mbanin larg tij cilësi të tilla autoritariste si vendosmëria, guximi, dhe bindja e disiplinuar. Për të mbrojtur veten, miku ynë i mirë Mishel i shkeli syrin të vetmit personalitet të shkëlqyer të episodit të Nëntorit, dhe nuk është pa rëndësi fakti që ky ishte një ushtar i regjur [37]. Më pas Misheli iu kthye menjëherë mosbesimit të tij të vjetër ndaj shpirtit ushtarak, pa të cilin farsa e Vajmarit do të kishte përfunduar në çast.

Kjo shfaqje mjerane e injorancës, paaftësisë, dobësisë, dhe padinjitetit, mjafton për ta diskredituar njëherë e mirë parlamentarizmin në Gjermani. Nën flamurin zi-kuq-verdhë, që sot është kthyer në simbol të një çmendurie pa fund, dëshmuam përsëritjen e të gjithë idiotësive të 1848-s, kur po njësoj politika nuk ishte veprim, por vetëm teori dhe fjalë boshe. Liberali i 1917-s preku lavdinë. Ai e mori armëpushimin, Lidhjen e Kombeve, paqen, dhe qeverinë që desh. Misheli hoqi kapelen duke buzëqeshur në pritje që Xhon Bulli do të ishte "thjesht i shkëlqyer". Mirëpo kur firmosi letrat buzëqeshja e tij u kthye në lot: Xhon Bulli po përdorte si menaxher biznesi një Francez të çmendur [38].

Në zemrën e popullit Gjerman Vajmari ka marrë fund. Nuk është aspak për të qeshur. Ratifikimi i Kushtetutës u prit me indiferencë absolute. Autorët e saj menduan se erdhi agimi i epokës parlamentare, kur në fakt asaj po i bie muzgu me shpejtësi edhe në Angli. Në formën e vet sistemi Anglez ka si parakusht praninë e personaliteteve të forta, të shpërndarë mes dy grupeve politike shumë të vjetër, bashkëplotësues dhe të ndërsjellë. Në Vajmar, ku kishte një mungesë dëshpëruese personalitetesh të forta, besohej se opozita politike ishte tipari më dallues i sistemit parlamentar. Dhe kështu ata filluan t'i bënin opozitë me zell një qeverie që nuk ishte më aty. Ishte si një klasë shkolle kur mësuesi është larguar.

---

[36] sh.s. Personazh i dramës Banditët, shkruar nga Shiler më 1781.

[37] sh.s. Referencë (e mundshme) për Wilhelm Gröner, 1867–1939, gjeneral dhe politikan Gjerman i kohës. Më 10 Nëntor 1918 ai ra dakord me Friedrich Ebert – social-demokrat, president i Republikës së Vajmarit 1918–1925 – për krijimin e paktit Ebert–Gröner, që me miratimin politik të të parit dhe mbështetjen e ushtrisë që garantoi i dyti, i dha fund revolucionit dhe parandaloi marrjen e pushtetit nga Bolshevikët.

[38] sh.s. Pas Luftës I Botërore, sipas vendimeve të Traktatit të Versajës, trupat Franceze dhe Belge hynë në Gjermaninë Perëndimore dhe pushtuan basenin e lumit Rin.

E ardhmja sigurisht do ta shohë këtë episod me përbuzje të thellë. Viti 1919 është nadiri i dinjitetit Gjerman. *Paulskirche* e Frankfurtit kishte akademikë dhe idiotë të ndershëm, të gjithë së bashku një koleksion komik kokëvezësh. Në Vajmar të krijohej përshtypja se në prapaskenë vepronin disa operatorë dinakë. Nuk ka ndryshim nëse politikanët veprues ishin vetë komplotistë, apo vetëm ca leshko të manipuluar prej tyre; këto parti e kanë ngatërruar ca si tepër shpesh atdheun me përfitimet e tyre personale. Sot kemi një *Directoire* para-Termidor [39]. Mjerë ne nëse do të merreshim me faza që janë lënë pas.

Është po aq e sigurtë se komedisë së zymtë të këtij revolucioni të rremë do t'i vijë fundi. Bota e jashtme po përballet me një fazë të re të Luftës Botërore. Këto kohë ngjarjet rrjedhin shpejt. Në Asamblenë tonë Kombëtare, te ky *Reichstag* i degjeneruar, politikanët po përdorin rrënojat e shtetit tonë të shembur për të ndërtuar streha për vete. Shpejt të vetmet aktivitete do të jenë mashtrimet dhe pazaret e korruptuara për rroga, tregtira, dhe poste zyrtare. Ndërkohë njerëzit e tjerë po fillojnë të mendojnë ndryshe për ngjarjet e vitit të kaluar. Ata po fillojnë të krahasojnë atë që po ndërtohet me atë që ishte më parë. Ata po fillojnë të kuptojnë se, në realitet, një popull nuk mundet kurrë të zgjedhë mes formash të ndryshme të qeverisjes së vet. Ai mund të zgjedhë fasadën e qeverisjes, por jo gjënë thelbësore, shpirtin e asaj qeverisjeje – edhe pse publiku i ngatërron vazhdimisht këto të dyja. Ajo që shkruhet në kushtetutë nuk është kurrë thelbësore. Thelbësore është si e interpreton instinkti i popullit atë kushtetutë. Parlamenti Anglez qeveris me ligje të pashkruara, dhe pjesërisht krejt antidemokratike, që janë zhvilluar nga një praktikë e gjatë. Dhe pikërisht për këtë është kaq i suksesshëm.

## 7.

Askush të mos gabojë, ky revolucion nuk ka përfunduar akoma. Pavarësisht se si mund ta interpretojmë, si të pakuptimtë apo të rëndësishëm, si dështim apo fillim të mbarë, si fillim të një revolucioni botëror apo vetëm si një kryengritje turmash në një vend të caktuar, fakti mbetet që gjendemi në mes të një krize. Dhe si çdo gjë organike, si çdo sëmundje, kjo krizë do të ndjekë një rrugë pak a shumë tipike që nuk mund të ndikohet me mjete artificiale. Në dritën e këtij fakti dallime etike të tilla si "kauzë e drejtë" dhe "tradhëti" janë krejt pa vlerë. Sot e tutje, si revolucionarët ashtu edhe kundër-revolucionarët duhet të jenë ekspertë në njohurinë e natyrës njerëzore; ata duhet të jenë të zot ta rrokin dhe ta shfrytëzojnë situatën e çastit me vendosmëri dhe maturi. Në vend të praktikojnë artin e psikologjisë diplomatike mbi diplomatët dhe sovranët ata duhet të mësojnë ta zbatojnë atë te mendja e masës, që u përgjigjet shumë më shpejt gabimeve të taktit.

---

[39] sh.s. Pas përmbysjes së Roberspierrit dhe grupit të tij më 27 Qershor 1794 (9 Termindor – muaji i njëmbëdhjetë i kalendarit të Revoluciont Francez) pasoi instalimi i Direktoratit më 2 Nëntor 1795. Direktorati ishte një pushtet kolegjial prej pesë anëtarësh, që zgjati deri më 1799 kur u përmbys me grusht shteti nga Napoleon Bonaparti. Kjo shënoi edhe përfundimin e Revolucionit.

Udhëheqësit popullorë, edhe ata me inteligjencë mediokre, kanë një zotësi të pagabueshme për këto gjëra. Mungesa e instinktit që tregojnë udhëheqësit tanë politikë të sotëm ndoshta shpjegohet më së miri me përpikmërinë tipike Gjermane të përgatitjes së tyre "teorike". Udhëheqësi i vërtetë popullor duhet të ketë një shqisë absolutisht të saktë të kohëzgjatjes, ritmit, ngjitjes dhe zbritjes së çdo faze të situatës; një lëvizje e gabuar dhe do ta humbë gjithë kontrollin. Për më tepër, ai duhet ta dijë saktësisht se cilët faktorë *mund* t'i kontrollojë, dhe cilët duhet t'i lejojë të ecin në rrugën e tyre, duke pritur kohën kur mund t'i shfrytëzojë në një kuptim më të gjerë, apo t'i drejtojë në shtegun e dëshiruar duke i manipuluar me mjeshtëri. Revolucionarët e mëdhenj kanë zotëruar gjithmonë dijen taktike të gjeneralëve të mëdhenj. Për një ushtri, gjendja mbizotëruese e një ore të vetme bën dallimin mes fitores dhe disfatës.

Për mendjen teorike, pjesa më e rëndësishme e revolucionit është fillimi i tij, kur forcat janë rreshtuar përballë njëra-tjetrës në kundërshti të qartë dhe përfundimtare. Megjithatë mendja skeptike preferon të studiojë fazën e fundit të revolucionit, sepse ajo ka kuptim shumë herë më të madh dhe është më instruktive psikologjikisht. Çështjet e shtetit nuk kanë qenë kurrë kaq të komplikuara sesa sot. Shpërthimi i Revolucionit Gjerman ishte në të njëjtën kohë tradhëti e kombit tonë tek armiku. Si rrjedhojë, qëndrimi ynë emocional karshi Marksizmit ndryshon rrënjësisht nga ai i të gjithë popujve të tjerë. Më 1792, kombi dhe revolucioni ishin një dhe i vetëm; më 1919, janë të kundërt. Revolucioni Anglez u vetëkufizua në një ishull, ndërsa rebelët Francezë, në sajë të trimërisë së tyre në fushëbetejë, qenë të zotë t'i mbanin frerët në duar në çdo kohë. Në revolucionin tonë, çdo fazë e re ndodh nën trysninë e planeve të huaja. Parisi, Londra, dhe Nju Jorku, të gjithë janë në lojë – dhe jo me lëvizjet e punës, por me ushtritë e tyre, që do t'i nisin kundër nesh nëse Revolucioni Gjerman do të merrte forma të padëshiruara. Kështu e deshën Marksistët tanë, prandaj tani më mirë të bëhen gati të përballen me pasojat. Përveç granatave të Spartakistëve dhe mitralozëve të *Reichswehr-it*[40], tani na duhet të merremi edhe me Armatën Pushtuese Franceze dhe flotën Angleze[41].

Gazetat tona janë plot me shpallje bolshevizmi "heroik". Çdo ditë zgjedhim nga menuja masakrën e radhës të kapitalistëve Perëndimorë – në kryeartikuj. Gazetaria nuk e zëvendëson dot një vijë fronti revolucionare të vërtetë, të mbështetur nga artileria e rëndë. Sa më gjatë predikojnë për revolucionin botëror aq më pak kërcënues bëhet ai. Ka shumë zemërim në këto fjalime revolucionare që dëgjojmë dhe lexojmë çdo ditë, dhe shumë pak vetëbesim. Duhet të theksojmë se burracakërinë përballë armikut, si pikë kryesore të programit, nuk e bënë as revolucionarët Rusë. Dhe nuk duhet të harrojmë se

[40] sh.s. Reichswehr – emri zyrtar i forcave të armatosura Gjermane 1918–1935.

[41] sh.s. Edhe pse Gjermania nënshkroi dorëzimin më 11 Nëntor 1918, marina Angleze vazhdoi bllokadën detare (të filluar më 1914) dhe shkaktoi krizë urie në Gjermani deri në Mars 1919. Bllokada u hoq plotësisht vetëm në Qershor 1919, pas traktatit të Versajës. Rezultatet e saj deri në Dhjetor 1918 qenë 763,000 civilë Gjermanë të vdekur nga uria, dhe 100,000 të tjerë deri në Mars 1919. Rezultati te fëmijët Gjermanë, sipas matjeve që u bënë nga 1914 deri më 1924, ishte 600,000 fëmijë të keqformuar.

shumë prej atyre që morën pjesë në kryengritjen e Nëntorit e bënë këtë jo prej entuziazmit të kësaj apo asaj zgjidhjeje politike, por sepse qenë të uritur, të dëshpëruar, dhe nervat nuk u mbanin më. Vendimet e marra në Versajë kanë bërë që gjendja e luftës të vazhdojë. Mirëpo deri kur efekti psikologjik i këtyre vendimeve do të jetë ndihmë për planet e Marksistëve në vend se pengesë? Greva e përgjithshme i ka ngrënë ditët e veta si armë e dobishme. Viti i kaluar treti çdo lloj energjie që mund të kishin patur Marksistët në fillim, dhe në këtë pikë rivitalizimi është jashtë çdo diskutimi. Varavingot absurde të Asamblesë Kombëtare do të prodhojnë vetëm përbuzje për idenë parlamentare.

Vjen një kohë në çdo revolucion në të cilën njerëzit do të kërkojnë paqe dhe rregull të brendshëm me çdo çmim, kur asnjë pakicë revolucionare nuk mund t'i bindë më ata për të marrë vendime politike thelbësore, qoftë dhe me metodat më drastike. Kur arrihet kjo pikë revolucionit praktikisht i ka ardhur fundi, dhe askush nuk e ka fuqinë t'i shmangë efektet e tij apo t'i shtyjë ato në kohë. Mjafton të krahasojmë numrin e votave të hedhura në plebishitin Jakobin me ato të hedhura në emërimin e Bonapartit si konsull i parë për të parë se popullit Francez më në fund i kishte ardhur revolucioni në majë të hundës. Sot po i afrohemi me shpejtësi kësaj pike përfundimtare në Revolucionin Gjerman. Ndërsa durimi i popullit Gjerman do të shterojë edhe më shpejt.

Gjithsesi, në rrezik për të gabuar nuk janë vetëm përkrahësit e zellshëm të ndryshimit radikal; edhe kundërshtarët e tyre njësoj të zellshëm mund të gabojnë po aq lehtë. Zhgënjimi i thellë por i paqartë mbetet tepër larg vendimit për të bërë sakrifica. Ndjesia e dështimit politik që ka mbuluar sot Gjermaninë është si plagë e hapur e ndjeshme ndaj prekjes. Nëse opozita do të bënte qoftë edhe përpjekjen më të vogël për t'i dhënë fund revolucionit me dhunë, ajo do të çlironte në popull një valë të parezistueshme hidhnimi dhe një furi të tillë që vetë radikalët nuk janë më në gjendje ta ngrenë. Do të përjetonim një protestë me forcë ngjitëse, një përshpejtim të papritur të temperamentit popullor që mund të përdoret nga udhëheqës të vendosur për veprime të një lloji tepër drastik. Vërtet që një zhvillim i tillë nuk do ta ndikonte kohëzgjatjen apo kuptimin thelbësor të ngjarjeve historike, por gjithsesi do ta ndryshonte formën dhe intensitetin e tyre në shkallë ekstreme. Ka rrezik të derdhet gjak i madh.

Sot kemi mbërritur në një fazë vendimtare të këtij revolucioni, kohë kur mendja enigmatike e masës mund të ngatërrojë edhe vëzhguesit më inteligjentë duke i dhënë një kthesë të beftë drejtimit të ngjarjeve, siç ka bërë në revolucionet e mëdha të mëparshme. Vallë heshtja e nderë që mbizotëron në disa pjesë të vendit tregon praninë e një vullneti të pamposhtur? A duhen interpretuar klithmat irrituese që dëgjojmë nga pjesët e tjera si rritje e vetëdijes së një disfate përfundimtare? Vallë është tepër vonë që kryengritësit t'i futen veprimit? Tepër shpejt për opozitë?

Dihet mirë se disa struktura politike që duken të pathyeshme për momentin mund të shemben nën peshën e vet brenda dy vitesh. Kjo ishte e vërtetë më 1918 dhe do të jetë përsëri e vërtetë në të ardhmen e afërt, edhe pse me efekt

pothuaj të kundërt. Oborrtarët e së djeshmes mund të jenë mbret-vrasësit e të sotmes, dhe mbret-vrasësit e të sotmes princat e së nesërmes. Në kohë të tilla askush nuk mund të jetë i sigurt se sa do të zgjasin bindjet e veta.

Por me çfarë njësie kohe duhet ta përshtasim mendimin tonë? Duhet të fillojmë të mendojmë me muaj, apo me vite? Ritmi dhe kohëzgjatja e Revolucionit Gjerman u përcaktuan nga koha dhe mënyra në të cilat filloi. Njohuri për të tillë faktorë nuk mund të ketë askush, dhe megjithatë ata ekzistojnë dhe veprojnë me pashmangshmërinë e Destinit. Kush ngatërrohet me këta faktorë merr veten më qafë. Zhirondinëve [42] u iku koka sepse menduan që kulmi i revolucionit ishte lënë pas; kurse Babëfi [43] e pësoi sepse besonte që nuk kishte mbërritur akoma. Natyra e brendshme e këtij Revolucioni do të mbetet e pandryshuar edhe sikur të shpërthenin luftra të reja, edhe sikur të shfaqej një personalitet i madh. Ngjarje të tilla mund të shkaktonin ndryshim të plotë dhe të papritur vetëm në *dukjen* historike të Revolucionit Gjerman – gjithë sa vlen për vëzhguesin e zakonshëm – mirëpo funksioni i tyre i vërtetë do të ishte pohimi i kuptimit të tij më të thellë dhe më thelbësor. Burrë i madh është ai që kupton shpirtin e kohës që jeton, ai që është vetë mishërim i atij shpirti. Ai nuk vjen për të shkatërruar, por për të përmbushur.

Dhe tani le të shqyrtojmë fillesat e shpirtit të Socializmit Gjerman.

[42] sh.s. Zhirondinët (*Girondins*) – njëri nga dy fraksionet kryesore të Revolucionit Francez.
[43] sh.s. François-Noël Babeuf 1760–1797, revolucionar proto-socialist dhe gazetar gjatë Revolucionit Francez.

# II. SOCIALIZMI SI FORMË JETE [44]

## 8.

Gjashtë mijë vite histori e lartë njerëzore shtrihen pas nesh. Mes masës së madhe të individëve dhe ngjarjeve që janë shfaqur në të gjithë planetin dallohen ata elementë që bëjnë histori në kuptimin e vërtetë: spektakli dhe destini i kulturave të mëdha. Ato i shfaqen syrit të vëzhguesit si njësi formale me strukturë në thelb të ngjashme, si shfaqje të dukshme të forcave të fuqishme të shpirtit njerëzor, si shprehje reale dhe vitale të mistereve më të thella të zhvillimit njerëzor.

Çdo kulturë mban brenda vetes një parim të pandryshueshëm që i jep asaj karakteristikat e veçanta të besimit, mendimit, ndjenjës dhe veprimit, qeverisjes, artit dhe strukturës shoqërore. Po ky parim ka krijuar ata që i njohim si "tipa" të ndryshëm të njeriut: Klasikun, Indianin, Kinezin, dhe Perëndimorin. Secili ka unitetin e vet të instinktit dhe vetëdijes, dhe "racën" e vet në kuptimin shpirtëror.

Për më tepër, secila prej këtyre njësive kulturale është e plotë në vetvete dhe plotësisht e pavarur nga gjithë të tjerat. Historiografia tradicionale është interesuar vetëm për ndikimet historike mbi kulturat, pa e kuptuar se në të vërtetë të tilla ndikime në fakt janë të llojit më sipërfaqësor. Së brendshmi, të gjitha kulturat mbeten ato që janë. Ato lindin dhe lulëzojnë në Nil dhe Eufrat, Gang dhe Huang-Ho, në Shkretëtirën Semite, në brigjet e Egjeut, apo në fushat e përshkuara nga lumenj të Europës Veriore. Çdo kulturë i mbledh bashkë qeniet njerëzore në territorin e saj dhe i mbarështon për të formuar një popull; me fjalë të tjera populli nuk është krijuesi, por krijesa e kulturës së vet [45]. Dorianët dhe Jonianët, Helenët dhe Etrusko-Romakët, popujt e Kinës së lashtë, Teutonët dhe Latinët, Gjermanët dhe Anglezët – secili popull ka mendësinë dhe domethënien e tij të veçantë, secili qëndron në kontrast pasionant ndaj gjithë të tjerëve. Parë nga jashtë dhe krahasuar me kulturat e huaja, secila ka një formë unike: flasim për njeriun Klasik, njeriun Kinez, dhe njeriun Perëndimor.

Në themel të çdo kulture qëndron një ide që shprehet me disa fjalë të caktuara me kuptim thelbësor. Në kulturën Kineze këto fjalë janë *tao* dhe *li*; për Grekët Apollonianë kjo ide kulturale përmblidhej në fjalët *lógos* dhe *tò ón* ("ajo që është"). Në gjuhët e njeriut Faustian ideja bazë kulturale shprehet me fjalët "do", "forcë", dhe "hapësirë". Njeriu Faustian dallon prej gjithë të tjerëve nga etja e tij e pashuar për të arritur pafundësinë. Me teleskopin e tij ai përpiqet të arrijë përmasat e universit, ndërsa me telat dhe shinat e hekurta ato të planetit. Me makinat e tij ai i përvishet pushtimit të natyrës. Ai e përdor mendimin historik për të marrë në duar të kaluarën dhe për ta integruar atë në

---

[44] sh.a. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. I, botimi 3, Kap. V.
[45] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 165.

ekzistencën e vet nën emrin "histori botërore". Me armët e tij të distancës së gjatë ai kërkon të nënshtrojë të gjithë planetin, përfshirë mbetjet e të gjithë kulturave të vjetra, duke i detyruar ato t'i përshtaten prirjes së vet të jetës.

Fare mirë mund të pyesim, sa do të vazhdojë kjo përpjekje? Pas një numri të caktuar shekujsh çdo kulturë shndërrohet në civilizim. Ajo që më parë ishte e gjallë bëhet e ngurtë dhe e ftohtë. Zgjerimi i mendjes dhe shpirtit zëvendësohet nga epshi për zgjerim në botën materiale. "Jeta" në kuptimin e përdorur nga Maister Ekart [46] bëhet "jetë" në kuptimin politik dhe ekonomik; forca luftarake e ideve bëhet imperializëm. Shenjë e fillimit të këtij shndërrimi është shpallja e idealeve përfundimtare, por tepër prozaike: brenda kulturës fillon të dominojë një gjendje pjekurie, epoke dhe përvoje. Sokrati, Lao-Ce, Rusoi dhe Buda, të gjithë kumtuan respektivisht rënien e kulturave të tyre [47]. Të gjithë këta mendimtarë kanë lidhje së brendshmi. Asnjëri nuk zotëronte metafizikë të vërtetë; të gjithë qenë përkrahës të ideve dhe qëndrimeve praktike por përfundimtare, që ne u kemi dhënë emra kaq gjithëpërfshirës si Budizëm, Stoicizëm, dhe Socializëm.

9.

Ky Socializëm i vonë nuk është instinkti që vjen nga muzgu i kohërave të hershme, që gjeti shprehje në stilin e katedraleve Gotike, në qëndrimin fisnik të perandorëve dhe papëve të mëdhenj, apo në themelimin e perandorive Spanjolle dhe Britanike ku dielli nuk perëndonte kurrë. Përkundrazi, ai zbret poshtë drejt një instinkti politik, ekonomik, dhe shoqëror të popujve me mendje realiste, dhe si i tillë është prodhim i një faze të caktuar të civilizimit tonë – dhe jo të kulturës sonë, që i erdhi fundi rreth 1800-s.

Megjithatë ky instinkt, plotësisht i drejtuar te bota e jashtme, e ushqen akoma vullnetin e hershëm Faustian për fuqi dhe pafundësi; sot është bërë një vullnet i frikshëm për dominim absolut mbi të gjithë botën në kuptimin ushtarak, ekonomik dhe intelektual. Mund ta shohim në faktin historik të Luftës Botërore dhe në konceptin e revolucionit botëror, në idenë e farkëtimit të masave gjigante të njerëzimit në një të vetme. Imperializmi i Babilonisë synonte vetëm kontrollin e Lindjes së Afërme, ndërsa ai i popujve Hindu u kufizua vetëm në Indi; Imperializmi Greko-Romak u kufizua nga Britania, Mesopotamia, dhe Saharaja, ndërsa perandoria e Kinës nuk u shtri kurrë më larg se Deti Kaspik. Kurse imperializmi modern synon zotërimin e të gjithë globit. Ne nuk njohim asnjë kufi dhe pengesë. Me një *Völkerwanderung* [48] të ri ne e bëmë Amerikën pjesë të Europës Perëndimore. Ne kemi ndërtuar qytete të stilit tonë në çdo kontinent, dhe i kemi imponuar popullatës vendase mënyrën tonë të jetës dhe mendimit. Kjo veprimtari është shprehja më e lartë e mundshme e kuptimit

[46] sh.s. Eckhart von Hochheim (1260–1328), i njohur si Meister Eckhart, ishte teolog Katolik Gjerman, filozof dhe mistik në Perandorinë e Shenjtë Romake.
[47] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. I, f. 351, Vol. II, f. 305.
[48] sh.s. *Völkerwanderung* – Gjermanisht – migrimi i popujve. I referohet migrimit drejt Perëndimit të popujve gjermanikë në vitet 375 – 568.

tonë dinamik të një fuqie botërore. Atë që besojmë duhet ta besojnë të gjithë, atë që dëshirojmë duhet ta dëshirojnë të gjithë. Dhe duke qenë se për ne jeta është bërë sipërfaqësore, jetë politike, shoqërore, dhe ekonomike, gjithçka duhet t'i nënshtrohet idealit tonë politik, shoqëror, dhe ekonomik, ose të shembet përdhe.

Kjo shtysë drejt dominimit universal është ajo që e kam quajtur "socializëm modern". Sot po bëhemi gjithnjë e më të vetëdijshëm për praninë e saj. Është ajo që na bën bashkë ne njerëzit e botës Perëndimore. Vepron te çdo qënie njerëzore nga Varshava deri në San Françisko, dhe të gjithë popujt tanë janë mrekulluar nga magjia e mundësive dhe shpresave të saj për sukses.

Megjithatë ne jemi të vetmit popuj që e kemi. Socializmi Klasik, Kinez, apo Rus në këtë kuptim nuk ekziston.

Mirëpo në bazë të kësaj vetëdijeje të fuqishme kolektive mbretëron armiqësia dhe kontradikta. Në thellësi të vetes shpirti i çdo kulture vuan nga një dualitet i vetëm, por i pashërueshëm. Historia e çdo kulture është një konfikt i pafund mes popujve, klasave, individëve, apo prirjeve brenda individit – është gjithnjë i njëjti problem madhor. Sapo shfaqet një element historik ai menjëherë provokon ngritjen e një elementi kundërshtar. Niçe na ka identifikuar dualitetin e madh të jetës Klasike që u shfaq dhe rishfaq vazhdimisht në forma të ndryshme: Apolloni dhe Dionisi, Stoikët dhe Epikurianët, Sparta dhe Athina, senati dhe plebenjtë, tribunati dhe patriciati. Me Hanibalin në Kanë [49] Helenizmi Epikurian u ndesh me Romën e Stoikëve dhe senatorëve. Në Filipi [50], elementi Spartan i Romës u mposht nga elementi Athinian i personifikuar nga Çezarët. Edhe në amëvrasjen e Neronit dallohet triumfi i idesë Dionisiane të *panem et circenses* [51] mbi korrektesën Apolloniane të matronave Romake. Përgjatë gjithë epokave të historisë Kineze, në jetën dhe mendimin Kinez, betejat dhe librat, ndihet antiteza e lidhur me emrat e Konfucit dhe Lao-Cesë [52], dhe me konceptet e papërkthyeshme *li* dhe *tao*. Dhe është po i njëjti dualitet në shpirtin Faustian që i ka dhënë formë Destinit tonë përmes Gotikes dhe

---

[49] sh.s. Beteja e Kanës (216 p.e.s.) ishte një nga betejat e Luftës së Dytë Punike që u zhvillua në Apulia, në juglindje të Italisë, në të cilën Kartagjenasit nën Hanibalin asgjësuan ushtrinë më të madhe që kishte mbledhur ndonjëherë Roma, duke i rrezikuar asaj seriozisht ekzistencën.

[50] sh.s. Beteja e Filipisë (Maqedoni) u luftua në vitin 42 p.e.s. mes forcave të Oktavianit dhe Mark Antonit kundër atyre të Brutit dhe Kasit, dhe ishte një nga betejat më të mëdha të luftrave civile Romake.

[51] sh.s. Panem et Cirsenses – latinisht – bukë dhe cirk. Në Civilizimin Klasik cirk quhej arena e gladiatorëve, ku bëheshin luftimet mes tyre, apo me kafshë të egra, por edhe ekzekutimet e të dënuarve të rangut të ulët. Meqenëse ndeshjet pasonin njëra-tjetrën, edhe gjatë gjithë ditës, ishte praktikë normale që publiku i gjerë, përfshirë gratë dhe fëmijët, të ushqeheshin gjatë spektaklit. Termin e formuloi i pari poeti Romak Juvenali, i fund-shekullit të parë dhe fillimit të të dytit, në *Satirat* e tij, si koncept të joshjes dhe ryshfetimit të turmave të metropolit për qëllime politike.

[52] sh.s. Konfuci, 551–479 p.e.s., filozof dhe politikan Kinez, model i urtësisë Kineze. Lao-Ce, jetoi rreth 500 p.e.s. dhe ishte themelues i Taoizmit Kinez.

Rilindjes, Potsdamit dhe Versajës, Kantit [53] dhe Rusoit, socializmit dhe anarkizmit, dhe që do të vazhdojë t'i japë formë atij deri në ditët tona të fundit.

Megjithatë, ky Destin është i përbashkët. Kontradikta dhe antiteza i shërbejnë një realiteti më të lartë. Epikurianizmi është vetëm një formë tjetër e Stoicizmit; Eskili bashkoi Apollonin dhe Dionisin; Çezari kombinoi senatin dhe plebenjtë; Taoizmi i Lao-Cesë ndihmoi në krijimin e Kinës Konfucianiste. Ndërsa vetë popujt Perëndimorë me instinktin e tyre anarkist janë socialistë të vërtetë në një kuptim më të gjerë – atë të punëtorit të vogël Faustian.

[53] sh.s. Immanuel Kant, 1724–1804, filozof Gjerman, figurë qëndrore e mendimit Iluminist dhe filozofisë Perëndimore.

# III. PRUSIANË DHE ANGLEZË

10.

Tre popuj Perëndimorë e kanë mishëruar socializmin në këtë kuptim të madh: Spanjollët, Anglezët, dhe Prusianët. Firencja dhe Parisi kanë qenë burimet e antitezës anarkiste të socializmit. Konflikti mes këtyre dy qëndrimeve karshi jetës dhe botës formon kornizën kryesore të asaj që i themi histori botërore moderne.

Shpirti Gotik, me shtysën e tij gjigante për të shembur çdo barrierë, e shprehu veten me figurat e perandorëve dhe papëve të mëdhenj, Kryqëzatat, katedralet imponuese, institucionin e kalorësisë, dhe urdhrat fetarë. Për ta kundërshtuar këtë shpirt në shekullin e pesëmbëdhjetë u ngrit shpirti i Firences. Ajo që e quajmë Rilindje [54] është vullneti anti-Gotik për art të kufizuar dhe formë mendimi delikat. Karakteristikë e fokusit të tij të ngushtë është moria e republikave dhe principatave bandite, dhe *condottiere*-ve [55] që mbinë në Italinë e kohës si kërpudhat pas shiut, skemat politike vogëlane dhe oportuniste që reflektohen në veprën klasike të Makiavelit, dhe modestia me të cilën i ndiqte planet e veta për hegjemoni edhe vetë Vatikani. Ishte një protestë kundër thellësisë dhe shtrirjes së universalizmit Faustian. Populli Italian, si tip, e ka origjinën në Firence.

Shfaqja e dytë e këtij elementi antietik ndodhi në Francë, gjatë *grand siècle*-së [56] së saj. Aty gjejmë Rasinin që merr një rol artistik analog me atë të Rafaelit; *esprit*-i [57] i salloneve Pariziene solli edhe njëherë atmosferën e pallatit Mediçi; politika e klaneve Borxhia dhe Sforca vazhdoi me luftrat grabitqare të Luigjit XIV; ndërsa thënia e famshme e këtij mbreti, "*L'état c'est moi*" [58], është shprehje e idealit Rilindas të personalitetit të lirë dhe dominues. Franca dhe Italia janë vërtet kushërinj të afërt.

Mes datëlindjeve të këtyre dy popujve erdhi shekulli i shkëlqyer i Spanjës, që fillon me Plaçkitjen e Romës (1527), kur shpirti Spanjoll mposhti shpirtin e Rilindjes, dhe mbyllet me Traktatin e Pirenejve (1659), kur më në fund Spanja u detyrua t'i hapë rrugë Francës [59]. Ky episod shënon lulëzimin e fundit të

---

[54] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. I, f. 232.

[55] sh.s. *Condottieri* – italisht – prijësat e njësive luftarake mercenare në Itali. Veprimtaria e tyre, në tokë dhe det, u shtri në periudhën historike nga beteja e Lenjanos (1176) në atë të Vaterlosë (1815). U shërbyen Papëve dhe shumë monarkëve Europianë, dhe u shquan në luftrat Italiane të kohës së Rilindjes dhe në ato Fetare Europiane. Më të shumtët trashëguan, por edhe fituan, pozitat më të larta në fisnikërinë e kohës

[56] sh.s. Frëngjisht – shekull i madh.

[57] sh.s. Frëngjisht – shpirt, frymë.

[58] sh.s. Frëngjisht – Shteti jam unë.

[59] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 388.

madh të parimit Gotik. Fisniku Kastilian është i fundit i kalorësve feudalë – Don Kishoti, ky Faust Spanjoll! Urdhëri Jezuit është institucioni i madh i fundit, dhe në fakt i vetmi, qysh prej themelit të urdhrave kalorsiakë si armë kundër të pabesëve. Perandoria e themeluar nga Habzburgët Spanjollë ishte realizim i idealit të Hohenshtaufenve, njësoj si Këshilli i Trentit [60] realizoi idealin e papatit.

Me ardhjen e shpirtit Spanjollo-Gotik të Barokut anembanë botës së Europës Perëndimore u përhap një stil jete i rreptë dhe mbresëlënës. Spanjolli ndjeu brenda vetes një mision të madh – jo një "unë", por një "atë". Ai ishte ushtar ose prift. I shërbente ose Zotit ose mbretit. Një ideal të tillë kaq të rreptë dhe kaq nënshtrues e ka rimishëruar vetëm stili Prusian. Nuk na falet që nuk i kemi dalluar lidhjet tona të afërta me Dukën e Albës, burrin me ndjenjë detyre të pakrahasueshme. Spanjollët dhe Prusianët janë të vetmit popuj që u ngritën kundër Napoleonit. Shteti modern e ka zanafillën në Eskorial. Të gjitha teknikat e shtetarisë moderne lindën në Madrid: politikat kombëtare dhe dinastike në shkallë të gjerë, diplomacia si institucion, dhe përdorimi i luftës si lëvizje e matur dhe e mirëllogaritur në lojën intriguese të shahut të strategjisë së madhe. Bismarku ishte shtetari i fundit i stilit Spanjoll.

Në Firence dhe Paris, shtysa për domimim politik kënaqej me përballje të vogla kufitare. Njëherë Lajbnici i propozoi Luigjit XIV që të pushtonte Egjyptin – dhe Mbreti refuzoi. Kolombi kërkoi ndihmë për ekspeditën e tij në të dyja qytetet – por më kot. Që nga ajo kohë mendimi politik Italian dhe Francez është përqëndruar në çështje të tilla si nënshtrimi i Pizës, sigurimi i kufirit të Rinit, zvogëlimi i territorit të vendit fqinjë, dhe poshtërimi i armikut. Sa të ndryshme qenë këto preokupime të vockla nga ato të Spanjës perandorake. Shpirti Spanjoll u ngrit për të pushtuar botën dhe për të themeluar një perandori ku dielli nuk do të perëndonte kurrë. Mjafton vetëm të krahasojmë *conquistador*-ët [61] Spanjollë me *condottiere*-t Italianë. Spanjollët qenë të parët që e bënë të gjithë globin objekt të planifikimit politik Europiano-Perëndimor. Vetë Italia u bë provincë Spanjolle. Dhe është e rëndësishme të kuptojmë konfliktin shpirtëror që çoi në Plaçkitjen e Romës: ky veprim i dha fund Kishës së Rilindjes. Mendësia Spanjollo-Gotike, që e ruan ndikimin edhe sot në Vatikan, u ngrit në atë kohë kundër Kishës së Rilindjes dhe atyre të Reformimit të lidhura ngushtë me të. Qysh atëherë ideja e dominimit botëror nuk është lënë asnjëherë mënjanë. Prej asaj kohe shpirti i popujve Italianë dhe Francezë ka mbetur armiqësor ndaj Kishës, edhe pse më pak si institucion besimi sesa si mishërim i konceptit Spanjoll për hegjemoni universale. Kjo e shpjegon politikën religjioze "Galike" të ndjekur nga mbretërit Francezë, nga Revolucioni, dhe Napoleoni, po aq sa dhe qëndrimin anti-klerik të monarkisë Italiane. Megjithatë Kisha gjeti mbështetje në Madrid dhe Vienë.

Viena, gjithashtu, është krijim i shpirtit Spanjoll. Nuk është vetëm gjuha që e bën një popull. Populli Austriak për shembull, u krijua së pari nga shkëlqimi i

[60] sh.s. Këshilli i nëntëmbëdhjetë ekumenik i Trentit (Itali) u mbajt nga 13 Dhjetor 1545 deri më 4 Dhjetor 1563. Objektivi madhor: përcaktimi përfundimtar i doktrinës.
[61] sh.s. *conquistador* – Spanjisht – pushtues.

jetës së oborrit mbretëror, pastaj nga kleri, dhe së fundmi nga fisnikëria. Në këtë proçes ai është ftohur në mënyrë të pakthyeshme me pjesën tjetër të Gjermanëve, sepse një popull me rrënjë të forta historike nuk ndryshon kurrë, edhe pse herë pas here mund t'i duket vetja se po përjeton një ndryshim. Populli Austriak është Spanjoll dhe Habzburg për nga natyra, paçka nëse aty jetojnë anëtarë të familjes Habzburge apo jo. Mendimtarët Austriakë mund ta hedhin poshtë këtë, mirëpo instinkti Austriak e pohon. Gjermania Spanjolle, e përfaqësuar nga Oborri Perandorak, u mposht më 1648 [62] nga Gjermania Franceze, domethënë nga moria e princave individualë. Qysh atëherë këta princa zgjodhën të mendonin, jetonin, dhe vepronin sipas stilit provincial dhe të ngushtë të Versajës, me ambicjet e tyre të kufizuara vetëm në zgjerime të vogla të kufijve të tyre personale, dhe me veshët e shurdhër ndaj planeve për pushtime madhore. Maja e ambicjes Spanjolle u arrit kur Valenshtajni [63] propozoi marshimin mbi Konstandinopojë dhe shndërrimin e detit Baltik në bazë të flotës Spanjolle. Dezertimi dhe rënia e tij shënuan pikën e kthesës. Gjermania Spanjollo-Franceze u mposht në Këniggrec [64]. Dhe gjithsesi, edhe aq vonë sa 1914-a, shpallja e luftës nga Austria kundër Serbisë ishte një lëvizje diplomatike e inskenuar në stilin e kabinetit Spanjoll të shekullit të gjashtëmbëdhjetë. Anglia, nga ana e saj, nuk e shpalli Luftën Botërore në këtë mënyrë, por e imponoi shpërthimin e saj me anë të metodave taktikisht superiore të zhvilluara gjatë shekullit të nëntëmbëdhjetë.

Paqja Angleze e Fontanblësë dhe Paqja Prusiane e Hubertusbergut, të dyja të nënshkruara më 1763, i dhanë fund shekullit të madh të Francës. Me rënien e Latinëve, kontrolli i destinit të Europës Perëndimore kaloi në duart e popujve Gjermanikë. Kombi modern Anglez lindi në shekullin e shtatëmbëdhjetë, ai Prusian në të tetëmbëdhjetin. Këta janë popujt më të rinj dhe të fundit të Perëndimit. Të krijuar në brigjet e Tamizit dhe Shpreesë nga njerëzi e virgjër, ata zotërojnë vullnetin Faustian për forcë dhe pafundësi në formën më të pastër dhe me vitale të mundshme. Krahasuar me ta, Franca dhe Italia duken vërtet të vogla, dhe epokat e suksesit të tyre politik shfaqen vetëm si *intermexo* të një drame historike më të madhe. Vetëm Spanjollët, Anglezët, dhe Prusianët i kanë dhënë civilizimit Europian ide *universale*: ultramontanizmin [65] , kapitalizmin, dhe socializmin, në një kuptim më domethënës nga ai i fjalëve të sotme.

Gjithsesi duhet ta kuptojme se rënia e Francës nënkuptoi edhe rënien e Kulturës Perëndimore. Parisi trashëgoi parimet krijuese të Gotikes së Hershme,

[62] sh.s. 1648 – viti i fundit i Luftës Tridhjetë Vjeçare në Europë, që filloi më 1618.
[63] sh.s. Albrecht von Wallenstein, 1583–1634, shtetar dhe komandant suprem i ushtrive të Perandorisë së Shenjtë Romake në Luftën tridhjetë vjeçare (1618–1648).
[64] sh.s. Në betejën e zhvilluar në qytetin Königgrätz (qytet në Austrinë Perëndimore) më 1866 trupat Prusiane mposhtën kundër të gjitha gjasave ato Austriake brenda një dite të vetme. Kjo luftë kaloi supremacinë te shtetet Gjermane dhe hapi rrugën për bashkimin e Gjermanisë.
[65] sh.s. Ultramontanizëm – koncept politik i Katolicizmit integral dhe aktiv, me theks të fortë në autoritetin e Papatit dhe centralizimin e Kishës Katolike.

Rilindjes Italiane, dhe Barokes Spanjolle, dhe i kombinoi në një formë përfundimtare, më të pjekurën dhe më të ëmblën – stilin Rokoko. Në fakt kultura Franceze është *e vetmja* kulturë. Anglia nënkuptoi fillimin e Civilizimit. Stili Francez është ai i elegancës, intelektit, dhe shijes; Anglia perfeksionoi stilin e jetës praktike, atë të parasë.

11.

Dua ta bëj të qartë se çfarë nënkuptoj me termin "Prusianizëm". Sigurisht që emri i referohet një zone të Europës në të cilën filluan të zhvillohen disa qëndrime të veçanta që morën formë mbresëlënëse. Mirëpo Prusianizmi, së pari dhe mbi gjithçka, është ndjesi, instinkt, shtysë. Është mishërim i tipareve shpirtërore dhe intelektuale – dhe kjo nënkupton edhe disa veçori të caktuara fizike – që janë bërë prej kohësh karakteristika dalluese të racës, apo thënë më mirë të përfaqësuesve më tipikë dhe më të mirë të kësaj race. Sigurisht që jo çdo individ i lindur në Angli është "Anglez" në kuptimin racial; dhe jo kushdo i lindur në Prusi është vërtet "Prusian". Kjo fjalë tregon gjithçka që zotërojmë ne Gjermanët nga Destini, vullnetin, shtysën e brendshme dhe aftësitë, dhe asgjë nga qarjet, dëshirat, dhe idetë tona të turbullta. Tipa Prusianë të vërtetë gjen kudo në Gjermani – mendoj për njerëz si Frederik Listi [66] dhe Hegeli [67], për disa shpikës, dijetarë, inxhinierë dhe drejtues, por në veçanti për llojin e veçantë të punëtorit Gjerman. Që prej Betejave të Rozbahut dhe Lojtenit [68] ka patur shumë Gjermanë që në thellësi të shpirtit të tyre kanë ruajtur një damar të vogël Prusianizmi, një burim potencial energjie që mund të futet në veprim në çastet e mëdha të historisë. Megjithatë, deri më tani të vetmet arritje Prusiane kanë qenë krijimet e Frederik Vilhelmit I [69] dhe Frederikut të Madh: shteti Prusian dhe populli Prusian.

Çdo realitet i lartë krijon realitete pasuese. Elementi Prusian po ndihet përsëri mes Gjermanëve, apo më saktë në tipin e Gjermanit të sotëm; ai po e zvogëlon gradualisht efektshmërinë e ideologjive të dala boje. Megjithëse Gjermanët më të mirë nuk janë akoma të vetëdijshëm për të, Prusianizmi, me kombinimin e tij të realizmit, disiplinës, energjisë, dhe *esprit de corps* [70], është një premtim i madh për të ardhmen. Për momentin, populli Gjerman, në fakt çdo individ

[66] sh.s. Georg Friedrich List, 1789–1846, ekonomist Gjermano-Amerikan që zhvilloi "Sistemin Kombëtar" të ekonomisë politike.
[67] sh.s. Georg Wilhelm Friedrich Hegel, 1770–1831, filozof Gjerman, një nga figurat më të rëndësishme të Idealizmit Gjerman, dhe themelues i filozofisë moderne.
[68] sh.s. Të dyja betejat u zhvilluan gjatë Luftës së Tretë të Silezisë, pjesë e Luftës Shtatë Vjeçare (1756–1763). Ushtria Prusiane kryesohej nga Frederiku i Madh i Prusisë. Më 5 Nëntor 1757, pranë qytetit Rozbah (Rossbach), Prusianët mposhtën për 90 minuta koalicionin e ushtrive Franceze dhe Austriake. Më 5 Dhjetor 1757 në betejën e Lojtenit (Leuthen) Prusianët mposhtën ushtrinë Austriake dhe siguruan kontrollin mbi Silezinë.
[69] sh.s. Friedrich Wilhelm I, 1688–1740, i njohur si "Mbreti Ushtar", mbret i Prusisë dhe Zgjedhës i Brandenburgut. U pasua nga i biri, Frederiku i Madh.
[70] sh.s. *esprit de corps* – Frëngjisht – shpirti i trupave (ushtarake).

Gjerman, kërcënohet nga ai që e kemi etiketuar "Misheli Gjerman" – kazani i besimeve të skaduara që shpesh na duken si gjeniale, por që në të vërtetë janë të padobishme apo edhe të rrezikshme për Civilizimin Perëndimor.

Koncepti i "Gjermanëve" siç e përdoret në kuptimin idealist nga profesorët dhe entuziastët është ndërtim artificial i bazuar mbi themelin e rremë të një gjuhe të përbashkët. Eshtë jopolitik dhe jopraktik; nuk tregon "racë" në kuptimin e instinkteve me funksion të përbashkët në botën reale. Ideja përbëhet nga mbetje të kalçifikuara të mendësisë Gotike të Mesjetës, të bëra lëmsh me kuturisje konfuze të shpirtrave përjetësisht fëminorë. Lëvizja Romantike Gjermane, me politikën e saj ëndërrimtare të 1848-s, i nxorri përsëri në pah këto tipare. Eshtra Gotike veshur me lecka dhe rrecka idesh Angleze, kjo është baza e besimeve të tilla të pavlera si kozmopolitanizmi, miqësia ndërkombëtare, dhe humanitarizmi universal. Ka patur raste serioze në të cilat njerëzit janë shtyrë në tradhëti duke adoptuar me naivitet të tilla ideologji, duke kënduar, shkruar dhe folur për gjëra që shpata Spanjolle dhe paraja Angleze do t'i kishin arritur me kohë.

Të tillë janë provincialët tanë shekullorë, heronjtë naivë të *Bildungsroman*-it [71] Gjerman, që mund të kenë një farë zhvillimi të brendshëm, por tregojnë mungesë të paparë talenti kur vjen puna për t'u marrë me gjërat e botës reale. Të tillë janë zotërinjtë rondokopë të klubeve tona të birrilave, birrarive, dhe asambleve tona parlamentare, që shfajësojnë veten për mungesën e aftësive duke u marrë shpirtin departamenteve të qeverisë që i drejtojnë kaq keq. Janë ata me prirjen e përgjumur drejt liberalizmit Anglez dhe armiqësisë së tij ndaj shtetit, ndjenjë që ua përkëdhel sedrën edhe pse janë krejt injorantë për iniciativën e fortë që tregon qytetari privat Anglez si në çështje politike ashtu dhe në çdo gjë tjetër. Ata priren nga mendjengushtësia borgjeze e stilit Italo-Francez për politikë të vogël, dhe refuzimi për ta ndjekur mendimin politik përtej kufijve të fqinjëve të tyre më të afërt. Ata e shohin rregullin si armiqësor ndaj kulturës, dhe përsëri nuk kanë qenë kurrë në gjendje ta rrokin shpirtin e asaj kulture që e lavdërojnë kaq shumë. Njëkohësisht ata janë përkrahës të hapur të autoritetit kishtar në stil Spanjoll, gjë që çon vetëm në zënka mes përcaktimeve të ndryshme.

Të tillë pra janë "Gjermanët tanë tipikë": jopraktikë, servilë, të ndershëm por budallenj, pa formë dhe pa shpresë përmirësimi, të dalë mode, mendjevegjël, mendim-mbytës, dhe në degradim. Ata janë armiku i brendshëm i çdo Gjermani të vërtetë si individ dhe i të gjithë Gjermanëve si komb. Së bashku ata përfaqësojnë "Mishelin Gjerman", që qëndron përballë "tipave" të pesë popujve krijues modernë si i vetmi me karakter negativ, dëshmi e një njerëzie Gotike që i ka rezistuar përpjekjeve të kulturës në maturim të pas-Rilindjes dhe pas-Reformimit për ta zhvilluar si racë në kuptimin e ri të fjalës.

[71] sh.s. *Bildungsroman* – Gjermanisht – në kriticizmin letrar i referehohet një zhanri letrar që fokusohet në rritjen psikologjike dhe morale (Bildung: trajnim) të një personazhi nga fëmijëria në burrëri.

## 12.

Kolonizimi i organizuar i kufirit Sllav përfshiu Gjermanë nga të gjitha tributë, por zona sundohej nga fisnikët e Saksonisë së Poshtme. Në këtë mënyrë populli Prusian është i lidhur së afërmi nga origjina me Anglezët. Qenë të njëjtët Saksonë, Frizianë, dhe Angël që si banda Vikingësh endacakë dhe shpesh nën emra Normanë dhe Danezë, nënshtruan Britonët Keltikë. Vendbanimet Saksone u shfaqën përgjatë Tamizit po njësoj siç patën bërë në zonën e pabanuar mes lumenjve Havel dhe Shpree, në atë rrip toke ranore që për nga pesha dhe madhështia e historisë ka për shok vetëm Laciumin e Kampanjës Romane. Duke hedhur një sy mbi figurat e ashpra të Dukës Vidukind, Markgrafen Geros [72], dhe Henri Luanit, mund të krijojmë një përshtypje për atë lloj njerëzish që e futën këtë popull për herë të parë në shtegun e Destinit.

Mirëpo shpirti Viking dhe shpirti shoqëror i kalorësve Teutonë gradualisht i dhanë hov ngritjes së dy urdhëresave etike të kundërta. Njëri krah e mbajti idenë Gjermanike vepruese brenda vetes, ndërsa tjetri e ndjeu veten nën urdhërat e saj: pavarësi personale nga njëra anë, dhe shpirt shoqëror mbipersonal në tjetrën. Sot këtyre koncepteve u referohemi si "individualizëm" dhe "socializëm." Këto fjalë përmbledhin virtyte nga më të shkëlqyerat: te njëra përgjegjësia personale, vetëbesimi, vendosmëria, dhe iniciativa; te tjetra besnikëria, disiplina, vetëmohimi, dhe ndjenja e detyrës. Të jesh i lirë *dhe* të shërbesh – nuk ka asgjë më të vështirë sesa kjo. Ai popull shpirti dhe qenia e të cilit janë të aftë për këtë, ai komb që vërtet mund të shërbejë dhe të jetë i lirë, e meriton të mbajë mbi shpatullat e veta një Destin të madh.

Shërbimi – ky është stili i Prusisë së Vjetër, i ngjashëm me atë të Spanjës së Vjetër, që gjithashtu krijoi një popull duke u mobilizuar në luftë kundër të pafeve. Jo "Unë" por "Ne" – ndjenja e një bashkësie për të cilën e sakrifikon gjithë qënien e vet çdo individ. Individi nuk ngre peshë; ai duhet t'ia ofrojë veten të gjithës. Të gjithë ekzistojnë për të gjithë, dhe të gjithë janë pjesë e asaj lirie të brendshme të shkëlqyer, të *libertas oboedientiae* [73], që i ka dalluar gjithmonë ekzemplarët më të mirë të mbarështimit Prusian. Ushtria Prusiane, shërbimi civil Prusian, dhe brigadat e punëtorëve të August Bebelit, janë të gjitha prodhim i këtij parimi mbarështues.

Por gjithsesi shtysa për individualitet dhe pavarësi bëri që më vonë shumë prej atyre me gjak Viking në vena – Anglezë, Gjermanë, dhe Skandinavë – ta kërkonin fatin në prerinë Amerikane. Kjo aventurë në fakt qe një rifillim i ekspeditave të nisura nga Groenlanda në kohën e *Edave* [74], kur Vikingët prekën bregun Kanadez në vitin 900: një migrim gjigant Teutonësh të etur për distancë dhe shtrirje pa fund, grupe aventurierësh që do të hidhnin themelet e një tjetër populli me tipare Saksone. Por megjithatë ky popull i ri do të ngrihej larg dheut

---

[72] sh.s. Markgrafen Gero II, 975–1015, Dukë i Saksonisë dhe Kont i Hesegaut. Markgraf – Gjermanisht – guvernator i një province kufitare.
[73] sh.s. *libertas oboedientiae* – Latinisht – Liria e bindjes.
[74] sh.s. Eda – folklori i vjetër Norvegjez.

amë të kulturës Faustiane, prandaj dhe i mungonte "bazalti i brendshëm" për të cilin flet Gëte në poemën e tij "Amerika". Ai i ruajti disa raca të një gjaku shumë fisnik, dhe disa virtyte bashkëshoqëruese si energjinë dhe përkushtimin, por ishte pa rrënjë dhe si i tillë pa të ardhme.

E tillë është origjina e tipave Anglezë dhe Prusianë. Ndryshimi mes tyre është ai mes një populli shpirti i të cilit është zhvilluar nga vetëdija e një sigurie ishullore, dhe një tjetri që është detyruar të mbajë një kufi pa barriera natyrale për ta mbrojtur nga armiqtë. Në Angli shtetin e organizuar e zëvendësoi "izolimi i përkryer". Një komb pa shtet qe i mundur vetëm në ato rrethana; izolimi ishte përbërësi vendimtar i zhvillimit të shpirtit të Anglisë moderne, shpirt që për herë të parë fitoi vetëbesim të plotë në shekullin e shtatëmbëdhjetë, kur Anglezët u bënë zotër të padiskutueshëm të ishullit të tyre. Është rasti i një topografie krijuese: populli Anglez i dha shtat dhe formë vetes, kurse popullit Prusian i dhanë formë në shekullin e tetëmbëdhjetë Hohencolernët [75], që erdhën nga kufiri Jugor dhe sollën me vete frymën e peisazhit Roman duke u bërë përkrahës të idesë së shërbimit ndaj shtetit si ideal i një besimi.

Si njësi të vërteta politike, si shtet dhe jo-shtet, Prusia dhe Anglia mishërojnë maksimumin dhe minimumin e funksionimit të parimit mbipersonal socialist. "Shteti" liberal Anglez është krejt i padukshëm; nuk ka asnjë pretendim ndaj ekzistencës individuale, por as nuk e bën atë element me kuptim të sistemit të tij politik. I shërben vetëm si mjet për një qëllim. Gjatë shekullit mes Vaterlosë dhe Luftës Botërore, Anglia nuk pati as edukim, as shërbim ushtarak, dhe as sigurim shoqëror të detyrueshëm – nga antipatia e hapur për këto privilegje negative. Armiqësia e Anglezëve ndaj organizmit qëndror shprehet më së miri në fjalën e tyre "shoqëri", që në mendimin e tyre ka zëvendësuar konceptin ideal të "shtetit". Ky koncept hyri në Rilindjen Franceze si *société*, me Monteskienë [76] që arriti në opinionin "*Des sociétés de vingt à trente millions d'hommes – ce sont des montres dans la nature*" [77]. Kjo ishte një ide anarkiste Franceze, por në formulim Britanik. Rusoi, siç dihet mirë, e përdori këtë fjalë për të fshehur urrejtjen që kishte për rregullat dhe urdhrat e dhëna nga autoriteti; dhe Karl Marksi, në mendjen e të cilit dominonte po njësoj mendimi Anglez, vazhdoi në të njëjtën rrugë. Lesingu, si përfaqësues i *Aufklärung* [78] Gjerman, përdori termin *Menschengeschlecht* në kuptimin "shoqëri njerëzore". Gëte, Shileri, dhe Herderi zgjodhën fjalën *Gesellschaft* [79], e cila më vonë u bë e

---

[75] sh.s. Hohenzollern – dinastia sunduese e Prusisë, 1415–1918, dhe e Gjermanisë Perandorake, 1871–1918.

[76] sh.s. Charles Louis de Secondat, Baron de La Brède et de Montesquieu, 1689–1755, gjykatës, intelektual, historian dhe filozof politik Francez. Protagonist kryesor i teorisë së ndarjes së pushteteve.

[77] sh.s. Frëngjisht – Shoqëritë me njëzet-tridhjetë milionë njerëz – këto janë orë në natyrë.

[78] sh.s. *Aufklärung* – Gjermanisht – iluminizëm, ndriçim i mendjes.

[79] sh.s. *Gesellschaft* – Gjermanisht – shoqëri.

përzgjedhura e liberalëve Gjermanë, që e përdorën për ta zhdukur njëherë e mirë nga mendjet e tyre idenë më fisnike por edhe më kërkuese të *Staat*-it [80].

Anglia e hoqi qafe parimin e shtetit të organizuar, dhe e zëvendësoi atë me konceptin e qytetarit të lirë privat. Qytetari kërkon të drejtën për të luftuar i vetëm në betejën e ashpër për ekzistencë, sepse kjo është e vetmja mënyrë që ai të kënaqë instinktet e tij Vikinge. Baklli [81], Maltusi, dhe më vonë Darvini, i vunë vulën se thelbi bazë i "shoqërisë" ishte lufta e hapur për ekzistencë. Dhe kishin absolutisht të drejtë, të paktën për aq sa i takonte vendit dhe popullit të tyre. Sigurisht, në Anglinë moderne ky parim vepron në mënyrë shumë të rafinuar dhe të perfeksionuar. Mirëpo dëshmi të lidhjes pas një forme më të hershme të këtij instinkti i gjejmë në sagat Islandeze, ku një sjellje e tillë është dukshëm e vetvetishme, dhe jo e huazuar nga ndonjë kulturë tjetër. Forcat me të cilat Uilliam Pushtuesi pushtoi Anglinë më 1066 fare mirë mund të quheshin "shoqëri" kalorësish aventurierë, ndërsa kompanitë tregtare Angleze kanë nënshtruar dhe shpronësuar vende të tëra – më së fundmi, që nga 1890-a, krahinat e brendshme të Afrikës së Jugut. Gradualisht i gjithë kombi Anglez mori tiparet e një "shoqërie". Instinkti i vjetër Nors për pirateri dhe tregti dinake në fund ia ka dalë ta ndikojë qëndrimin e Anglezit karshi çdo lloj realiteti, përfshirë pronën, punën, popujt e huaj, si dhe individët dhe klasat më të dobëta brenda popullit të vet. Eshtë i njëjti instinkt që gjithashtu ka prodhuar teknika politike që janë armë ekstremisht efektive në betejën për zotërimin e globit.

Koncept bashkëplotësues i "shoqërisë" është "qytetari privat". Ai përfaqëson tërësinë e disa cilësive etike pozitive, të cilat, si të gjitha virtytet etike, nuk fitohen dot as me stërvitje dhe as me edukim, por janë të lindura në gjak dhe perfeksionohen duke u kaluar brez pas brezi. Në thelbin e saj veçantia e stilit Anglez të politikës qëndron në përfshirjen e qytetarëve privatë apo grupeve të individëve të tillë. Ky, dhe vetëm ky, është kuptimi i vërtetë i qeverisjes parlamentare. Sesil Rodes [82] ishte qytetar privat që pushtoi vende të huaja. Miliarderët Amerikanë janë qytetarë privatë që sundojnë vende të huaja duke përdorur klasa politikanësh inferiorë. Liberalizmi Gjerman nga ana e tij është i pavlerë etikisht. Ai vetëm sa i thotë "Jo" Shtetit, por nuk arrin ta justifikojë kundërshtinë e tij duke ofruar propozime pozitive të një niveli po aq të lartë energjie dhe mendimi.

Mes qëndrimeve politike që mbizotërojnë sot në Gjermani, vetëm socializmi e ka potencialin e vlerës dhe integritetit të brendshëm. Liberalizmi është për mendjelehtët, për ata që u pëlqen të llapin pa fund për gjëra që nuk do t'i arrijnë dot kurrë. Të tillë jemi ne Gjermanët; nuk kemi asnjë shans të jemi si Anglezët, mund të jemi vetëm karikaturë e tyre – dhe të tillë kemi qenë ca si

[80] sh.s. Staat – Gjermanisht – Shtet.
[81] sh.s. Henry Thomas Buckle, 1821–1862, historian Anglez.
[82] sh.s. Cecil Rhodes, 1853–1902, manjat britanik i minierave, dhe kryeministër i Kolonisë së Kepit (Afrika e Jugut) 1890–1896. Themeloi koloninë e Rodezisë (Zimbabve dhe Zambia e sotme).

tepër shpesh. Secili për vete: kjo është ide Angleze. Secili për shokun që ka në krah: kjo është rruga Prusiane. Megjithatë, Liberalizmi nënkupton "shteti për vete, dhe secili për vete". Kjo formulë është *e pamundur* të zbatohet për sa kohë nuk ndiqet rruga liberale, domethënë: të jesh për diçka teksa kundërshton absolutisht të kundërtën, dhe gjithsesi në fund ta lejosh këtë të kundërt të fitojë.

Sot në Gjermani ka shumë filozofi jopopullore dhe të diskredituara, por asnjëra nuk përbuzet më fort sesa këndvështrimi liberal. Liberalizmi, në formën e tij Gjermane, ka përfaqësuar gjithmonë shterpësinë mendore, injorancën dhe moskuptimin e domosdoshmërive historike. Ai ka nënkuptuar paaftësinë për të bashkëpunuar me të tjerët dhe për të bërë sakrifica për të tjerët. Qëndrimi i tij ka qenë ai i kriticizmit tërësisht negativ, edhe pse jo si shprehje e një vullneti të pathyeshëm për të ndryshuar shoqërinë – siç shprehej nga Socialistët e Bebelit – por vetëm nga dëshira për "të qenë i ndryshëm". Teksa Liberalët tanë nuk kanë qenë kurrë mangut përshtatjes së "këndvështrimeve", atyre u ka munguar disiplina dhe vitaliteti i brendshëm që janë aq karakteristike të formës Angleze të liberalizmit. Në fakt ata nuk janë asgjë tjetër veçse pengesa në shtegun tonë historik.

Liberalizmi i ka mbërthyer mendjet e klasave tona të edukuara qysh prej kohës së Napoleonit. Pseudo-intelektualët ("filistinët kulturalë" të Niçes) dhe dijetarët e kullave të fildishta, të shkëputur prej botës reale nga barrirerat e dijes abstrakte, kanë qenë përkrahësit e tij më të flaktë. Edhe historiani Momsen, që e zotëroi fushën e vështirë të dijeve të veta me gjakftohtësi të vërtetë Prusiane, që dalloi dhe admiroi elementët Prusianë në historinë Romake, si anëtar i Asamblesë mbajti një qëndrim tërësisht moskuptues dhe kundërshtues ndaj politikave të Bismarkut. Ia vlen ta vëmë në dukje se përkthyesi dhe redaktuesi i botimit në anglisht të veprës së tij *Historia e Greqisë*, Xhorxh Grote, ishte bankier dhe liberal.

Me një pjellori të denjë për lepujt shkrimtarët dhe profesorët tanë kanë prodhuar libër pas libri dhe skemë pas skeme në të cilat konceptet Angleze të qytetarit të lirë, personalitetit të lirë, popullit si sovran, dhe të një njerëzimi të lirë dhe universal në progres, ngrihen nga realiteti i zyrave të biznesit Anglez dhe vendosen lart si zbukurime në retë e qiellit Gjerman. Bismarku, të cilin Bruno Baueri më 1880 e quajti "socialist imperialist", tha disa gjëra interesante për këta dijetarë që ngatërrojnë botën e vërtetë me atë të librave të tyre [83]. Dikur August Bebeli e provoi instinktin e vet të pagabueshëm duke i tallur hapur akademikët që patën hyrë në partinë e tij. Ai e ndjeu instinktin anti-Prusian të intelektualit Gjerman, që po rrënonte fshehurazi rendin dhe disiplinën e atdheut të vet. Dhe koha provoi se ai kishte të drejtë. Qysh prej vdekjes së Bebelit, Socialistët "e edukuar" e kanë thyer fuqinë e asaj partie dhe kanë bashkuar forcat me liberalët tanë "të edukuar" të klasës së mesme. Së bashku, këto dy grupe po vënë në skenën e Teatrit të Oborrit të Vajmarit një

[83] sh.s. "Politika nuk është shkencë, siç kujtonë profesorët. Është art" – Bismark.

rilindje të dramës ideologjike të *Paulskirche*-s së Frankfurtit, luajtur nga profesorë që dialogojnë për dijet shkencore të fjalëve dhe rreshtave të një kushtetute prej letre që Anglezët as nuk do t'i hidhnin sytë.

13.

Në "izolim perfekt" dhe në bazë të instinktit të tyre etik Anglezët kanë arritur një unitet të brendshëm dhe të jashtëm të tillë që nuk e ka arritur asnjë popull tjetër modern Europiano-Perëndimor. Anglia ka prodhuar një formë shoqërie unike dhe të respektueshme, një klasë "*ladies and gentlemen*" të lidhur me njëri-tjetrin nga një ndjesi e fortë interesi të përbashkët dhe prirjesh uniforme mendimi, ndjenje, dhe sjelljeje. Që prej 1750-s ky tip i shkëlqyer shoqërie ka qenë model për të gjithë civilizmin modern, dhe më së pari në Francë. Si sfond i këtij stili jete shërbente moda artistike e quajtur "Perandoria". Në thelb ishte një formë praktike dhe e përmbajtur e Rokokosë, që e mbushi të gjithë mjedisin shoqëror me shije të rafinuar dhe elegante. Në lidhje me këtë sot kemi parasysh në veçanti mjeshtrat e portretit të civilizuar, Geinzborou dhe Rejnolds.

Anglezët i lidhte ndjenja e përbashkët e suksesit dhe fatit të mbarë, ndryshe nga Prusianët, që i vinte në lëvizje ndjenja e sfidës dhe e detyrës. Anglezët mund t'i shohim si Olimpianët e botës së biznesit në tavolinën e banketit, apo si Vikingë të kthyer nga eksplorime të largëta, por jo si kalorës në fushën e betejës. Menjëherë pas prejardhjes fisnike, kushti kryesor për t'u pranuar në grup është pasuria; ajo është gjithashtu kriteri i rangut brenda strukturës shoqërore të këtij grupi. Pasuria është virtyti numër një i Anglezit, është shenja e tij dalluese, synimi dhe ideali i tij. Atë që mund ta quajmë kulturë shoqërore sot e ka vetëm Anglia, megjithëse nuk zotëron ndonjë formë tjetër më filozofike të kulturës. Anglezët janë popull i një cektie të thellë; ne Gjermanët, "në tokën e poetëve dhe mendimtarëve", tregojmë shumë shpesh vetëm thellësi të cekët.

Tip shoqërie Gjermane apo Prusiane si ajo e Anglezëve nuk ka dhe nuk mund të ketë. Një shoqëri e përbërë nga ego individuale, që u mungon uniformiteti i një ndjesie të fortë dhe qëllimi të përbashkët për jetën, për ne përfundon gjithmonë në diçka qesharake. Duke imituar "klubin" dhe "banketin" Anglez individualistët dhe liberalët tanë Gjermanë kanë shpikur *Verein* dhe *Festessen* [84]; këto janë mjetet e tyre për zhvillimin e "solidaritetit kultural".

Në kontrast me të gjitha këto stili Prusian i jetës ka prodhuar një vetëdije rangu të thellë dhe të fortë, një ndjenjë bashkimi të ngritur mbi moralin e punës, dhe jo të komfortit. Ajo i bashkon pjesëtarët e çdo grupi profesional – të ushtrisë, shërbimit civil, dhe të punës – duke i mbushur ata me krenari për profesionin, dhe duke bërë që t'u përkushtohen një veprimtarie që është në dobi të të gjithëve, së gjithës, dhe shtetit. Kjo ndjenjë solidariteti brenda çdo grupi gjen shprehje simbolike me fjalët: *Kameraden* në majë, *Kollegen* në mes, dhe

[84] sh.s. *Verein; Festessen* – Gjermanisht – klub, shoqëri, organizatë; festë, banket.

*Genossen* [85] në fund, por me të njëjtin kuptim krenarie. Boshti që i bën bashkë të gjithë nivelet është morali suprem i përkushtimit, dhe jo i suksesit. Shenja dalluese e anëtarësisë është rangu, dhe jo pasuria. Kapiteni qëndron mbi togerin, edhe pse ky i fundit mund të jetë princ apo milioner. Gjatë Revolucionit të tyre Francezët përdorën fjalën "*bourgeois*" për të theksuar idealin e barazisë, mirëpo kjo nuk përputhet as me kuptimin Anglez dhe as atë Gjerman të distancës në marrëdhëniet shoqërore. Ne popujt Gjermanikë e kemi të gjithë ndjenjën e distancës, ndryshimi qëndron vetëm në origjinat e kësaj ndjenje. Kur punëtori Gjerman përdor fjalën "*bourgeois*" ai nënkupton një person i cili, në opinionin e tij, vetëm sa ka arritur njëfarë statusi shoqëror pa kryer ndonjë punë të vërtetë – ky është ideali Anglez i parë nga këndvështrimi Gjerman. Në Angli gjen snobë, në Gjermani gjuetarë titujsh.

Kjo ndjenjë bashkimi në grup e vjetër me shekuj ka krijuar në të dyja vendet një njëtrajtshmëri të shkëlqyer tiparesh fizike dhe mendore, në një anë një racë të suksesit, dhe në tjetrën një racë të punës. Simbol i rëndësishëm i këtij proçesi, edhe pse sipërfaqësor, është shija Angleze e veshjes së burrave. Anglia ka prodhuar veshjen civile në kuptimin më të pastër: uniformën e individit privat. Moda e tyre çan përpara e pandalur në të gjithë Europën Perëndimore. Anglia ka veshur botën me uniformën e saj, simbolin e tregtisë së lirë, bërjes së pasurisë private, dhe *cant*-it [86]. Ekuivalente e këtij stili Anglez është uniforma Prusiane. Ajo është emblemë e shërbimit publik, jo e ekzistencës private. Në vend të simbolizojë suksesin e arritur me veprimtari të zellshme, ajo përfaqëson vetë atë veprimtari. "Unë jam shërbëtori i parë i shtetit tim", thoshte mbreti Prusian babai i të cilit e bëri veshjen e uniformës praktikë të zakonshme mes fisnikërisë. Sa njerëz e kanë kuptuar plotësisht domethënien e fjalëve "mantel i mbretit"?

Moda Angleze e veshjes së burrave është çështje detyrimi shoqëror, edhe më e rreptë se standardet e veshjes së uniformës në shtetin Prusian. Kushdo që është dikushi në Angli as që do ta mendonte të shfaqej para njerëzve të të njëjtit rang me rroba "civile", që do të thotë kundër modës dhe zakonit. Mirëpo i aftë për një paraqitje të denjë me këtë veshje "*gentleman*"-i është vetëm Anglezi. *Bratenrock*-u [87] i filistinit provincial Gjerman është kopje e varfër e modelit Anglez. Poshtë tij zemra filistine Gjermane vazhdon të rrahë për "liri" dhe "dinjitet njerëzor". *Bratenrock*-u është simbol i idealeve të 1848-s, dhe sot vishet me krenari nga socialistët e kthyer në liberalë [88].

---

[85] sh.s. Fjala klasike për *shok* në Gjermanisht është *Freund*. *Kameraden* i referohet një kuptimi më të fortë, shokë idesh të përbashkëta apo shokë lufte. *Kollegen* – Kolegë. *Genossen* – shokë, në kuptimin e bindjeve, kryesisht mes partive me prirje të majta.

[86] sh.s. Anglisht – gjuhë me dy kuptime, hipokrizi e fshehur pas shenjtërisë, kryesisht e natyrës morale, politike dhe fetare.

[87] sh.s. Gjermanisht – pallto, frak.

[88] sh.a. Dhe në fund Francezi, për të cilin instinktet Faustiane janë të turpshme, shpiku modën e grave krahas atyre të suksesit dhe profesionit. Në vend të biznesit dhe detyrës – *l'amour*.

Në mendjen Prusiane vullneti i individit i nënshtrohet vullnetit të së gjithës. Trupa e oficerëve, anëtarët e degëve të shërbimit civil, armata e punëtorëve të August Bebelit, dhe së fundmi *Populli* Gjerman i 1813-s, 1870-s, dhe 1914-s, të gjithë kanë ndjerë, kanë dashur, dhe kanë vepruar si njësi e vetme mbipersonale. Ky nuk është instinkt kopeje; është shprehje e një force dhe lirie sublime, e diçkaje që një i huaj nuk do ta kuptonte dot kurrë. Prusianizmi është ekskluziv. Edhe në formën e tij proletare ai nuk i pranon punëtorët e vendeve të tjera me pseudo-socializmin e tyre egoist. Servilizmi, snobizmi – këto janë qëndrime që kuptohen dhe përçmohen vetëm kur degjenerojnë. Prusiani i vërtetë nuk përbuz askënd; atij vetë ia kanë frikën.

Anglezët, në fakt e gjithë bota, nuk do ta kuptojnë kurrë që etika Prusiane mban brenda vetes një pavarësi të brendshme të thellë. Për njerëzit me aftësitë e duhura mendore sistemi i detyrimeve shoqërore garanton një liri supreme të jetës së brendshme që nuk është e mundur në një sistem privilegjesh shoqërore. Një mendësi si ajo e Gjeneralit Moltke [89] në Angli është e pakonceptueshme. Anglezi paguan për lirinë e tij *praktike* me humbjen e një tjetër lloj lirie: së brendshmi ai është skllav, qoftë si puritan, racionalist dhe sensualist, apo si materialist. Ka dy shekuj që ai është shpikësi i të gjitha filozofive që i largohen pavarësisë së brendshme. Më së fundmi ai ka prodhuar Darvinizmin, që e paraqet të gjithë ndërtimin e psikikës njerëzore si të varur nga forcat materiale. Si pa dashje, kjo formë e trashë e Darvinizmit e zhvilluar nga Byhner dhe Hekel [90] është bërë *Weltanschauung* i filistinit Gjerman.

Anglezi i përket "shoqërisë" së vet edhe në kuptimin shpirtëror. Edhe veshja e tij është shprehje e vetëdijes së tij të uniformizuar. Ai i gëzohet të drejtës së vet për të vepruar si qytetar privat, dhe megjithatë mendimi privat për të nuk ekziston. Jeta e tij drejtohet nga një filozofi e uniformizuar dhe e orientuar teologjikisht me pak përmbajtje reale, po aq e modës sa palltoja dhe dorezat. Në qoftë diku i përshtatshëm termi "instinkt kopeje", është pikërisht këtu.

## 14.

Reformimi Gjerman nuk pati pasoja të brendshme. Luteranizmi ishte një fund, dhe jo fillim [91]. Gjermania Gotike dergjej në shtratin e vdekjes, por u ngrit edhe një herë të fundit për të kryer këtë akt të madh personal. Vetë Luteri është i kuptueshëm vetëm në atmosferën e Rilindjes që dominonte aspektin e jashtëm të Kishës në atë kohë. Imazhi i saj publik ishte ai i oborrit Mediçi; papët dhe kardinalët në të vërtetë qenë *condottieri*; administrata e Kishës grabiste sistematikisht pasuritë private të besimtarëve të saj; vetë besimi ishte bërë një

[89] sh.s. Helmuth von Moltke, 1800–1891, drejtues ushtarak Gjerman, arkitekt i fitoreve mbi Danimarkën (1864), dhe Austrinë (1866), por gjenialitetin e tij e shfaqi plotësisht në luftën Franko-Prusiane (1871), sidomos në betejën e saj vendimtare të Sedanit.

[90] sh.s. Ludwig Büchner, 1824–1899, fiziolog, filozof dhe doktor Gjerman, eksponent i materializmit shkencor të shekullit të nëntëmbëdhjetë. Ernst Haeckel, 1834–1919, zoolog, natyralist, eugjenist dhe filozof Gjerman.

[91] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 296.

çështje formale, dhe përpjesëtimi i pendesës me mëkatin ishte kthyer në pak a shumë një çështje shijeje si ajo e marrëdhënies mes kolonës dhe arkitraut. Ndjeshmëria e Gotizmit Verior reagoi me zemërim ndaj këtyre zhvillimeve, por revolta që pasoi në të vërtetë ishte fshatareske dhe naive: ajo prodhoi një Kishë pa papat, një besim Gotik pa mençurinë e vënies së theksit te formalitetet. Arriti shumë pranë bërthamës së fuqisë institucionale të Kishës, por nuk e preku dot atë. Revolta u ngrit nga shpirti i mohimit; pasioni i saj i frytshëm nuk mund të zgjaste shumë.

Me rënien e saj erdhi shpirti i lulëzuar i Barokut, kur Spanjollët krijuan Kundër-Reformimin dhe Urdhërin e madhërishëm Jezuit. Kjo ishte vërtet lëvizje krijuese dhe pohuese, dhe e ngjiti Katolicizmin në maja të reja force vitale. Pas kësaj, në shekullin e shtatëmbëdhjetë, kombet e reja Veriore iu futën punës për të krijuar forma të reja të jetës së besimit duke përdorur mundësitë e pafundme që ofron Krishtërimi. I përbashkët në të gjithë këto përpjekje është vullneti i fortë për veprim, jashtëzakonisht larg kulturës së komfortit të Firences dhe dialektikës shterpë dhe vetëfshikulluese të Paskalit dhe Jansenitëve [92] Francezë.

Rezultatet qenë Indipendentizmi revolucionar në Angli dhe, nën ndikimin e tij, lëvizja Pietiste [93] në Shvabi dhe Prusi. Pietizmi, me forcën e tij të heshtur dhe bindëse, pati një efekt madhor mbi tipin Prusian që pati filluar të shfaqej në atë kohë. Ai ndihmoi në krijimin e individëve të cilët, në pamje të jashtme, i shërbenin shtetit të tyre me vetëmohim dhe bindje, por jeta e brendshme e të cilëve ishte e lirë nga çdo kufizim i kësaj ekzistence tokësore – njerëz me botë të gjerë ndjenjash të thella e të buta dhe thjeshtësi të brendshme të vërtetë, siç i njohim më së miri nga Mbretëresha Luizë, Vilhelmi I, Bismarku, Moltke, Hindenburgu [94], si edhe tipi i oficerit të vjetër Prusian në përgjithësi, njerëz devotshmëria e të cilëve ishte e lirë nga çdo lloj dogme. Ata e fshehën devotshmërinë e tyre nga të tjerët, duke ndjerë së shembulli më i mirë do të jepej me veprim të devotshëm publik, dhe jo me rrëfime publike.

Nga ana tjetër, Indipendenti Anglez ishte i lirë së jashtmi, njësoj siç qenë të lirë stërgjyshërit e vet Normanë. Ai i stilizoi vetes një besim krejt laik me Biblën si bazë, dhe duke i dhënë çdo individi privilegjin që ta interpretonte atë sipas dëshirës. Rrjedhimisht çdo sipërmarrje e Indipendentit ishte moralisht korrekte. Anglezi nuk ushqen kurrë asnjë dyshim në këtë pikë. Suksesi është provë e Vullnetit Hyjnor. Teksa Pietisti e shihte veten si përgjegjësin e vetëm për

[92] sh.s. Blaise Pascal, 1623–1662, matematikan, fizikant, shpikës, filozof, shkrimtar dhe teolog Katolik Francez. Jansenitizmi ishte një lëvizje e Katolicizmit e ideuar nga teologu Holandez Kornelius Jansen (vdiq më 1638), që u zhvillua kryesisht në Francë, dhe e vuri theksin te mëkati original, degradimi njerëzor dhe koncepti i paracaktimit.

[93] sh.s. Pietizmi (devotshmëri, besim i thellë) ishte një lëvizje që lindi në Gjermaninë e fundit të shekullit të shtatëmbëdhjetë brenda kuadrit të Luteranizmit, dhe pati ndikim të madh në Protestantizmin botëror, në veçanti në Europën Veriore dhe Amerikë.

[94] sh.s. Paul von Hindenburg, 1847–1934, ushtarak dhe politikan Gjerman. Drejtues i ushtrisë perandorake Gjermane dhe hero i Luftës së Parë Botërore. President i Gjermanisë nga 1925 deri më 1934.

moralin e sjelljes së vet, Indipendenti ia ngarkonte këtë përgjegjësi Zotit. Bindje të tilla kaq të thella nuk e ka fuqinë t'i ndryshojë askush. Gjithmonë mund të gjenden racionalizime për dëshirat e çmendura, dhe nëse kjo çmenduri çon në kalbëzim dhe rënie, kjo ishte thjesht pashmangshmëri e fatit.

Prej mësimeve shterpë, doktrinare, formaliste, dhe si të tilla tipike Franceze të Kalvinit [95], instinkti i Anglezit e formoi vetëdijen e besimit të vet me një vetëbesim të jashtëzakonshëm. Në mendjen e Kromuellit dhe ushtarëve të tij doktrina e paracaktimit nënkuptonte se kombi ishte Bashkësia e Shenjtorëve, ndërsa Kombi Anglez në veçanti ishte Populli i Zgjedhur. Çdo veprim ishte i justifikuar para Zotit thjesht për faktin që ishte i mundur të kryhej; çdo faj, çdo dhunë, në fakt çdo krim i kryer në shtegun drejt suksesit ishte i "paracaktuar nga Zoti" dhe si i tillë përgjegjës ishte vetëm Ai. Në bazë të kësaj ashpërsie të paskrupullt dhe vetëbesimi të pamatë Anglia është bërë ai komb i fuqishëm që njohim.

Megjithëse Pietizmi e ushtroi ndikimin e tij më të madh në zonat Gjermanisht-folëse të Europës, ai zor se ishte shprehje e drejtpërdrejtë e racës Gjermane. Pa dyshim ai kishte prirje jopraktike dhe provinciale. Ai bëri bashkë rrethe të vogla besimtarësh të lidhur nga shpirti i një afrimiteti intim. Për ta jeta u bë ideali i shërbimit; ekzistenca e vockël individuale në këtë botë mundimesh dhe mjerimi mori kuptim vetëm brenda kornizës së një detyre më të lartë.

Mirëpo një detyrë e tillë duhej imponuar, dhe kjo ishte arritja madhështore, pjesërisht e vullnetshme dhe pjesërisht e pavetëdijshme, e Hohencolernve të mëdhenj, trashëgimtarëve të idealit kalorsiak të kolonive të Europës Lindore. Nga mesi i veseve të princave dhe kultit personal urban, nga poshtë gjithë dobësive të pushtetit mbretëror, aty u ngrit ideja e Prusisë së Vjetër, e vetmja ide vërtet e madhe që është shfaqur në Gjermani qysh prej asaj kohe. Ajo ka fituar vendin e saj në shpirtrat e Gjermanëve më të mirë, edhe pse në zemrat e tyre ata e kanë kundërshtuar.

Pietizmi i Shvabisë përfundoi në sentimentalizëm të degjeneruar të klasës së mesme, apo ia dorëzoi mendjet e tij më të mira – për shembull Hegelin – Veriut, aty ku ideali Prusian i Vjetër krijoi një tip të ri, si ithtar të kësaj ndjenje të fortë besimi. Ajo që karakterizonte shpirtin Prusian të këtyre shekujve ishte përbuzja për pasurinë, luksin, komoditetin, kënaqësinë, dhe begatinë – si qëllime në vetvete. Këtu gjejmë farën e ideve të mëvonshme të shërbimit ushtarak dhe atij publik. Të gjitha këto komforte janë të papërputhshme me shpirtin kalorsiak të dinjitetit dhe detyrës. Mirëpo për Anglezin janë dhuratë e Zotit; komforti, për ta, është provë e Vullnetit të Zotit, dhe e pranojnë me mirënjohje të devotshme.

[95] sh.s. Jean Calvin, 1509–1564, teolog, prift, dhe reformues Francez në Gjenevën e kohës së Reformimit Protestant. Figurë qëndrore në zhvillimin e sistemit të teologjisë së Krishterë që më vonë u quajt Kalvinizëm, përshirë doktrinën e saj të paracaktimit.

Kontrast më i mprehtë zor se përfytyrohet. Puna, për Indipendentin e devotshëm, është pasojë e Rënies; Prusiani e sheh si Urdhëresë Hyjnore. Këtu përballen dy interpretime të kundërta të natyrës së punës: puna si biznes dhe puna si mjeshtëri. Le të thellohemi në tonin dhe kuptimin e këtyre fjalëve. "Mjeshtëri" nënkupton "thirrje" [96]: thirrje nga vetë Zoti. Në këtë këndvështrim, moralisht e mirë është vetë puna. Për Anglezin dhe Amerikanin, suksesi moral qëndron te *qëllimi* i punës, te suksesi, paraja, pasuria. Puna është vetëm rruga drejt këtyre qëllimeve, që duhet zgjedhur me kujdes të veçantë për sa i përket komfortit dhe sigurisë. Sigurisht që në rrugën e suksesit konflikti është i pashmangshëm, mirëpo ndërgjegjja Puritane justifikon çdo mjet. Çfarëdo që zë rrugën thjesht eleminohet – individë, klasa dhe popuj të tërë. Ky, në fund të fundit, ishte vullneti i Zotit. Është e lehtë të shohësh se si ide të tilla, sapo zbatohen në jetën reale, mund ta ngrenë një komb në majat më të larta të arritjeve.

Për të kapërcyer letargjinë e lindur të njeriut etika socialiste Prusiane shpall se qëllimi kryesor i jetës nuk është lumturia. Ajo thotë: "bëj punën, bëj detyrën". Etika kapitaliste Angleze thotë: "pasurohu, dhe nuk do të të duhet më të punosh". Në të dytën ka pa dyshim diçka provokuese. Është tunduese, i bën thirrje instinkteve bazë të njeriut. Dhe masat punonjëse të kombeve ambicioze e kanë kuptuar fort mirë. Në fund të shekullit të nëntëmbëdhjetë ajo prodhoi tipin Janki me optimizmin e tij praktik të parezistueshëm. Motoja e parë kërkon vetëpërmbajtje. Është për atë pakicë që dëshiron ta injektojë në bashkësi dhe në këtë mënyrë t'ua imponojë masave. Njëra është për një vend pa shtet, për tipa Vikingë dhe egoistë me shtysën për dyluftim individual të pandalshëm, siç mund ta gjejmë te sporti Anglez. Ajo nënkupton pavarësi ekstreme të mendjes, dhe të drejtën për të fituar lumturi në kurriz të gjithë të tjerëve sa kohë që mund ta imponojë atë me forcë – me fjalë të tjera, Darvinizëm shkencor. Mirëpo tjetra është shprehje e idesë socialiste në të gjithë thellësinë e saj: vullnet për pushtet, luftë për lumturi, por për lumturinë e së gjithës, dhe jo atë të individit. Në këtë kuptim socialisti i parë me vetëdije ishte Frederik Vilhelmi I, dhe jo Marksi. Lëvizja socialiste universale e pati fillim e saj te ky personalitet i shkëlqyer. Kanti, me urdhëresën e tij kategorike, i dha lëvizjes një formulë.

Në fazën e fundit të kulturës Europiano-Perëndimore u themeluan dy shkolla të mëdha filozofike, shkolla Angleze e egoizmit dhe sensualizmit rreth 1700-s, dhe shkolla Prusiane e idealizmit rreth 1800-s. Ato janë shprehje e këtyre kombeve si njësi etike, fetare, politike dhe ekonomike.

Filozofia në vetvete nuk është asgjë – një mal fjalësh, një varg librash. Dhe, po në vetvete, nuk është as e vërtetë dhe as e rreme. Është gjuha e jetës së një mendjeje të madhe. Për Anglezin Hobsi [97] po thotë të vërtetën kur parashtron

---

[96] sh.s. Fjala e përdorur në Anglisht, me bazë Latine, është "vocation" (mjeshtëri, profesion), që në një kuptim më të gjerë do të thotë "thirrje shpirtërore". E njëjta fjalë në Gjermanisht është "beruf", që vjen nga fjala "ruf" – thirrje.
[97] sh.s. Thomas Hobbes, 1588–1679, filozof Anglez, një nga themeluesit e filozofisë politike moderne.

*selfish system* [98] të egoizmit dhe filozofinë optimiste të Uigëve për të mirën e përbashkët ("lumturia më e madhe për numrin më të madh"). Gjithashtu edhe Shaftsbëri [99] thotë të vërtetën, për Anglezin, me portretin e tij të *gentleman*-it, Torit [100], personalitetit sovran që e jeton jetën në maksimum. Dhe megjithatë për ne Kanti është po aq i vërtetë me përbuzjen e tij për "lumturinë" dhe dobinë, dhe urdhëresën kategorike për punë. Hegeli, në këndvështrimin tonë, thotë të vërtetën kur me shqisën e tij të fortë për realitetin, vendos në qendër të llogarive të tij historike destinin konkret të kombeve të veçanta, dhe jo mirëqënien e "shoqërisë njerëzore". Mandevili [101], në veprën e tij *Fabula e Bletëve*, deklaron se forca shtytëse e shtetit është egoizmi i individit; Fishte [102] thotë se është detyra e punës. Cili është qëllimi më i lartë – liria *përmes* pasurisë, apo liria *nga* pasuria? A duhet të zgjedhim urdhëresën e Kantit, "Sillu sikur konceptet që qeverisin sjelljen tënde të ishin ligj për të gjithë", apo atë të Bentamit [103], "Sillu në mënyrë të tillë që të kesh sukses"?

Vikingë dhe kalorës – të dy këta tipa jetojnë në antitezën e sistemeve morale Angleze dhe Prusiane. Mësimet filozofike që janë ngritur qysh atëhere prej këtyre dy botëve ndjenjash të ndryshme dhe të ndara, filozofët që pasuan në të dyja kombet, të gjithë kanë të njëjtat shenja dalluese. Anglezi është utilitarist, në fakt i vetmi në Europën Perëndimore. Ai nuk mund të jetë ndryshe, dhe sa herë mundohet ta mohojë këtë shtysë të tij të brendshme, atë më të fortën, rezultati ka qenë fenomeni i *cant*-it – siç e gjejmë në formën e tij më të pastër në letrat e Lordit Çesterfild [104]. Anglezët janë një komb teologësh. Revolucioni i tyre i madh mori forma kryesisht fetare, dhe me shfuqizimin e shtetit e vetmja gjuhë që mbeti për të shprehur çështjet e jetës shoqërore ishte ajo teologjike. Dhe ajo teologji i formoi, nisur nga këndvështrimi i suksesit në luftën personale për ekzistencë: lehtësimi i ndërgjegjes me interpretim biblik të veprimeve shpesh tepër të diskutueshme rrit fuqishëm energjinë dhe ambicjen. Mendësia teologjike priret ta shmangë së thëni troç emrin e qëllimit të vërtetë të gjithë veprimtarisë së saj: pasurisë.

Në pastë një konfikt të ngjashëm në atmosferën Prusiane, është ai për pozitën dhe rangun. Në shumë raste mund të tundohemi ta quajmë gjueti titujsh dhe

---

[98] sh.s. selfish system – Anglisht – sistem egoist.
[99] sh.s. Anthony Ashley Cooper, 1671–1713, Lordi III i Shaftsbërit, një nga filozofët më të mëdhenj të kohës.
[100] sh.s. Tori (Tory) 1678–1834 dhe Uig (Whig) 1678–1859 ishin dy partitë politike të Anglisë në shekujt shtatëmbëdhjetë deri nëntëmbëdhjetë.
[101] sh.s. Bernard Mandeville, 1670–1733), filozof, ekonomist politik dhe satirist Anglo-Hollandez.
[102] sh.s. Johann Gottlieb Fichte, 1762–1814, filozof Gjerman, figurë themelore e lëvizjes filozofike të quajtur Idealizmi Gjerman.
[103] sh.s. Jeremy Bentham, 1747–1832, filozof, jurist, dhe reformues social Anglez, i konsideruar si themelues i utilitarianizmit modern.
[104] sh.s. Philip Dormer Stanhope, 1694–1773, Lordi IV i Çesterfildit, shtetar dhe diplomat Britanik.

ambicje të tepruar. Megjithatë në parim është shprehje e vullnetit të individit për të marrë përgjegjësi më të madhe sepse e ndjen që është i gatshëm për të.

15.

Mes të gjithë popujve të Europës Perëndimore këta të dy dallohen nga një hierarki e rreptë shoqërore. Kjo është shenjë e shtysës së tyre për veprim dinamik. Ajo e vendos çdo individ pikërisht aty ku duhet më shumë. Një strukturim i tillë është rezultat i nje parimi krejt të pavetëdijshëm dhe të pavullnetshëm të ruajtjes së energjisë. Është i natyrshëm dhe i shkon për shtat vetëm popujve të veçantë; asnjë popull tjetër, asnjë burrë sado gjeni apo i plotfuqishëm, nuk do të kishte shans ta rikrijonte. Është shprehje e qëndrimit bazë etik dhe moral të një populli. Duhen shekuj për ta qartësuar dhe zbatuar një ndjesi të tillë kaq speciale për strukturë shoqërore. Shpirti Viking dhe shpirti i kalorësve mesjetarë janë të dukshëm edhe këtu: morali i suksesit dhe morali i detyrës. Populli Anglez është strukturuar sipas pasurisë dhe varfërisë, ai Prusian sipas komandës dhe bindjes.

Rrjedhimisht kuptimi i dallimeve klasore në këto dy vende është krejtësisht i ndryshëm. Në një shoqëri qytetarësh të pavarur privatë klasa më e ulët është grupi që nuk ka asgjë; në një shtet të vërtetë klasa më e ulët është grupi që nuk ka asgjë për të thënë. Në Angli demokracia nënkupton mundësinë që gjithkush mund të pasurohet; në Prusi nënkupton se rangjet janë të hapura për të gjithë. Brenda strukturës së shoqërisë Prusiane individi e merr vendin e tij në bazë të aftësisë personale, dhe jo sipas kërkesave të traditës.

Franca (dhe kjo nënkupton gjithashtu edhe Firencja) nuk e ka patur kurrë një strukturë klasore natyrale dhe instinktive të këtij lloji, as përpara 1789-s. Aty sundonte anarkia shoqërore: kishte grupe të privilegjuara arbitrarisht të madhësive dhe përbërjeve të ndryshme, pa një sistem të fortë lidhjesh mes tyre. Përveç klasës së fisnikërisë së oborrit aty kishte edhe fisnikë të gjyqësorit; gjeje tipa të tillë si *abbé* dhe *tenants généraux* [105], dhe dallime perfekte si ato mes fraksioneve të klasës tregtare urbane. Kjo mungesë hierarkie shoqërore ka ekzistuar në Francë që prej fillimit, dhe është rezultat i pasionit tipik Francez për *égalité* [106]. Në Angli gradualisht fisnikëria filloi të nënkuptonte kryesisht fisnikërinë e pasurisë, ndërsa në Prusi fisnikërinë e arritjeve ushtarake. Klasa e fisnikërisë Franceze nuk e arriti dot kurrë një uniformitet të tillë të kuptimit shoqëror. Revolucioni Anglez u drejtua kundër shtetit, domethënë kundër kuptimit të tij "Prusian" për rendin e Kishës dhe atë të jetës publike. Revolucioni Gjerman luftoi kundër sistemit "Anglez" të pasurisë dhe varfërisë, që i pati fillesat e tij në zhvillimet industriale dhe tregtare të shekullit të nëntëmbëdhjetë, dhe ishte bërë pikë qëndrore e prirjeve anti-Prusiane dhe antisocialiste. Revolucioni Francez nuk u drejtua kundër ndonjë rendi të huaj,

[105] sh.s. *abbé; tenants généraux* – Frëngjisht – abat; qeradhënës të mëdhenj.
[106] sh.s. *égalité* – Frëngjisht – barazi.

dhe si të tillë imoral. Ai e luftoi rendin për qejf të vet. Kësaj i thonë demokraci – në stil Francez.

Dhe tani, më në fund, e kemi të mundur ta rrokim kuptimin e thellë etik të fjalëkyçeve "kapitalizëm" dhe "socializëm". Ato përfaqësojnë dy sisteme shtresëzimi shoqëror, njëri i bazuar mbi pasurinë dhe luftën e pandalshme për sukses, dhe tjetri i bazuar në autoritet dhe ligje. Anglezi nuk do të pranonte kurrë të merrte urdhëra nga dikush më i varfër se vetja, ndërsa Prusiani nuk do t'i tregonte respekt dikujt vetëm për hir të pasurisë. Por gjithsesi punëtori me vetëdije të lartë klasore i partisë së njëherë motit të August Bebelit i bindej udhëheqjes së partisë me të njëjtën siguri instinktive me të cilën punëtori Anglez respekton milionerin si individ të bekuar nga favoret hyjnore. Konflikti klasor proletar është i paaftë t'i ndikojë qëndrime të rrënjosura kaq thellë. E gjithë lëvizja Angleze e punës bazohet në dallimin mes të pasurve dhe të varfërve brenda vetë klasës punëtore. Në kushte të tilla është e pamundur të përfytyrosh diçka si disiplina e hekurt e partisë së milionave në stilin Prusian.

"Shpërndarje e pabarabartë e pasurisë" është formula proletare tipike Angleze, e përsëritur vazhdimisht nga Shou [107]. Edhe pse për ne tingëllon qesharake, është pikërisht formula që i shkon për shtat idealit të jetës që ushtron Vikingu i civilizuar. Me respektin e duhur për lulëzimin madhështor të këtij ideali te tipi Janki, mund të flasim për dy forma socializmi që ekzistojnë në botën Anglo-Saksone dhe në Gjermani: socializmi i miliarderëve dhe socializmi i shërbyesve civilë. Si shembull të tipit të parë mund të tregojmë Endriju Karnegin [108], të parin që shndërroi një sasi të madhe fondesh publike në pasuri private, vetëm për t'u kthyer pas dhe për ta shpërndarë atë me një gjest sovran te sipërmarrjet publike. Deklarata e tij: "kush vdes i varfër vdes pa nder" nënkupton vlerësim të lartë për vullnetin për pushtet mbi të gjithën. Mirëpo nuk mund ta anashkalojmë pa e vënë re lidhjen e thellë të këtij lloji socializmi privat, në rastet më të skajshme thjesht administrim diktatorial i pronës publike, me socializmin e drejtuesve dhe shërbyesve publikë të vërtetë (që vetë mund të jenë krejt të varfër), siç shfaqet po aq fuqishëm te personazhet e Bismarkut dhe Bebelit.

Sot Xhorxh Bernard Shou është eksponenti kryesor i socializmit "kapitalist", që akoma i sheh pasurinë dhe varfërinë si faktorë kontrollues të sferës ekonomike. "Varfëria është e liga më e madhe dhe krimi më i keq" (*Majorja Barbara*). Ai predikon kundër "masave burracake që kapen pas paragjykimit të dobët se më mirë se i pasur është të jesh i mirë". Punëtori duhet të përpiqet të pasurohet – kjo ka qenë politika e sindikatave Angleze qysh nga fillimi. Ja përse në Angli

---

[107] sh.s. George Bernard Shaw, 1856–1950, shkrimtar dhe kritik Irlandez, aktivist politik Marksist dhe anëtar i shoqërisë Fabianiste.

[108] sh.s. Andrew Carnegie, 1835–1919, industrialist dhe filantrop Skocezo-Amerikan, manjat i industrisë së çelikut dhe një nga njerëzit më të pasur në historinë Amerikane. Gjatë dy dekadave të fundit të jetës ai dhuroi 90% të pasurisë së tij për bamirësi, fondacione dhe universitete.

nuk ka patur kurrë socializëm në kuptimin proletar të fjalës, nga Oueni [109] deri te Shou – ishte e pamundur ta dalloje atë nga kapitalizmi i shtresës së ulët.

Për ne, faktori kontrollues i shoqërisë është ndërveprimi mes komandës dhe bindjes në një bashkësi të strukturuar rreptësisht, qoftë kjo bashkësi një shtet, parti, trupë oficerësh, apo shërbim civil. Anëtari i secilës prej këtyre bashkësive është shërbëtor i asaj bashkësie. *Travailler pour le roi de Prusse* [110] – kjo do të thotë të kryesh detyrën pa iu dorëzuar koncepteve të korruptuara të përfitimit privat. Pagat e oficerëve dhe shërbyesve civilë Prusianë që nga ditët e Frederik Vilhelmit I kanë qenë skajshmërisht të vogla krahasuar me vlerën monetare që kërkohej në Angli për të qenë pjesë qoftë dhe e shtresës së mesme. Mirëpo Prusianët kanë punuar më fort, më me vetëmohim, dhe më ndershmërisht. Shpërblimi i vërtetë për këtë lloj pune është rangu. Ishte po njësoj me Partinë e August Bebelit. Ky shtet-brenda-shtetit i punëtorëve nuk kërkonte të pasurohej, por të qeveriste. Këta punëtorë iu bindën urdhërave për t'u hedhur në greva gjatë të cilave vuajtën shpesh nga uria, por këtë e bënë në interes të rritjes së fuqisë, dhe jo për paga më të larta. Ata u hodhën në greva në mbështetje të një filozofie që ishte, apo supozohej të ishte, kundër asaj të punëdhënësve të tyre. Grevat e tyre u bënë për një parim moral, prandaj edhe vetë beteja e humbur në fund të fundit nënkuptonte fitore morale.

Punëtorët Anglezë e kishin të pamundur ta kuptonin këtë. Ata nuk ishin të varfër, dhe gjatë grevave që bënë morën me qindra mijëra paund të dhuruara nga punëtorët Gjermanë, që kujtonin se kolegët e tyre nga ana tjetër e Kanalit po luftonin për të njëjtën kauzë. Prandaj Revolucioni Gjerman i Nëntorit ishte një rast mosbindjeje edhe brenda partisë së punëtorëve po aq sa brenda ushtrisë. Shndërrimi i beftë i lëvizjes së disiplinuar të punës në një përleshje të egër për paga më të larta, luftuar mes grupeve të veçanta dhe të pavarur nga njëri-tjetri, ishte triumf i idesë Angleze. Dështimi i tij u theksua edhe më shumë nga fakti i rishfaqjes në Ushtri të një lëvizjeje të re dhe shumë të disiplinuar [111]. I vetmi personalitet vërtet i talentuar që u shfaq në skenë ishte një ushtar [112]. Revolucioni Gjerman do të vazhdojë në këtë formë, si një varg suksesesh dhe disfatash të autoritetit ushtarak.

16.

I njëjti kontrast dominon mendimin ekonomik të të dy vendeve. Duke menduar ekskluzivisht në terma materialistë ekonomistët politikë kanë bërë një gabim

[109] sh.s. Robert Owen, 1771–1858, prodhues tekstilesh, filantrop dhe reformues social Uellsian, një nga themeluesit e Socializmit Utopik.
[110] sh.s. Frëngjisht – punoj për mbretin Prusian; figurativisht – punoj pa shpërblim.
[111] sh.s. Freikorps – bashkësia e organizatave të ushtarakëve Gjermanë veteranë të Luftës I Botërore, me 500,000 anëtarë të deklaruar dhe rreth 1.5 milion informalë; organizata e forcave nacionaliste që shtypën fraksionin Bolshevik.
[112] sh.s. referencë (e mundshme) për Wilhelm Gröner (shënim në Kapitullin 6), ose për Erich von Ludendorff, 1865–1937, gjeneral dhe politikan Gjerman, një nga udhëheqësit e Freikorps dhe drejtuesit kryesorë të grushtit të shtetit (*Kapp Putsch*) në Bavari.

fatal. Në vend të marrin parasysh shumëllojshmërinë e instinkteve ekonomike që ka bota, ata flasin gjithmonë në terma të përgjithshëm për shtresëzim ekonomik të "njeriut", për "epokën moderne", dhe për "të tashmen". Kur disiplina shkencore e ekonomisë politike përdor një gjuhë të tillë ajo tregon të gjitha kufizimet e origjinës së saj Angleze. Sepse ajo e pati fillesën mes Anglezëve modernë, sa të mbushur me vetëbesim aq dhe me mungesë takti psikologjik. Ajo u bë "filozofia" e tyre e vetme; përputhej me prirjen e tyre për konkurrencë tregtare, sukses, dhe fitim personal. Me këtë interpretim tërësisht Anglez të çështjeve ekonomike ata kanë infektuar mendjet e Kontinentit që nga shekulli i tetëmbëdhjetë.

Kalorësit Teutonë që u vendosën në tokat e kolonizuara në kufijtë lindorë të Gjermanisë së Mesjetës kishin një ndjenjë të lindur për autoritetin e shtetit, dhe këtë ndjenjë e trashëguan më vonë edhe Prusianët. Individi frymëzohet për detyrat e veta ekonomike nga Destini, nga Zoti, nga shteti, apo nga talenti i vet – këto janë vetëm fjalë të ndryshme për të njëjtin fakt. Të drejtat dhe privilegjet e prodhimit dhe konsumit të të mirave materiale shpërndahen në mënyrë të barabartë. Qëllimi nuk është pasurimi gjithnjë e më i madh i individit apo për çdo individ, por lulëzimi i të gjithës. Kjo ishte fryma me të cilën Frederik Vilhelmi I dhe pasardhësit e tij kolonizuan kënetat e Lindjes, duke e parë një gjë të tillë si mision hyjnor. Punëtori modern Gjerman, me sensin e tij të shkëlqyer për realitetin, ka menduar dhe vepruar pikërisht në këto drejtime, edhe pse teoritë e Karl Marksit ia kanë errësuar lidhjet e ngushta mes qëllimeve të veta dhe atyre të Prusianëve të Vjetër.

Instinkti pirat i kombit ishullor ka një kuptim krejt të ndryshëm për çështjet ekonomike. Aty veprimtaria ekonomike shihet si çështje lufte dhe plaçke – dhe në fund, pjesa e çdo individi në atë plaçkë. Shteti Norman, që zhvilloi një teknikë të rafinuar për grumbullimin e një sasie gjigante parash, bazohej i gjithi në parimin e piraterisë. Sistemi feudal u paraqit si një mjet i shkëlqyer dhe elegant për të njëjtin qëllim përfundimtar. Baronët shfrytëzonin tokën që u përkiste, ndërsa vetë shfrytëzoheshin nga duka. Qëllimi i të gjithëve ishte pasuria. Zoti ua dhuronte atë më guximtarëve. Shkenca moderne e kontabilitetit filloi me këta piratë tavolinash. Fjalët "çek" [113], "llogari", "kontroll", "faturë", "rekord", dhe "thesar shtetëror" në kuptimin modern Anglez të fjalës, lindën në sallat kontabël të Dukës Norman Robert Djalli (*Le Diable* - vdiq më 1035). Me pushtimin e Anglisë më 1066 baronët Normanë i shpronësuan kushërinjtë e tyre tribalë Saksonë në të njëjtën mënyrë. Këtë botëkuptim e kanë trashëguar edhe pasardhësit e tyre.

I njëjti stil është sot i dukshëm në çdo kompani tregtare Angleze dhe në çdo trust Amerikan. Qëllimi nuk është të punohet fort për të rritur standardin e jetesës së të gjithë kombit, por vetëm për të prodhuar pasuri private duke përdorur kapital privat, për të mposhtur konkurrencën private, dhe për të

[113] sh.a. "nga një tavolinë me kuadrate" (sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 372).

shfytëzuar publikun me anë të reklamave, luftrave të çmimeve, stimulimit artificial të blerësve, dhe kontrollit të rreptë të raportit mes kërkesës dhe ofertës. Kur Anglezi flet për pasuri kombëtare ai nënkupton numrin e milionerëve në atë vend. Siç e shkroi Frederik Engelsi: "asgjë nuk është më e huaj për mendësinë Angleze sesa solidariteti". Edhe sportet dhe zbavitjet mendësia Angleze i sheh si prova superioriteti personal, në veçanti të atij fizik. Ai merret me sport për hir të rekordeve; i pëlqen boksi për para, sport që është i lidhur së afërmi me praktikat e tij ekonomike dhe që është krejt i huaj për mendjet e gjimnastëve Gjermanë.

E gjithë kjo provon se ekzistenca ekonomike e Anglisë është sinonime me biznesin, që do të thotë një formë e rafinuar e piraterisë. Instinkti Anglez i sheh gjithë të mirat materiale si plaçkë, si sende që duhen përdorur për t'u pasuruar. Industria e mekanizuar Angleze u krijua në interes të tregtisë, me qëllim kryesor prodhimin e mallrave me çmim të lirë. Kur bujqësia Angleze filloi të vendoste kufij për uljen e pagave duke fiksuar çmimet e veta, ajo thjesht u braktis në favor të tregtisë. Betejat mes kapitalit dhe punës në industrinë Angleze të 1850-s kishin të bënin me mallin "punë" – njëra anë donte ta merrte lirë, tjetra kërkonte çmim të lartë. Gjithçka që thotë Marksi me admirim idhnak për "shoqërinë kapitaliste" i referehohet kryesisht instinktit ekonomik Anglez, dhe jo një instinkti ekonomik universal.

Termi sovran "tregti e lirë" i përket fund e krye ekonomisë Vikinge. Termi Prusian, dhe si i tillë socialist, do të ishte "rregullim shtetëror i shkëmbimit të mallrave". Kjo i jep tregtisë një rol vartës në vend se komandues në kompleksitetin e veprimtarisë ekonomike. Kjo e bën të qartë pse Adam Smithi ushqente urrejtje për shtetin dhe "bishat e quajtura shtetarë". Me sa duket, zyrtarët e qeverisë paskan të njëjtin efekt mbi tregtarët si policët mbi hajdutët apo kryqëzorët mbi ekuipazhet e anijeve pirate.

Po njësoj, edhe mbivlerësimi i rëndësisë së shumave të kapitalit në lidhje me shëndetin ekonomik është veçori e Anglezit. Materialisti nuk arrin dot ta kuptojë se koncepti Anglez për kapitalin është i ndryshëm psikologjikisht, dhe si i tillë edhe praktikisht (në fund të fundit jeta praktike është shprehje e kushteve psiqike), nga sistemi Francez i mjeteve private dhe koncepti Prusian i administrimit të fondeve. Anglezët nuk kanë qenë kurrë të zotë në psikologji. Ata gjithmonë i kanë parë idetë e veta si logjikisht të detyrueshme për "njerëzimin". Në fakt, e gjithë ekonomia politike moderne është ngritur mbi gabimin thelbësor të barazimit të jetës ekonomike botërore me interesat ekskluzive të biznesit Anglez, dhe ky gabim bëhet edhe nga ata që i hedhin poshtë teoritë e shkollës së Mançesterit. Marksizmi, në vetë aktin e mohimit të kësaj teorie, i ka përvetësuar prirjet e saj pothuajse plotësisht. Kjo shpjegon fiaskon groteske të të gjitha predikimeve të tij për shpërthimin e Luftës Botërore; u tha se ekonomia botërore do të shembej brenda pak muajsh.

Kapitalizmi i stilit Anglez është i vetmi homolog i vërtetë i socializmit Marksist. Rregullimi i çështjeve ekonomike nga shteti, ide Prusiane, e shtyu kapitalizmin

Gjerman instinktivisht në drejtim të socializmit ekonomik. Hapi i parë në këtë proçes ishte legjislacioni i tarifave mbrojtëse të 1879-s. Sindikatat e mëdha në të vërtetë qenë shtete ekonomike brenda shtetit. Ato përfaqësonin "përpjekjen e parë praktike, sistematike, dhe në shkallë të gjerë të kapitalizmit, megjithëse të planifikuar pa vetëdije, për të kuptuar misteret e teknikave të veta dhe për të marrë kontrollin e forcave shoqërore të cilat deri atëherë qenë konsideruar si natyrale dhe të padepërtueshme, që kërkonin nënshtrim të verbër dhe pasiv" (Lensh, *Tre Vite Revolucion Botëror*).

Megjithatë, liberalizmi Gjerman – Anglezi brenda nesh – vazhdon të adhurojë tregtinë e lirë, dhe jo vetëm lirinë e shpirtit njerëzor. Duke vepruar kështu "liberali" Gjerman bën figurën më idiote të mundshme. Duke i keqkuptuar dhe favorizuar disa instinkte Vikinge për të cilat ka patur prirje, ai e ka kundërshtuar "kategorikisht" shtetin autoritarist, vullnetin mbipersonal, dhe nënshtrimin e individit në favor të së gjithës. Duke marrë këtë qëndrim ai ka vepruar, apo të paktën kështu mendon, në mënyrë "metafizike". Ky është besimi i Gjermanëve të edukuar që u mungon përvoja praktike: i profesorëve, poetëve dhe mendimtarëve, dhe të gjithë atyre që shkruajnë me tepri *pa bërë* kurrë asgjë. Sigurisht që ata nuk munden as ta kuptojnë dhe as ta pranojnë moralisht formën tjetër të liberalizmit, parimin pirat të tregtisë së lirë me filozofinë e tij secili-për-vete. Ata thjesht nuk e kanë kapur kurrë lidhjen mes konceptit abstrakt të individit të pavarur dhe zbatimit praktik të këtij koncepti në zyrat e kompanive të mëdha industriale dhe tregtare. Ja përse liberalizmi i bursës Gjermane e mori profesorin Gjerman në vagonin e vet. E ka çuar në mbledhje politike për të folur dhe kuvenduar. E ka ulur në karrigen e redaktorit, ku me mendjemprehtësi filozofike ka shkruar artikuj të thelluar njëri pas tjetrit, duke i përçuar një publiku naiv (për të cilin gazeta e ka zëvendësuar Biblën qëkur si burim të së vërtetës) opinione politike që mbahen në këmbë vetëm për llogari të biznesit. E ka çuar në kuvendin legjislativ që të thotë "Po" dhe "Si urdhëron" për t'u siguruar krijimin e gjithnjë e më shumë mundësive për ryshfet dhe pirateri interesave të veta tregtare, që kurrë nuk e vranë mendjen për teori dhe kushtetuta.

Ky liberalizëm Anglo-Gjerman sot ushtron kontroll në stil biznesi mbi praktikisht të gjitha gazetat kryesore Gjermane, mbi të gjithë klasën e edukuar, dhe partinë liberale. Mirëpo profesorët nuk janë të vetëdijshëm për këtë. Në Angli liberali është i tillë fund e krye; ai është i lirë etikisht, dhe për këtë arsye i lirë edhe ekonomikisht, dhe është i mirëvetëdijshëm për lidhjen. Liberali Gjerman ka dy personalitete të veçanta, njërin etik dhe tjetrin tregtar. Njëri personalitet mendon, tjetri vepron dhe kontrollon; vetëm i dyti është i vetëdijshëm për këtë lidhje të dyanshme – dhe i duket shumë e çuditshme [114].

Dhe kështu në botën moderne gjejmë dy parime të mëdha ekonomike kundër njëri-tjetrit. Vikingu është bërë tregtar-i-lirë; kalorësi Teuton sot është zyrtar administrativ. Paqtim nuk mund të ketë. Secili prej këtyre parimeve shpallet

[114] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 402.

nga një popull Gjerman, njerëz Faustianë *par excellence*[115]. Asnjëri nuk do të pranojë kufizim të vullnetit të vet, dhe asnjëri nuk do të kënaqet derisa e gjithë bota t'i jetë dorëzuar idesë së tij vetiake. Duke qenë punët kështu, do të ketë luftë derisa njëra palë të arrijë fitoren përfundimtare. A do të jetë ekonomia botërore shfrytëzim botëror, apo organizim botëror? A do të jenë Çezarët e perandorisë që po vjen miliarderë apo administratorë të përgjithshëm? A do t'i nënshtrohet popullata e botës, sa kohë që qëndron në këmbë kjo perandori e civilizimit Faustian, karteleve dhe trusteve, apo njerëzve si ata që përfytyrohen në faqet e fundit të Pjesës II të *Faustit* të Gëtes? Me të vërtetë, destini i botës po qëndron pezull.

Mendimi ekonomik Francez ka qenë po aq provincial sa ai i Rilindjes. Provincializmi është karakteristikë e sistemit tregtar të Lugjit XIV, e shkollës fiziokratike të Tyrgosë[116] gjatë Iluminizmit, por gjithashtu edhe e planifikimit socialist të Furiesë[117], që synonte ndarjen e "shoqërisë" në njësi të vogla ekonomike të quajtura "falansteri" (referojuni romaneve të fundit të Zolasë). Vetëm tre popuj të vërtetë Faustianë zotërojnë shtysën e brendshme për të krijuar një sistem ekonomik mbarëbotëror. Spanjollët kalorsiakë bënë një përpjekje kur i bashkëngjitën perandorisë së tyre Botën e Re. Si ushtarë të vërtetë ata u vetëpërmbajtën së teorizuari për ekspansionin e tyre ekonomik, mirëpo duke zgjeruar horizontet gjeografike dhe politike ata hapën rrugën për një lloj të ri mendimi ekonomik.

I pari vend që formuloi një teori për veprimtarinë e tij ekonomike ishte Anglia, që krijoi konceptin e "ekonomisë politike" për të shpjeguar praktikën e saj të shfrytëzimit mbarëbotëror. Si tregtarë të mençur Anglezët e kuptuan fuqinë e fjalës së shkruar mbi kombin më të ndikueshëm nga librat të të gjitha kohërave. Ata e bindën kombin e tyre se interesat e piratëve të tij ishin ato të së gjithë botës. Ata e kombinuan me sukses konceptin e lirisë me atë të tregtisë së lirë.

Të tretit dhe të fundit prej këtyre popujve Faustianë, njësoj si Spanjollët një komb i vërtetë ushtarak, i mungonte mendjemprehtësia e Anglezëve. Me ndihmën e filozofisë shpirtërore Gjermane të idealizmit arritjet e Prusisë në sferën e saj ekonomike në teori morën emrin e lartë të socializmit. Mirëpo krijuesit e jetës ekonomike Prusiane nuk qenë në gjendje ta kuptonin krijimin e tyre në formë teorike. Prej kësaj lindi një konflikt i hidhur mes dy grupeve që nuk kishin pse të ishin armiq: i pari me teoricienë, dhe i dyti me njerëz që drejtonin çështje praktike. Tani kemi mbërritur në fazën kur është e

[115] sh.s. *par excellence* – Frëngjisht – më të shkëlqyer.
[116] sh.s. Jacques Turgot, 1727–1781, Baron i Olnë, ekonomist dhe shtetar Francez, promovues i hershëm i liberalizmit ekonomik. Fiziokracia – teori e shekullit të tetëmbëdhjetë që besonte se pasuria e kombeve varej vetëm nga vlera e tokës bujqësore.
[117] sh.s. Charles Fourier, 1772–1837, filozof dhe mendimtar i hershëm socialist Francez, një nga themeluesit e socializmit utopik.

domosdoshme që secila palë të bjerë dakord me tjetrën dhe të pranojë detyrat me të cilat përballen të dyja.

A do ta sundojnë botën kapitalistët apo socialistët? Kjo gjë nuk mund të vendoset nga përballja mes dy vendeve. Ajo është bërë çështje e brendshme e çdo vendi të botës. Sapo të ulen armët kundër vendeve të huaja, ato do të ngrihen përsëri për luftë civile. Sot çdo vend ka një parti ekonomike Angleze dhe një Prusiane. Dhe kur klasat dhe fraksionet të jenë lodhur nga lufta, individët kryetipa do ta vazhdojnë atë në emër të parimit. Në vazhdën e konflikteve të mëdha të epokës Klasike mes parimeve Apolloniane dhe Dionisiane, Lufta Peloponeziane u zhvillua nga një luftë mes Athinës dhe Spartës në një luftë mes oligarkisë dhe popullit në të gjitha qytetet. Për të mbërritur te vendimet e marra në betejat e Filipisë dhe Aktiumit [118] u desh të luftohej që nga koha e Grakëve [119], duke e larë Forumin Romak me gjak. Në botën Kineze luftrat korresponduese mes Perandorive Cin dhe Cu, mes filozofive *tao* dhe *li*, zgjatën për një shekull. Në Egjypt, enigma të mëdha të po këtij lloji fshihen pas misterit të periudhës Hiksos [120], hegjemonisë së barbarëve nga lindja. A i thirri kush ata, apo erdhën vetë kur panë se Egjyptianët ishin sfilitur dëshpërimisht nga lufta civile? A do t'i japë bota Perëndimore të njëjtin rol Rusëve? Pacifistët tanë të kotë mund të flasin sa të duan për paqtim mes kombeve; idetë ata nuk mund t'i paqtojnë kurrë. Shpirti Viking dhe shpirti i Kalorësve do të luftojnë deri në fund, edhe pse bota mund të rraskapitet dhe të bëhet copash nga gjakderdhja e këtij shekulli [121].

17.

Kjo na sjell në aspektin politik të antitezës Anglo-Prusiane. Politika është përmasa më e lartë dhe më e fuqishme e të gjithë ekzistencës historike. Historia e botës është historia e shteteve; historia e shteteve është historia e luftrave [122]. Idetë, kur trysnojnë për vendimmarrje, marrin formën e njësive politike: atë të shteteve, popujve, dhe partive. Për ato luftohet me armë dhe jo me fjalë. Lufta ekonomike kthehet në luftë të armatosur mes shteteve të ndryshme ose brenda tyre. Bashkësitë fetare të tilla si Judaizmi dhe Islami, Hygenotët dhe Mormonët, sillen si shtete të veçanta kur vihet në diskutim ekzistenca apo suksesi i tyre. Çdo gjë që fillon nga thelbi i shpirtit për t'u bërë

---

[118] sh.s. Beteja e Aktiumit (31 p.e.s.) ishte beteja detare - në detin Jon - në të cilën forcat e Oktavianit mposhtën përfundimisht forcat e Mark Antonit dhe Kleopatrës, dhe konsiderohet si fillimi i Perandorisë Romake.

[119] sh.s. Vëllezërit Grakus –*Tiberius* dhe *Gaius Graccus* – Tribunë të krahut të plebenjve në Romën e fund-shekullit II p.e.s.. Në vitin 133 p.e.s. Tiberius Graku nxiti një reformë agrare dhe nëpërmjet Tribunëve miratoi dhe zbatoi një ligj, pa i përfillur procedurat, që ua merrte tokat pronarëve të mëdhenj dhe ua jepte qytetarëve të varfër – arsye për të cilën u vra nga senatorët kundërshtarë, njësoj si edhe Gaius Grakus 10 vite më vonë.

[120] sh.s. Hiksos – "sundues të tokave të huaja" – referuar periudhës së mbretërve të Dinastisë së Pesëmbëdhjetë të Egjyptit, 1650–1550 p.e.s..

[121] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 414.

[122] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 361, f. 416.

njeri apo krijim njerëzor kërkon një sakrificë njerëzore në kthim. Idetë që janë bërë gjak kërkojnë gjak. Lufta është shtegu i përjetshëm i ekzistencës së lartë njerëzore, dhe shtetet ekzistojnë për hir të saj; ato janë shenja gatishmërie për luftë. Dhe nëse një njerëzi e lodhur dhe gjakshteruar do të dëshironte t'i jepte fund luftës, si qytetarët e botës Klasike gjatë shekujve të saj të fundit, si Indianët dhe Kinezët sot, ajo vetëm sa do të ndryshonte rolin e atij që bën luftë me atë të një objekti për të cilin dhe me të cilin bëjnë luftë të tjerët. Edhe po të arrihej një harmoni Faustiane universale, kryetipat e llojit të Çezarëve të vonë të Romës, Kinës, apo Egjyptit, do ta vazhdonin luftën mes tyre për këtë Perandori – për zotërimin e saj, nëse forma e saj përfundimtare do të ishte kapitaliste; për rangun më të lartë, nëse do të ishte socialiste.

Pjesë përbërëse e pandashme e çdo prirjeje politike është gjithsesi populli që e ka krijuar atë prirje, ai që e ka atë në gjak, i vetmi që është i aftë ta mishërojë. Parë në vetvete, prirja politike është koncept i zbrazët. "Gjuhën" e saj mund ta flasë kushdo. Mirëpo askush nuk mund ta rikrijojë atë dhe t'i japë të njëjtën vërtetësi të natyrshme. Në politikë si dhe në gjëra të tjera nuk ka zgjedhje. Çdo kulturë dhe çdo popull i veçantë brenda një kulture i rregullon punët e veta dhe e përmbush destinin e tij sipas disa prirjeve që janë të lindura dhe në thelb të pandryshueshme. Debati filozofik për "monarki" apo "republikë" është vetëm një zënkë fjalësh. Forma monarkiste e një qeverie *an sich* është një koncept po aq jorealist sa formimi i reve në qiell *an sich*[123]. "Republika" e antikitetit Klasik dhe "republika" Europiano-Perëndimore janë dy gjëra jashtëzakonisht të ndryshme. Kuptimi përfundimtar i krizave të mëdha politike është diçka më shumë sesa vetëm ndryshim i formës së qeverisjes. Kur kriza ulëret për "monarki" apo "republikë", kjo nuk është asgjë më tepër se vetëm një ulërimë, një emër, fjalëkyçi i një skene melodramatike, edhe pse kjo është e vetmja gjë që mund të kuptojnë shumica e njerëzve të një epoke të caktuar dhe prej së cilës mund të frymëzohen. Në realitet, me kalimin e çasteve të tilla ekzaltimi, populli do të kthehet përsëri në prirjen e vet politike, thelbi i së cilës është pothuajse i pamundur për t'u shprehur në gjuhë popullore. Instinktet e një race të fortë janë kaq këmbëngulëse sa do të përballen vendosmërisht me çfarëdolloj forme qeverisjeje që do t'i dalë në shtegun e vet prej aksidenteve historike, dhe do ta ndryshojnë atë formë për qëllimet e veta. Dhe kur të ndodhë kjo askush nuk do ta kuptojë se drejtimi politik u realizua vetëm me fjalë. Forma e vërtetë politike e çdo vendi nuk gjendet në fjalët e kushtetutës së tij; në të vërtetë gjendet te ligjet e pashkruara dhe të pavetëdijshme sipas të cilave zbatohet ajo kushtetutë. Pa referencë ndaj një kombi të caktuar, fjalët "republikë", "parlamentarizëm", dhe "demokraci" janë te pakuptimta.

Në këtë mënyrë, "forma parlamentare e qeverisjes" është fenomen specifik Anglez, i papërfytyrueshëm përveçse si prodhim i karakterit Viking të Anglezit, pozitës së tyre ishullore, dhe një proçesi të gjatë me shekuj në të cilin kanë kombinuar një metodë të veçantë të të bërit tregti me një etikë shoqërore të kompletuar. Është e kotë të përpiqesh ta imitosh. "Parlamentarizmi" në

[123] sh.s. An sich – Gjermanisht – në vetvete, vetvetiu.

Gjermani është ose absurditet, ose tradhëti. Anglia ia ka dalë t'i helmojë me sukses të gjitha ato vende të cilëve u ka ofruar "ilaçin" e formës së vet të qeverisjes. Dhe në të kundërt: nëse zhvillimi përfundimtar i civilizimit Perëndimor, që do të thotë i civilizimit të të gjithë botës së sotme, do ta bënte këtë formë qeverisjeje të pamundur, Anglia sigurisht që do ta humbte efektshmërinë e saj politike si komb. Socializmi Anglez do të bënte tradhti po të përpiqej ta shfuqizonte parlamentin. Sepse Anglia është shoqëri e lirë e individëve privatë, të cilëve pozita ishullore u ka bërë të mundur ta heqin qafe "shtetin" dhe ta zëvendësojnë atë me idenë e një vargu luftrash krejt formale, që zgjatën deri më 1916 dhe u luftuan nga ushtarë dhe detarë të marrë me qera nga vende të huaja. Ky parlamentarizëm i pashtet kërkon një sistem të rreptë dy-partiak, në të cilin dy partitë të jenë të lidhura me njëra-tjetrën në mënyrë shumë speciale për sa i përket organizimit, praktikës, interesave, temperamentit, zakoneve, dhe shpirtit.

Ato që Anglezët i quajnë "parti" – fjala nënkupton gjëra të ndryshme në vende të ndryshme – filluan si grupe fisnikërie, që u ndanë gjatë revolucionit të 1642-shit dhe sidomos gjatë atij të 1688-s sipas linjave të besimeve Anglikane dhe Puritane. Kjo sigurisht nënkupton se motivi bazë i ndarjes së tyre ishte një ndryshim në botëkuptimin etik. Paraardhësit e tyre, Nordikët lundërtarë për të cilët lexojmë në sagat Islandeze, u dhanë prirje të ndryshme çdo grupi të ri. Torët trashëguan krenarinë e gjakut fisnik, respektin e tyre aristokratik për autoritetin e trashëguar, për pronën e patundshme, për arritje ushtarake dhe konflikt të përgjakshëm. Tek Uigët mund të dallojmë kënaqësinë e Nordikut në pirateri dhe plaçkitje, rendjen pas triumfeve të lehta dhe të shpejta që sjellin plaçkë të madhe, dhe vlerësimin e tij për dinakërinë dhe mençurinë në vend të forcës fizike. Anglezi i sotëm, imperialist dhe tregtar-i-lirë, është prodhimi i fundit i një proçesi të gjatë me shekuj përmes të cilëve këto prirje Nordike janë mprehur dhe rafinuar, duke rezultuar në një mbarështim gjithnjë e më të kujdesshëm brenda klasës që sundon sot. Demokratizimi i Anglisë në shekullin e nëntëmbëdhjetë ishte i tillë vetëm në dukje; në realitet, njësoj si në Prusi, vendi vazhdoi të udhëhiqej nga një pakicë që zotëronte aftësi të larta dhe të uniformizuara për veprim praktik. Ushtrimi sublim i këtij vullneti dhe talenti praktik vazhdoi deri në fundin e luftës që sapo lamë pas.

Biznesi – në kuptim piraterik – është thelbi dhe tërësia e kësaj politike, paçka nëse për momentin drejtojnë Torët apo Uigët. Që të dy tipat sigurisht janë së pari dhe mbi të gjitha *gentlemen*, anëtarë të së njëjtës shoqëri të lartë, me të njëjtin uniformitet të admirueshëm për çështjet shoqërore. Kjo u bën të mundur Anglezëve, edhe pse hera herës mund të përfshihen në armiqësi të hidhura mes njëri-tjetrit, që të zgjidhin mosmarrëveshje të mëdha vetëm me anë të bisedave private apo letërkëmbimit privat. Kështu ata arrijnë të zgjidhin shumë gjëra vetëm në bazë të qëllimit që justifikon mjetet. Në çfarëdo vendi tjetër mosmarrëveshje të tilla do të ngecnin në zhurmën e turmave të ngathëta të asambleve legjislative popullore. Udhëheqësi partiak Anglez merret me punët e kombit të vet si individ privat. Kur arrin sukses politik ai deklaron se pas politikave të veta ishte "Anglia". Kur politikat e tij, edhe pse të suksesshme,

përfshijnë gjëra që janë të turpshme diplomatikisht apo moralisht, ai jep dorëheqjen, pas së cilës i gjithë kombi e qorton me ashpërsi puritane për mungesën e taktit, dhe duke duartrokitur për dorëheqjen i flak tej pasojat e pakëndshme të veprimeve të tij. Dhe e tërë kjo teksa i gjithë kombi falenderon Zotin për hirin që i dha Anglisë me punën e suksesshme të këtij politikani.

Kjo përqasje është e mundur vetëm nëse të dyja partitë janë me një mendje për gjërat thelbësore. Është e vërtetë që qenë Torët ata që sollën rënien e Napoleonit dhe e çuan atë në Shën Helenë pasi pati përhapur idetë e Uigëve në Kontinent. Mirëpo Foksi [124] nuk qe aspak kundërshtar pa kushte i luftës me Napoleonin. Dhe kur më 1815 Robert Pili udhëhoqi sistemin e tregtisë-së-lirë të Kobdenit drejt fitores përfundimtare [125], duke parapëlqyer kështu nënshtrimin ekonomik të botës në vend të shndërrimit të saj në një protektorat ushtarak, Torët i dalluan menjëherë disa prej parimeve të veta në sistemin e Uigëve. Luftën Botërore e shkaktoi politika e Torëve gjatë mbretërimit të Eduardit VII; megjithatë Uigët, kundërshtarë të luftës, e pranuan në heshtje mundësinë e saj duke mirëpritur në radhët e tyre "imperialistë liberalë".

Kjo lloj veprimtarie është "parlamentarizëm" i vërtetë, dhe jo fasadat e kota dhe të paefektshme që konsiderohen sot si "parlamentarizëm" në Gjermani, të tilla si shpërndarja e portofoleve të ministrive te kryetarët e partive apo ekspozimi i proçeseve parlamentare ndaj publikut më të gjerë të mundshëm. Në sistemin Britanik, vendimet përfundimtare të udhëheqësve të partive janë sekret edhe për vetë shumicën parlamentare. Veprimtaritë publike të dukshme të politikanëve janë *fable convenue* [126], dhe takti i shkëlqyer me të cilin kujdesen që të dyja partitë për të mbajtur në këmbë iluzionin e "qeverisjes nga populli" ruhet me rreptësi në përpjesëtim të kundërt me kuptimin e vërtetë të këtij termi.

Ideja se partitë, sidomos partitë Angleze, janë më së shumti pjesë të popullit është absurditet diletant. Në botën reale nuk ka gjëra të tilla si qeverisje popullore apo qeverisje nga populli, përveçse në njësi të vogla politike të përbëra prej pak fshatrave. Vetëm liberalët e pashpresë Gjermanë kapen akoma pas këtij koncepti. Në të gjitha vendet ku ka depërtuar sistemi politik Anglez qeverisja në të vërtetë gjendet në duart e një grushti njerëzish, që e ushtrojnë pushtetin brenda partive me arbitraritet diktatorial në bazë të përvojës së tyre, vullnetit superior, dhe aftësive taktike personale.

Rrjedhimisht ngrihen disa pyetje për marrëdhënien mes popullit dhe partive. Çfarë kuptimi mund të kenë zgjedhjet në kombet Perëndimore moderne? Kush zgjedh? Dhe cilin apo çfarë zgjedh? Kuptimi i sistemit Anglez është që populli zgjedh një *parti*, dhe jo thjesht një përfaqësues të vullnetit dhe qëndrimeve të

---

[124] sh.s. Charles James Fox, 1749–1806, politikan i rëndësishëm Britanik i partisë Uig.

[125] sh.s. Robert Peel, 1788–1850, shtetar konservator Britanik, dy herë Kryeministër i Mbretërisë së Bashkuar. Richard Cobden, 1804–1865, politikan radikal dhe liberal Anglez, mbështetës i tregtisë së lirë.

[126] sh.s. fable convenue – Frëngjisht – fabul me dakordësi.

tij, sepse këto ku më shumë e ku më pak ndikohen në çdo rast nga udhëheqja e partisë. Partitë janë institucione të vjetra dhe të mirë-stabilizuara, biznesi i të cilave është drejtimi i çështjeve politike të të gjithë kombit Anglez. Individi Anglez e kupton prakticitetin e një institucioni të tillë, dhe nga zgjedhja në zgjedhje ai mbështet atë parti synimet e shpallura të së cilës janë më afër interesave dhe qëndrimeve të tij. Ai gjithashtu e kupton parëndësinë e individit "përfaqësues" që është emëruar nga partia krejt arbitrarisht. Në fakt fraza "bagëti votuese" i shkon për shtat përfaqësuesit të nivelit mesatar më mirë sesa vetë masës votuese. Fakti që punëtorët Anglezë kanë votuar shpesh për një punëdhënës të emëruar nga njëra prej partive të vjetra në vend se për një koleg të tyre punëtor, flet vetë. Në çdo rast, pas një vlerësimi të kthjellët të situatës, ata e kanë parë më me leverdi të votojnë kështu. Në Amerikë, ku pas sistemit nuk qëndron më Anglezi i vërtetë, partitë e kanë bërë zakon t'i japin një dorë premtimesh popullit, dhe një tjetër trusteve që u mbushin arkat me para; të parat bëhen publike, të dytat mbahen sekret.

18.

Tani kemi mbërritur te pyetja vendimtare, atë se si paguhet puna e politikanit në vendet që kanë formë parlamentare të qeverisjes. Entuziastët naivë të demokracisë thjesht nuk e shohin se në ditët dhe epokën e sotme, kur të gjithë popujt, me apo pa vullnetin e tyre, udhëhiqen nga politika e interesave tregtare dhe financiare, ajo që vendos nuk është fryma e kushtetutës por fryma shumë më e rëndësishme e zbatimit të saj në praktikë. Entuziastët e padjallëzuar ndoshta mendojnë në terma rrogash të përfaqësuesve, por kjo është gjë pa rëndësi. Ndryshe nga monarkët e epokës Baroke që i shpenzonin të ardhurat e shtetit si ta shihnin të arsyeshme, partitë politike moderne vetëm sa i administrojnë dhe i shpërndajnë këto fonde. Në këtë situatë, është vetëm çështje leverdie llogarish nëse biznesi i madh do të vendosë të kontrollojë elektoratin, përfaqësuesit, apo vetë udhëheqjen e partisë. E para e këtyre zgjedhjeve përputhet me modelin e parlamentarizmit Anglez, dhe në shekullin e tetëmbëdhjetë u praktikua në shkallë të gjerë si blerje votash. Me kalimin e kohës kjo metodë u vjetërua. Torët dhe Uigët e grupeve të shtresës së lartë dhe me qëndrime shoqërore të përcaktuara qartë sot janë zëdhënës të interesave tërësisht tregtare, dhe sponsorët e tyre ndryshojnë vetëm me raste sipas formës dhe arsyetimit moral më premtues në lidhje me një sipërmarrje të caktuar. Grupet e interesit dikur të ndara janë bashkuar gradualisht nën hijen e partive të demokratizuara.

Në Francën anarkiste, ku emrin e partive e morën klubet dhe shoqëritë private me numra dhe fuqi që ndryshonin rrufeshëm, zakoni ka qenë që të paguheshin përfaqësuesit, me para në dorë apo me mënyra të tjera më të rafinuara. Përfaqësuesit socialistë janë po aq mirëpritës ndaj këtyre teknikave sa gjithë të tjerët. Shumë shpesh Francezi i futet karrierës politike me sigurinë se pas pak vitesh do të mund të blejë një kështjellë.

Në Gjermani, ku partitë i përqasen popullit me programe ideologjike, liberalizmit i është dashur t'i bëjë favore tregut të bursës, ndërsa industria e rëndë ka marrë kontrollin e krahut nacionalist. Industria e rëndë dhe tregu i bursës janë ato që paguajnë propagandën politike dhe favoret e shtypit (pjesërisht me anë të reklamave). Nëse Kushtetuta e Vajmarit mbetet në fuqi edhe për pak vite, karriget e përfaqësuesve që favorizojnë interesa specifike biznesi do të nxirren në shitje si çdo lloj malli tjetër. Fillimet e të tilla praktikave u vunë re që në zgjedhjet e para të Asamblesë së Vajmarit.

Që demokracia dhe zgjedhjet e përgjithshme janë mjete të besuara të kapitalizmit është provuar në të gjitha vendet që i kanë përshtatur këto metoda sipas modelit Anglez. Teksa profesori liberal brohoret Kushtetutën e Vajmarit si përmbushje të ëndrrave të veta, kapitalisti liberal e mirëpret atë si rrugën më të thjeshtë dhe me gjasë me çmimin më të ulët të nënshtrimit të politikës nga zyra e biznesit dhe të shtetit nga batakçinjtë.

E gjitha kjo karakterizon hegjemoninë e shpirtit Viking mbi civilizimin Perëndimor, që deri më tani ka qenë më së shumti civilizim Anglez. Ky parlamentarizëm Anglez në thelb i patransferueshëm e ka pushtuar Kontinentin dhe gradualisht të gjithë botën në formën e "kushtetutave". E ka bërë kriticizmin e qeverisë në detyrë pjesë përbërëse të vetë qeverisjes. Mirëpo karakteri i pashtet i qeverisjes që u zhvillua në shoqërinë Angleze u ka dhënë një prirje të fortë anti-shtet të gjitha kushtetutave të reja që u bazuan në modelin Anglez. Nga njëra anë rezultati ka qenë krijimi i pseudo-partive që janë përpjekur më kot me metodën Angleze të vënies së pushtetit ekzekutiv në duart e kryetarëve të partive. Nga ana tjetër në skenë është shfaqur "opozita", por është një opozitë shkatërruese në vend se ndihmuese për shkak të fërkimit të vazhdueshëm mes grupit në pushtet dhe parimit partiak, apo mes vetë partive si pasojë e ndryshimeve të thella në konceptet e tyre për privilegjet partiake. Po të kishte jetuar më gjatë Miraboi, mendja më e mençur e Francës në kohën kur ajo iu dorëzua idesë Vikinge, ai do të ishte kthyer me siguri te absolutizmi për ta shpëtuar vendin e vet nga pseudo-parlamentarizmi i klubeve sovrane. Fjala *intrigue* e shpreh më së miri frymën që fut francezi anarkist në çdo formë qeverisjeje që i shkon për shtat mënyrës së tij të jetesës, në vend të taktikave metodike të anglezit. Si rrjedhim, forma më e praktikuar e anarkisë që është ngjitur në pushtet herë pas here në Francë, me sukses spektakolar por të shkurtër, ka qenë një lloj despotizmi i çastit. Ky është rasti i Mazarinit dhe Risheliesë [127], dhe qysh prej 1789-s ka qenë ideali edhe i klubeve politike më të vogla. Shprehja e saj më klasike ishte diktatura e një ushtari të huaj, Napoleonit.

[127] sh.s. Jules Mazarin, 1602–1661, kardinal, diplomat, dhe politikan Italian që shërbeu si kryeministër i Francës nën Luigjin XIII dhe Luigjin XIV. Armand Jean du Plessis, Duka i Richelieu, 1585–1642, kardinal dhe kryeministër i Francës.

Makiaveli, mes rrëmujës së politikës së Rilindjes, i vari shpresat te Çezare Borxhia [128] për të arritur diçka të ngjashme. Nga të gjithë kombet e mëdha Perëndimore, Franca dhe Italia nuk kanë sjellë asnjë ide politike të vetme. Shteti i Luigjit XIV, njësoj si perandoria e Napoleonit, ishte një incident i izoluar, dhe jo sistem i qëndrueshëm. Si formë organike e aftë për zhvillim, monarkia absolute e periudhës Baroke ishte krijim Habzburg, dhe jo Burbon. Nga Filipi II te Meterniku [129], shtëpia e Habzburgëve krijoi stilin e praktikave qeveritare të pothuajse të gjithë oborreve mbretërore dhe kabineteve; oborri i *roi soleil* [130] bënte përshtypje vetëm me veshje dhe ceremoni. Provë për këtë është vetë stili tepër Rilindas i paraqitjes së Napoleonit. Vetëm në Firence dhe Paris mund të ndodhte që një ushtarak i suksesshëm të luante një rol kaq jo-tradicional dhe të arrinte të krijonte një formë shtetërore sa fantastike aq edhe kalimtare. Në fakt Franca nuk kishte një sistem të mirëfilltë qeverisjeje. Rusoi, teoricieni i anarkisë politike, e nxorri konceptin e tij të kontratës sociale nga "shoqëria" e mirë-stabilizuar Angleze, që funksiononte politikisht me vetëbesim instinktiv absolut. Ideja e kontratës sociale në fund të fundit kërkonte diktaturë, si mjet i herëpashershëm dhe arbitrar për të shpëtuar shoqërinë nga rrëmuja e vullneteve individuale. Në rast të një Revolucioni, Napoleoni do të ishte bërë kryeministër në Angli, kryegjeneral në Prusi, dhe të dyja bashkë në Spanjë – dhe në të gjitha rastet me fuqi të plotë diktatoriale. Vetëm në Francë dhe Itali mund të konceptohej me rrobat e Karlit të Madh.

Ndërsa në Prusi kishte shtet të vërtetë dhe në kuptimin më kërkues të fjalës. Thënë troç: në Prusi nuk kishte individë privatë. Çdo person që jetonte në këtë sistem që funksiononte me saktësinë e një makine preçize ishte pjesë përbërëse e tij. Kjo ishte arsyeja që detyra e administrimit nuk mund t'i jepej individëve privatë, siç e përshkruan sistemi parlamentar. Administrimi i fondeve publike ishte funksion shtetëror, dhe politikanët përgjegjës për të ishin zyrtarët e shtetit, shërbyesit publikë. Në Angli biznesi dhe politika qenë sinonime; në Francë politikanët profesionistë që hynë si mizëri në zyrat publike sipas kushtetutës u katandisën në mëditës të interesave të biznesit. Në Prusi politikani tipik profesionist ka qenë gjithmonë figurë e përbuzur.

Prandaj dhe kur në shekullin e nëntëmbëdhjetë demokratizimi i qeverisjes u bë i pashmangshëm, prirja Angleze duhej të shmangej sepse ishte kundër stilit Prusian. Këtu demokracia nuk mund të kishte kuptimin e lirisë private, sepse kjo do të ishte e barazvlefshme me dhënien e një liçense tregtare, dhe do të

---

[128] sh.s. Cesare Borgia, 1475–1507, kardinal dhe *condottiero* Italian me origjinë Aragoneze (Spanjolle), lufta e të cilit për pushtet frymëzoi veprën "Princi" të Nikola Makiavelit – vepër që iu dedikua personalisht.

[129] sh.s. Filipi II, 1527–1598, mbret i Spanjës, Portugalisë, Napolit dhe Siçilisë, sundues i Vendeve të Ulëta, dhe dukë i Milanos. Gjatë mbretërimit të tij u arrit pushtimi i Perandorisë Inkase dhe Filipineve, ndërsa Spanja kapi majën e ndikimit dhe fuqisë së saj. Klemens von Metternich, 1773–1859, ministër i jashtëm i Perandorisë Austriake nga 1809 dhe më vonë edhe Kryeministër i saj nga 1820 deri më 1848. Figurë qëndrore e diplomacisë Europiane për tre dekada.

[130] sh.s. *roi soleil* – Frëngjisht – mbreti diell, referuar mbretit francez Luigj XIV.

kishte çuar në një formë private të politikës që e përdor shtetin si mjet. Ideali kalorsiak "të gjithë për të gjithë" iu nënshtrua një riinterpretimi modern – por jo në kuptimin e formimit të partive që u përqasen masave çdo pak vite, duke u dhënë atyre ose privilegjin e votimit të një kandidati të emëruar nga partitë, ose atë të mosvotimit, ndërsa vetë partitë, kur janë në "opozitë", përzihen me punët e qeverisë vend e pa vend. Në vend të kësaj në Prusi parimi "të gjithë për të gjithë" mori formën e përcaktimit preçiz të masave të komandës dhe bindjes për çdo qytetar, në varësi të aftësive të tij praktike, morale dhe intelektuale. Që do të thotë se çdo qytetari i caktohej një rang dhe shkallë përgjegjësie shumë personale që ishin të revokueshme si të çdo posti zyrtar.

Ky ishte *Rätesystem*, siç qe planifikuar një shekull më parë nga Baroni fon Shtajn [131]. Ishte një ide e vërtetë Prusiane, bazuar në parimet e përzgjedhjes, bashkë-përgjegjësisë dhe besnikërisë profesionale. Megjithatë me kalimin e kohës ai u imponua në një stil krejt Marksist dhe përfundoi në llumin e egoizmit klasor. Sot është pasqyrimi ekzakt i tablosë që i bëri Marksi klasës së kapitalistëve piratë Anglezë, Vikingëve që vepronin jashtë kufijve të kontrollit shtetëror. Është një sistem i tregtisë së lirë, fund e krye Anglez, vetëm se i kthyer përmbys: "shoqëria" janë klasat punonjëse. Ky është Bentami, jo Kanti.

Shtajni dhe këshilltarët e tij Kantianë menduan për organizim sipas grupeve të profesioneve. Në një vend ku puna duhet të ishte detyrë universale dhe vetë kuptimi i jetës, individët nuk do të dallonin nga pasuria por nga arritjet. Kështu Shtajni përfytyroi shoqëritë profesionale, të rregulluara sipas rëndësisë relative të çdo profesioni në funksion të së gjithë shoqërisë. Ai donte një hierarki përfaqësuese, të kryesuar nga një Këshill Shtetëror; mandatet e çdo niveli do të ishin të revokueshme në çdo kohë. Në planet e tij nuk kishte as organizime partish, as politikanë karriere, dhe as zgjedhje periodike. Për të qenë i sigurt, Shtajni nuk i përmendi kurrë këto mendime; fare mirë mund t'i kishte hedhur poshtë edhe hapur. Mirëpo në reformat që propozoi ato qenë të pranishme në mënyrë të heshtur, si fara të mbjella të një demokratizimi të ardhshëm të qeverisjes Prusiane në harmoni me instinktin Prusian, dhe jo atë Anglez apo Francez, dhe njëkohësisht të garancisë se për punët e sistemit të ri do të përzgjidheshin personalitetet e duhura. Shtetit të vërtetë i duhet një Këshill Shtetëror po aq sa makinës inxhinieri që e mirëmban. Nga ana tjetër, jo-shtetit i duhet një Këshill Privat, i përbërë nga parti të ndryshme, por i ndërtuar në mënyrë të ngjashme me Këshillin Shtetëror. Sigurisht, çdo parti duhet të jetë e gatshme të ketë ekipin e saj për qeverisjen e vendit. Në fakt Anglia ka *dy* "Këshilla të Punës", apo Këshilla të Kurorës, në vend se vetëm një – ky është kuptimi i parlamentarizmit [132]. Sistemi Prusian kërkon një këshill të vetëm me anëtarësi të qëndrueshme.

---

[131] sh.s. Heinrich Friedrich Karl Reichsfreiherr vom und zum Stein, i njohur më shumë me emrin Baroni Fom Shtajn, burrë shteti Prusian që ndërmori reformat që hapën rrugën për bashkimin e Gjermanisë. *Rätesystem* – Gjermanisht – Sistemi i Këshillëve.

[132] sh.a. Zgjedhësit nuk kanë as ndikimin më të vogël në përbërjen e këshillëve. E vetmja gjë që zgjedhin është se cili prej tyre do të qeverisë.

Mirëpo në vend të tij, nën ndikimin e ngjarjeve Napoleonike mbizotëroi admirimi për institucionet e stilit Anglez. Hardenbergu, Humboldi, dhe jo vetëm, qenë "Angleze" [133]. Ata i vunë veshin Shaftsbërit dhe Hjumit [134], jo Kantit. Megjithëse ishte thelbësore që reformat të fillonin nga brenda sistemit Prusian, në fakt ato u imponuan nga jashtë. I gjithë acarimi ynë politik i shekullit të nëntëmbëdhjetë, e gjithë shterpësia vrastare e sistemit tonë parlamentar, e gjithë mungesa e fuqisë njerëzore, ideve dhe arritjeve, i gjithë konflikti i vazhdueshëm mes fraksioneve armiqësore dhe trysnive të dhunshme, janë rezultat i drejtpërdrejtë i imponimit të një sistemi politik të rreptë dhe me thellësi të madhe njerëzore mbi një popull të talentuar për një sistem krejt tjetër – dhe po aq të rreptë dhe të thellë. Talenti i Vjetër Prusian për organizim e tregoi veten me guxim në të gjitha rastet kur u vu në provë në shkallë të gjerë – si në organizimin e sindikatave, karteleve, bashkimeve profesionale, dhe në fushën e mirëqenies shoqërore.

Mosinteresimi me të cilin u pritën zgjedhjet dhe debatet për të drejtën e votës, me gjithë përpjekjet e partive dhe të shtypit, tregojnë se sa i huaj është sistemi parlamentar për popullin Prusian, dhe, që prej 1870-s, edhe për atë Gjerman. Kur Prusiani - apo Gjermani - ushtron të drejtën e tij të votës shumë shpesh ai e bën këtë vetëm si shprehje të një zemërimi të turbullt në stilin e vet. Në asnjë vend tjetër nuk kanë prodhuar një tablo kaq të rreme të frymës aktuale politike këto zgjedhje sipas stilit Anglez. Masat nuk janë mësuar dot kurrë me këtë teknikë të huaj "bashkëpunimi", dhe kurrë nuk do ta bëjnë. Kur Anglezi tregon mospërfillje ndaj punimeve parlamentare, ai e bën këtë me dijen se ai institucion do të bëjë më të mirën për të. Kur bën të njëjtën gjë Gjermani, e bën me një ndjenjë apatie të plotë. Për të i vetmi realitet është *die Regierung* [135]. Për ne parlamentarizmi do të jetë gjithmonë një konglomerat huazimesh.

Në Angli të dyja partitë qenë iniciatore sovrane dhe udhëheqëse të politikës prej një kohe të gjatë. Mirëpo Prusia kishte *shtet*, dhe partitë, që u krijuan për arsye të protokollit parlamentar, u bënë thjesht kritikë të shtetit, ndërsa në Angli funksioni i partive ishte zgjatim i drejtpërdrejtë i konfigurimit të një populli si njësi tregtare. Në Prusi, marrëdhënia mes qëllimit të sistemit dhe atij që ekzistonte në realitet, mes planit dhe efektit, mes partive në teori dhe praktikë, ishte e rreme që nga fillimi. Në Angli opozita është pjesë integrale e qeverisjes; ajo kryen një funksion bashkëplotësues. Opozita jonë është vetëm mohim, i vetë qeverisjes po aq sa dhe i partive të tjera. Heqja e monarkisë nuk e ka ndryshuar këtë aspak.

Është karakteristikë tipike e forcës së instinktit kombëtar që të dyja partitë që në veçanti mund të quhen Prusiane, Konservatorët dhe Socialistët, nuk i kanë humbur kurrë prirjet e tyre antiliberale dhe antiparlamentare. Në një kuptim më të lartë ato janë që të dyja socialiste, prandaj edhe u korrespondojnë shumë

[133] sh.s. Karl August von Hardenberg, 1750–1822, kryeministër i Prusisë. Wilhelm von Humboldt, 1767–1835, filozof, linguist, funksionar qeveritar dhe diplomat Prusian.
[134] sh.s. David Hume, 1711–1776, filozof i Iluminizmit, historian dhe ekonomist Skocez.
[135] sh.s. *die Regierung* – Gjermanisht – qeveria.

afër dy partive kapitaliste të Anglisë. Duke mos njohur as interesa private dhe as partiake si udhëheqëse të qeverisjes, ato ia kanë dorëzuar autoritetin e pakushtëzuar të gjithës, dhe udhëheqjen e individit interesit të përbashkët. Fakti që njëra prej këtyre partive flet për shtet monarkist ndërsa tjetra flet për masat punonjëse provohet të jetë vetëm një dallim fjalësh po të kemi parasysh se në vendin tonë punojnë *të gjithë*, dhe se vullneti i individit i nënshtrohet *kurdoherë* vullnetit të së gjithës. Nën presionin Anglez, të dyja këto parti qenë shtete brenda shtetit. Sipas bindjeve të veta ato ishin *vetë* shteti, dhe si rrjedhim nuk e shihnin të domosdoshme ekzistencën e partive të tjera përveç vetes. Mirëpo mjafton edhe kaq për ta zhvlerësuar qeverisjen parlamentare. Ato nuk i mohuan predikimet e tyre ushtarake; ato organizuan batalione të mirë-disiplinuara votuesish, të cilëve Konservatorët u dhanë oficerët më të mirë, ndërsa Socialistët ushtarët më të mirë. Ato u strukturuan sipas komandës dhe bindjes, dhe kjo ishte mënyra me të cilën e konceptuan shtetin *e tyre*, shtetin Hohencolern, shtetin e së ardhmes. Liria, në kuptimin "Anglez", kishte pak peshë si te njëra ashtu dhe te tjetra. Pavarësisht faktit të efektshmërisë së tyre në parlament ato ushqenin përbuzje të thellë për qëndrimin parlamentar Anglez, që e përcaktonte rangun shoqëror duke matur pasurinë. Të dyja partitë e përçmonin sistemin Prusian të votimeve me hierarkinë e vet acaruese të të pasurve dhe të varfërve – Konservatorët ndoshta disi më pak, por vetëm sepse e konsideronin të tolerueshëm si mjet të vlefshëm për qëllimet e tyre. Dhe megjithatë ato përbuznin çdo sistem votimesh sipas prirjes Angleze, sepse e dinin mirë që ai çon patjetër drejt plutokracisë. Kushdo që është i gatshëm të paguajë për një sistem të tillë një ditë do t'i mbledhë frytet e tij.

Përveç Konservatorëve dhe Socialistëve, Prusia kishte gjithashtu edhe partinë e saj të stilit Ultramontan Spanjoll, parti tradita shpirtërore e së cilës shtrihej pas deri në periudhën e hegjemonisë Habzburge dhe marrëveshjeve territoriale të Paqes së Vestfalisë. Kjo parti adhuron në fshehtësi Napoleonin si themelues të Konfederatës së Rinit. Taktikat e saj na sjellin ndër mend taktikat mjeshtërore të kabineteve diplomatike të Madridit dhe Vienës. Me mendjemprehtësinë dhe përvojën e Kundër-Reformimit ajo ia ka dalë me sukses t'i kontrollojë prirjet demokratike dhe proçedurat parlamentare për qëllimet e veta. Nuk përbuz asgjë – në fakt ia del të nxjerrë diçka në çdo rast. Dhe nuk duhet harruar edukimi socialist dhe disiplina e shpirtit Spanjoll, që njësoj si ai Prusian lindi te urdhërat kalorsiakë të periudhës Gotike, dhe mishëroi edhe para Prusianëve një parim universal me frazën "Fron dhe Altar".

Anglicizmi shpirtëror i Gjermanisë përfundoi në formën e një partie të dedikuar për përhapjen e parlamentarizmit me ethet e një *Weltanschauung*, si *Prinzip*, *Idée*, si *Ding an sich* [136]. Për këta njerëz Napoleoni ishte emisar i ideve libertariane. Ata ushtruan "bindje etike" në kohën kur Anglezët do të kishin ushtruar talentin dhe përvojën. Simboli i tyre është "këndvështrimi" politik. Kur bëhen bashkë tre liberalë formojnë një parti; kjo është ideja e tyre për individualizmin. Nuk do t'i bashkoheshin kurrë as edhe një klubi birrilash pa

[136] sh.s. Prinzip, Idée, Ding and sich – Gjermanisht – Parim, Ide, Diçka në vetvete.

prezantuar më parë një "amendim të statuteve" si pjesë të "programit". Nisur nga situata e pashtet që dominon çështjet publike në Angli, ata i xhindos çdo veprim autoritar i qeverisë. Edhe kur janë socialistë ata përsëri i urrejnë qëllimet e tij autoritariste.

Ky botëkuptim *bürgerliche*[137] është fenomen i veçantë Gjerman. Ai nuk duhet ngatërruar me *bourgeoisie* Franceze apo, ca më pak, me klasën e mesme Angleze. Atij nuk i shkon aspak për shtat stili i lartë i liberalizmit Anglez. *Quod licet Jovi non licet bovi*[138]. Poshtë *Bratenrock*-ut të liberalit Gjerman gjen një zemër që rreh akoma me ritmin e ngathët të *Reich*-ut të vjetër, të një shpirti që vajton realitetet e civilizimit modern. Këta liberalë librash kanë ngritur një stivë të tërë me shkrime për "transendencën" dhe "idealet" (treguar ndryshe në çdo libër), që pretendojnë të interpretojnë realitetin e ashpër të ideve Angleze. Pa idetë Angleze këta njerëz sigurisht do të ishin të pambrojtur përballë idealeve të vërteta Prusiane, që janë po aq të ashpra sa dhe joromantike. Ata janë të paaftë për organizim dhe si të tillë të parrezikshëm politikisht, mirëpo ata janë mobilizuar në një parti militante prej kastës tjetër të liberalëve Gjermanë, grupit që ka marrë vetëm njërin prej idealeve Angleze pa e kuptuar rëndësinë e thellë që ka ai në skemën Angleze: diktaturën ekonomike të pasurisë private. Liberalët tanë "Anglezë" e kanë kthyer partinë e tyre në një opozitë vrasëse që e gërryen dhe e dobëson ngadalë idenë socialiste Prusiane kurdoherë që ajo i zë rrugën biznesit të plotfuqishëm. Dhe së fundmi, ishte ky lloj liberalizmi që mobilizoi "Anglinë e brendshme" të partive tona që adhurojnë shumicën për të bërë revolucionin parlamentar të 1917-s, që duke përmbysur shtetin i dha fitoren përfundimtare "Anglisë së jashtme" dhe fuqive Aleate.

Liberalët tanë kërkojnë parlamentarizëm absolut jo se duan një shtet të lirë, por sepse nuk duan shtet aspak, dhe sepse janë po aq të vetëdijshëm sa kolegët e tyre Anglezë se veshja e kësaj rrobe të huaj nga një popull që ka dhuntinë e socializmit do ta bënte atë të paaftë për veprim. Ata e gjejnë veten më së miri te kozmopolitanizmi "mbikombëtar" i Mishelit Gjerman. Teksa mund ta tallin si qëllim politik, ia dinë mirë vlerën që ka si mjet. Ata ua sigurojnë me dëshirë profesorëve kozmopolitanë karriget akademike dhe kryeartikujt e gazetave "kulturore", dhe inkurajojnë parlamantarë amatorë që të merren me politikë nëpër faqe gazetash dhe salla asamblesh. Me këtë çift buajsh nën zgjedhë ata po e çojnë karron e tyre politike drejt kullës së Anglicizmit perfekt. Në Revolucionin Gjerman socializmi pësoi humbjen e tij më të hidhur; kundërshtarët e tij e detyruan t'i kthente armët vetes.

Pavarësisht të gjithave, këto dy parime të mëdha universale vazhdojnë ta kundërshtojnë njëri-tjetrin: diktatura e parasë apo e talentit organizativ, bota si plaçkë apo si shtet i vërtetë, pasuria apo autoriteti politik, suksesi apo mjeshtëria. Të dyja partitë socialiste Gjermane duhet të bashkohen kundër

[137] sh.s. Bürgerliche – Gjermanisht – borgjez.
[138] sh.s. Latinisht – Çfarë i lejohet Jupiterit nuk i lejohet edhe bagëtisë.

armikut të vetëm të idesë së tyre të përbashkët: Anglisë brenda nesh, kapitalizmit dhe liberalizmit parlamentar.

Monarki Socialiste [139] – sepse Socializmi autoritarist është monarkist. Pozicioni më i përgjegjshëm i këtij organizmi gjigant, me fjalët e Frederikut të Madh roli i "shërbyesit të parë të këtij shteti", nuk mund të braktiset në duart e ambicjes private. Le të shohim përpara drejt një kombi të bashkuar në të cilin gjithsecili e merr vendin e vet sipas rangut të tij socialist, talentit për vetëdisiplinim të vullnetshëm bazuar në bindjet e brendshme, aftësive të veta organizative, potencialit të punës, vetëdijes dhe energjisë, dhe gatishmërisë inteligjente për t'i shërbyer kauzës së përbashkët. Le të planifikojmë një mobilizim të përgjithshëm pune, që do të rezultojë në bashkësi profesionale të cilat do të administrojnë dhe në të njëjtën kohë do të udhëhiqen nga një këshill administrativ, dhe jo një parlament. Në një shtet ku gjithkush punon, qoftë oficer në ushtri, shërbyes civil, fermer, apo minator, emri i përshtatshëm për këtë trupë administrative mund të ishte "Këshill i Punës". Ky mendim është pjekur ngadalë në botën Faustiane dhe qysh atëherë ka mbarështuar tipin e njeriut të vet.

Kundër kësaj ideje është përfytyrimi kapitalist i një Republike Botërore – sepse Anglia *është* "republikë"; kjo fjalë sot nënkupton qeverisjen nga individë privatë të suksesshëm që mund të paguajnë për zgjedhjen dhe rrjedhimisht edhe për ndikimin. Republikanët Botërorë ëndërrojnë për një botë si fushë gjuetie për ata që duan të pasurohen dhe që kërkojnë për vete të drejtën e përfshirjes në luftim trup-më-trup. Me kohë Torët dhe Uigët, dy partitë kapitaliste, do të bashkohen kundër "Prusisë së brendshme" të socializmit, që sot në Angli nuk pretendon dot as mbështetjen e plotë të punëtorëve – duke qenë se puna në Ishujt Britanikë sigurisht quhet fatkeqësi. Kjo nënkupton se sistemi parlamentar do t'i nënshtrohet një ndryshimi struktural, sepse nuk mund të funksionojë me tre parti. Në Anglinë e hershme qenë të pasurit kundër të pasurve, një filozofi kundër një tjetre *brenda* klasës së lartë. Nga sot do të jenë të pasurit kundër të varfërve, Anglia kundër diçkaje tjetër.

Mirëpo kjo është njësoj si të themi se parlamentarizmi është një skemë politike që është konsumuar; për këtë nuk ka asnjë dyshim. Ishte në rënie qysh kur na e sollën këtu idiotët tanë Gjermanë. Epoka e tij më e mirë ishte para Bismarkut. Ishte një metodë e vjetër, e pjekur, e dallueshme, shumë e rafinuar, dhe për ta zotëruar plotësisht kërkonte gjithë taktin e *gentleman*-it aristokrat Anglez. Ajo kërkonte dakordësi thelbësore për një numër çështjesh të veçanta për të qenë të sigurt se "mirësjellja" nuk do të vihej në rrezik. Protokolli i debatit parlamentar i ngjante atij të një dueli mes dy fisnikësh. Njësoj si muzika e periudhës mes Bahut dhe Betovenit, ai bazohej në zotërimin mjeshtëror të parimeve formale. Sapo ky formalizëm u braktis muzika u bë barbare. Sot askush nuk është më në gjendje të shkruajë një fugë në stilin e vjetër si

[139] sh.a. Ishte Ferdinand Lasal që më 1862 në librin e tij "*Po tani?*" bëri thirrje për bashkimin e sindikatave të punës me monarkinë Prusiane për t'i bërë ballë liberalizmit dhe teorisë Angleze të shtetit të dobët si "roje nate".

kompozitorët klasikë. Po njësoj edhe me format në stil fuge të taktikave parlamentare. Njerëz vulgarë, çështje vulgare – dhe me kaq merr fund. Dueli kthehet në rrahje. Institucionet, ndjenja e taktit, dhe vëzhgimi i kujdesshëm i detajeve po vdesin bashkë me njerëzit e fundit të mbarështuar nga soji i vjetër. Parlamentarizmi i ri do të sjellë një luftë për ekzistencë të luftuar me metoda pothuajse aspak të civilizuara dhe me shumë më pak sukses. Marrëdhënia mes udhëheqësve dhe partive, dhe mes partive dhe masave, do të bëhet më e ashpër, më e hapur, dhe më e pacipë. Ky është fillimi i Çezarizmit [140]. Shenjat e mbërritjes së tij qenë të pranishme në zgjedhjet Angleze të 1918-s. As ne Gjermanët nuk mund t'i shmangemi. Është destini ynë, njësoj siç qe për Romën dhe Kinën, dhe në fakt për të gjitha Kulturat e pjekura. Mirëpo – miliarderë apo gjeneralë, bankierë apo shërbyes civilë të nivelit më të shkëlqyer? Kjo është pyetja e përjetshme.

[140] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 431.

# IV. MARKSI

## 19.

Përballja intensive dhe përfundimtare mes dy ideve Gjermanike sot ndikohet fuqishëm nga një faktor i një natyre krejt të ndryshme, problemi i punës. Nga njëra anë kemi një dualitet filozofik të llojit më shpirtëror, në përpjekjen drejt një zgjidhjeje që do t'i japë ekzistencës së njeriut Faustian prirjen e saj të unifikuar dhe përfundimtare. Nga ana tjetër kemi një gjendje emergjence fizike që kërkon ndryshime të kushteve praktike të jetës. Pra e para është çështje metafizike, ndërsa e dyta e ekonomisë politike. Ky është dallimi cilësor mes këtyre dy fenomeneve që duhet ta kemi parasysh.

Problemi i "shtresës së katërt" ngre krye në çdo kulturë gjatë shndërrimit të saj në civilizim [141]. Në Gjermani kjo filloi në shekullin e nëntëmbëdhjetë; papritur Rusoi doli nga moda. Shtresa e tretë i përkiste qytetit, që e shihte veten në të njëjtin rang me fshatin; shtresën e katërt e krijoi megalopoli, që e asgjësoi fshatin. Një fenomen i vonë i të gjitha kulturave, shtresa e katërt përbëhet nga masa të llojit nomad të cilat, të paforma dhe në fakt armiqësore ndaj çdo lloj forme, gëlojnë prej labirinteve të gurta dhe i zënë frymën pjesës tjetër të njerëzisë. Është një grup i pashtëpi, idhnak dhe i mjeruar, i mbushur me urrejtje për kërkesat e rrepta të kulturës së vjetër që nuk mundet ta kuptojë, dhe i etur për çlirim nga barra e saj e padurueshme.

Civilizimi Europiano-Perëndimor dominohet nga industria e makinës në të gjitha format dhe shprehjet e tij [142]. Punëtori industrial nuk është aspak "shtresë e katërt", dhe përsëri ai është i justifikuar ta shohë veten si përfaqësues të atij grupi. Ai është simbol. Ai e pati fillesën e vet si tip me këtë civilizim, dhe e ndjen thellë anomalinë e ekzistencës së vet. Nëse të tjerët janë skllavëruar nga epoka e teknologjisë, tregtari po aq sa dhe inxhinieri, ai është *vetë* skllavi.

Mirëpo problemi i punës nuk zgjidhet dot as vetëm nga punëtori, dhe as vetëm për punëtorin. Thënë shkurt, shtresa e katërt është vetëm fakt, jo ide. Dhe përballë fakteve mund të ketë vetëm kompromise materiale – jo për efekt të realizimit të një ideali, por për rezultatin strategjik të një lufte pragmatike për përparësi mbi të tjerët. Në fund, pas gjithë aksidenteve dhe trilleve të luftës, arrihet dhe pranohet pa kundërshti një ngërç që lejon pak a shumë një lloj mirëqënieje pasive – një lloj lumturie Kineze, lumturinë e Romës Perandorake: *panem et circenses*. Sot është vështirë ta përfytyrosh një gjë të tillë, sepse jemi në pikën kulmore të eksitimit të masave të qyteteve të mëdha, dhe si rezultat i zhurmës së sloganeve vëzhguesit nga distanca e afërt kanë patur prirje t'i mbivlerësojnë perspektivat e egoizmit klasor. Por e gjitha kjo do të kalojë në një apo dy shekuj, vetëm nëse lëvizja e punës rreshtohet më parë në shërbim

[141] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 102; f. 356.
[142] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 499.

të ndonjë ideje të përgjithshme. Çfarë mbeti nga pasioni i Grakëve në periudhën e sundimit të Augustit? Problemi nuk u zgjidh, vetëm u shpërbë.

Këtu vjen Marksi. Me një llogaritje intelektuale të shkëlqyer – më shumë tronditëse sesa korrekte – ai u përpoq të ngrinte faktet në rangun e ideve. Nisur nga antiteza mes parimeve Vikinge dhe kalorsiake ai endi një fill teorik të hollë por solid, duke shpikur kështu një këndvështrim popullor për historinë që për hir të së vërtetës pranohet gjerësisht në ditët e sotme. Ai lindi në atmosferën Prusiane, dhe më vonë hyri në atë Angleze, por mbeti i huaj për jetën shpirtërore të të dy popujve [143]. Si qytetar i shekullit të nëntëmbëdhjetë – atij të shkencës – ai qe materialist i mirë, por psikolog i keq. Prandaj edhe në fund nuk arriti t'u jepte një ide cilësore realiteteve të mëdha, por vetëm sa reduktoi idetë në koncepte dhe interesa të veçanta. Në vend të gjakut Anglez që nuk e kishte brenda vetes, ai vetëm sa vodhi termat dhe konceptet Angleze. Ndërsa nga Hegeli, që përfaqësonte më mirë se kushdo mendimin shtetëror Prusian, e vetmja gjë që mori Marksi ishte metoda.

Kështu ndodhi që me një llogaritje vërtet groteske ai e shndërroi dualitetin instinktiv mes dy racave Gjermanike në dualitet material mes dy niveleve klasore. "Proletariatit", shtresës së katërt, i dha idenë Prusiane të socializmit, ndërsa "borgjezisë", shtresës së tretë, idenë Angleze të kapitalizmit. Këto janë ekuacionet e rreme që i dhanë hov katër koncepteve kuptimin konkret të të cilëve sot e di gjithkush. Me këto fjalëkyçe, kaq të parezistueshme në thjeshtësinë e tyre, ai ia doli ta konsolidojë me sukses forcën punonjëse të pothuajse të gjitha vendeve në një klasë me vetëdije të theksuar klasore. Sot shtresa e katërt flet me gjuhën e tij dhe mendon me konceptet e tij. Pas Marksit "proletariati" nuk qe më vetëm emër, por sfidë. Duke filluar me Marksin e ardhmja filloi të shihej si pjesë letrare. Forca e sistemit qëndron te cektësia e tij. Sot ekziston akoma socializmi kishtar Spanjoll, socializmi kapitalist Anglez, dhe socializmi autoritativ Prusian, përveç lëvizjeve proletare anarkiste, kapitaliste, dhe atyre me karakter të vërtetë socialist; mirëpo këtë nuk e sheh askush. Besimi në unitetin e qëllimit është më i fortë se realiteti, dhe ky besim, si gjithmonë në botën Perëndimore, i bashkëngjitet një libri. Të dyshosh në të vërtetën e tij absolute është krim. Ishte fjala e shtypur e para që i bëri të mundur shpirtit Faustian ta ushtronte ndikimin e vet përtej gjithë kufijve të hapësirës dhe kohës. Në Revolucionin Anglez ishte Bibla, në Revolucionin Francez *Contrat Social* e Rusoit, ndërsa në Revolucionin Gjerman *Manifesti Komunist*.

Marksi e nxorri konceptin e tij qëndror të "konfliktit klasor" nga riinterpretimi i luftës raciale si luftë klasash, dhe i instinkteve të lashta Gjermanike si impulse shumë të vona të popullatave të qyteteve të mëdha. Struktura horizontale e forcave historike u bë vertikale; ky është kuptimi i këndvështrimit materialist të historisë. Mendësia shkencore e asaj kohe kërkonte që lënda dhe energjia të

[143] sh.s. Marksi lindi në Gjermani, dhe qëndroi aty deri më 1843. U zhvendos në Paris (1843-1845), Bruksel (1845-1848), u rikthye për pak kohë në Këln (1848-1849), dhe u vendos përfundimisht në Londër më 1849.

shiheshin si të kundërta. “Lënda” e “energjisë” politike ishin popujt dhe kombet; lënda e “energjisë” ekonomike ishin klasat. Marksizmi e përmbysi rëndësinë e këtyre dy “energjive”, dhe rrjedhimisht edhe atë të dy “lëndëve”. Kjo i dha fjalës “klasë” një kuptim krejt të ri.

Me naivitetin psikologjik të një mendjeje të stërvitur shkencërisht të 1850-s, Marksi nuk arriti ta kuptonte ndryshimin mes klasave dhe shtresave [144]. Shtresa është koncept etik, shprehje e një ideje. Segmenti i privilegjuar i shoqërisë së 1789-s dallohej nga borgjezia si një shtresë që mishëronte idealin formal të *grandeur*, *courtoisie* [145], fisnikërinë së brendshmi dhe së jashtmi, pavarësisht sa shumë qenë gërryer nga jeta dekadente. Ky ideal u bë çështje privilegjesh shoqërore vetëm pas kundërshtimit që i bëri borgjezia superioritetit etik të stilit të vjetër aristokratik. Parizienët përdorën intelektin e tyre të shkollës Angleze për të zëvendësuar idealin e vjetër me një të ri, dhe prej këtij zëvendësimi instinkti i tyre Francez krijoi parimin e barazisë në kuptimin etik. Kjo ishte domethënia e re e shprehjes “shoqëri njerëzore”: barazi e të gjithë njerëzve, dhe forca bashkuese universale e një ideali moral të bazuar jo në gjak dhe traditë por në natyrë dhe arsye.

Nga ana tjetër “klasa” është një koncept i pastër ekonomik, që më 1850-n i zuri vendin konceptit etik dhe politik të “borgjezisë” së 1789-s. Ideali i shtresës u bë interes klasor. Klasa të shtresëzuara më së miri dhe prej kohësh sipas pasurisë kishte vetëm Anglia. Klasa e mesme përbëhej nga ata që jetonin duke punuar pa qenë të varfër. Klasa e lartë ishte e pasur pa punuar. Klasa e ulët punonte dhe ishte e varfër. Ndërsa në Prusi ai që ndante klasat ishte rangu, domethënë dallimet në gradimet e komandës dhe bindjes. Përveç fshatarësisë aty ekzistonte edhe një klasë shërbyesish civilë – që do të thotë se kishte unitet funksional në vend të dallimeve ekonomike. Në kontrast, Francën moderne e dallon mungesa e klasave të vërteta. Kombi Francez është një masë e çorganizuar mes së cilës vërtet gjen individë të pasur dhe të varfër, por jo klasa në kuptimin e plotë të fjalës. I gjithë kombi është një klasë e vetme, jo aq i shtresëzuar rigorozisht si kombet Gjermane, por po aq unik dhe i bashkuar.

Si i tillë, Marksi ishte mendimtar ekskluzivisht Anglez. Sistemi i tij dy-klasor rrjedh nga situata e një populli tregtar që sakrifikoi bujqësinë e vet për hir të biznesit të madh, dhe që nuk e pati kurrë një trupë kombëtare shërbyesish civilë me vetëdije shtresore të deklaruar – domethënë Prusiane. Në Angli kishte vetëm “borgjezë” dhe “proletarë”, agjentë veprues dhe pësues në çështje biznesi, grabitës dhe të grabitur – i tërë sistemi shumë i ngjashëm me atë Viking. Mirëpo të transferuara në mbretërinë e ideve politike Prusiane, këto koncepte nuk kishin kuptim. Marksi nuk qe kurrë në gjendje të dallonte skllavërinë industriale Angleze nga parimi që ngrihet nga ideja e “të gjithë për të gjithë”, ku çdo individ është shërbyes i shtetit total pavarësisht rangut apo pozitës. Ai mori një tablo krejt sipërfaqësore të Prusianizmit – organizimin,

[144] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 327.
[145] sh.s. *courtoisie* – Frëngjisht – mirësjellje.

disiplinën, bashkëpunimin, të gjitha gjëra që nuk varen nga një klasë e vetme; një prirje teknike, socializmin – dhe ua dha atë punëtorëve të një *shoqërie* të stilit Anglez si armë dhe si qëllim, duke i ftuar ata të bëheshin Vikingë të mirë dhe të ndryshonin rolet e të grabiturve me grabitësit, të shpronësonin shpronësuesit. Dhe të gjithë këtë e përmblodhi në një program egoist që bënte thirrje për ndarjen e plaçkës pas fitores.

Përcaktimi i saktë i këtyre dy klasave mbetet akoma një siklet logjik. Brenda sistemit Marksist, fjala "borgjezi" nënkupton diçka krejt tjetër krahasuar me përdorimin e saj nga Rusoi. Një gjë është përdorimi i termit në kontekstin e grupeve të privileguara të Epokës së Feudalizmit, dhe një gjë krejt tjetër përdorimi i tij nga këndvështrimi i masave punonjëse urbane. Rrjedhimisht, për sa i përket tre shtresave të 1789-s e katërta nuk kishte kuptim, ndërsa për shtresën e katërt sot janë e para dhe e dyta që nuk kanë. *Sieyès* [146] e llogariti klerin në 80,000, aristrokracinë në 120,000, dhe shtresën e tretë në 25,000,000. Në përputhje me rrethanat grupi i fundit përfaqësonte "popullin". "Borgjezi" nënkupton "të gjithë bashkë". Në Francë edhe fshatari është "borgjez".

Mirëpo shtresa e katërt është pakicë, dhe është e vështirë ta ndash nga të tjerët. Vijat ndarëse janë të ndryshme, në varësi të faktit nëse flasim për zejtarë, punëtorë industrialë, proletarë, apo masa. Në mënyrën se si është përcaktuar, dhe më shpesh në atë se si është përjetuar, shumë pak ndryshon nga "borgjezia". Mbetet përsëri "të gjithë bashkë" – me përjashtim të sipërmarrësve.

Shtresa e tretë në fakt ishte koncept mohues [147]. U shpik për të shprehur idenë se nuk duhet të kishte më asnjë shtresë. Mirëpo këtë llogari e anullon shtresa e katërt. Ajo i jep një grupi të vetëm profesional rëndësi parësore në jetën e shoqërisë. U kthye pas përpara 1789-s dhe e shfaqi veten si një tjetër shtresë e privilegjuar. Këtë nënkupton në thelb koncepti i diktaturës së proletariatit: dominim i shoqërisë nga një klasë që nuk është aspak e sigurt për superioritetin e saj numerik. Kjo sigurisht nënkupton se objektivi klasor Marksist në realitet është vetëm një karikaturë e idealit të vjetër të shtresave. I gjithë ndërtimi Marksist nuk është asgjë më tepër sesa letërsi, dhe nuk ka të bëjë asgjë me gjakun apo mbarështimin. Mirëpo të marrët e Revolucionit Gjerman, "sovietët e punëtorëve" si dhomë e re dhe e lartë ligjvënëse, lartësimi i punëtorëve në pozicionin e *gentlemen-ëve* Anglezë me anë të grevave që garantonin vazhdimësinë e pagimit të rrogave – të gjitha këto kanë demonstruar si në ditët e Kromuellit dhe Robespierrit se letërsia, edhe pse përkohësisht, mund të provokojë realitete groteske.

---

[146] sh.s. Emmanuel-Joseph Sieyès, 1748–1836, i njohur si abati Sijè, klerik dhe shkrimtar politik, një nga teoricienët kryesorë të Revolucionit Francez; pamfleti i tij *Çfarë është Shtresa e Tretë?* (1789) u bë manifest i tij. Qe njëri nga komplotistët e grushtit të shtetit më Nëntor 1799 që solli në pushtet Napoleonin.
[147] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, f. 354.

# 20.

Morali Marksist është po njësoj Anglez. Marksizmi e rrëfen në çdo fjali se proçeset e mendimit nga i cili lindi qenë teologjike dhe jo politike. Teoria e tij ekonomike ishte zgjatim i një qëndrimi moral thelbësor, ndërsa këndvështrimi materialist mbi historinë ishte vetëm kapitulli i fundit i një filozofie që i ka rrënjët te Revolucioni Anglez, fryma biblike e të cilit ka mbetur mbizotëruese në mendimin Anglez.

Ja përse konceptet bazë të Marksit përjetohen si alternativa morale. Fjalët "socializëm" dhe "kapitalizëm" janë terma për të mirën dhe të keqen e këtij besimi të fafe. "Borgjezia" është djalli, rrogëtari është engjëlli i kësaj mitologjie të re, dhe mjafton të shfletosh faqet vulgare të *Manifestit Komunist* për të dalluar pas maskës letrare Krishtërimin e Indipendentëve. Evolucioni shoqëror është "vullneti i Zotit". Ai që njëherë motit ishte shpëtimi i përjetshëm u bë "qëllimi përfundimtar", ndërsa Gjykimi i Fundit "rënia e shoqërisë borgjeze".

Marksi ia doli me sukses të predikojë përbuzje për punën. Ndoshta këtë ai nuk e kuptoi as vetë. Puna – e gjatë, e vështirë, e lodhshme – për të është fatkeqësi, kurse fitimi pa mundim është bekim. Pas përçmimit tipik Anglez për burrin që jeton me djersën e ballit qëndron instinkti i Vikingut, mjeshtëria e të cilit është pirateria dhe jo lundrimet tregtare. Për këtë arsye punëtori i krahut në Angli është më skllav se kudo. Dhe skllavëria e tij është morale: ai e ndjen se profesioni i vet e pengon të mbajë titullin *gentleman*. Konceptet "borgjezi" dhe "proletariat" reflektojnë preferencën tipike Angleze për biznes në vend të punës fizike [148]. I pari është bekim, i dyti katastrofë; njëri është fisnik, tjetri i ulët. Por nga urrejtja e tyre të mjeruarit thonë: "Biznesi është punë e ligë, puna e krahut është e mirë".

Ky është shpjegimi për gjendjen mendore të Marksit, që i dha hov kriticizmit të tij shoqëror dhe e bëri atë aq katastrofik për socializmin e vërtetë. Ai e njihte natyrën e punës vetëm nga këndvështrimi Anglez, si mjet për t'u pasuruar, si mjet që i mungonte çdo lloj thellësie morale. Vlerë etike kishin vetëm suksesi dhe paratë, shenjat e dukshme dhe të prekshme të hirit të Zotit. Anglezi as që ia ka idenë dinjitetit të punës së vështirë. Për të puna është gjë e ulët, domosdoshmëri e pakëndshme. I mjeri ai shpirt i gjorë që nuk ka asgjë përveç punës, që nuk zotëron asgjë pa punuar gjithnjë e më shumë, por mbi të gjitha që nuk do të ketë kurrë pasuri në të ardhmen! Nëse Marksi do ta kishte kuptuar domethënien Prusiane të punës, të veprimtarisë për hir të vetes, të shërbimit në emër të së gjithës, për "të gjithë bashkë" dhe jo për vete, të detyrës që fisnikëron pavarësisht llojit të punës që kryhet – nëse ai do të kishte mundur t'i kuptonte këto, ndoshta Manifesti i tij nuk do të ishte shkruar kurrë.

---

[148] sh.a. Kjo, sigurisht, jo në vend të punës *mendore*. Njësoj si intelektuali Anglez duhet të zgjidhte nëse do të ishte Tori apo Uig, edhe punëtorit të krahut iu desh të zgjidhte mes dy partive të reja ekonomike. Duke qenë "gentleman" ai zgjodhi natyrshëm biznesin e madh.

Këtu ai u ndihmua nga instinkti i tij Jahudi, që ai vetë e karakterizoi në esenë për problemin Jahudi[149]. Mallkimi mbi punën fizike i shpallur në fillim të Gjenezës[150], ndalimi si sakrilegj i punës ditën e Shabatit – këto e bënë atë të ndikueshëm nga ndjenja e fortë Angleze e stilit të Testamentit të Vjetër. Prej këndej rridhte urrejta e tij ndaj atyre që nuk u duhej të punonin. Socializmi i Fishtes do t'i kishte akuzuar njerëz të tillë si përtacë, do t'i etiketonte si të papërgjegjshëm, si dredharakë dhe parazitë që duhen hequr qafe. Mirëpo instinkti Marksist i ka *zili*. Ata e kanë kapur veten mirë, prandaj duhet t'u hidhemi kundër. Marksi e injektoi proletariatin e vet me përçmim për punën. Dishepujt e tij fanatikë duan ta asgjësojnë kulturën për të ulur volumin e domosdoshëm të punës. Martin Luteri e lavdëroi edhe punën më të thjeshtë fizike si blatim ndaj Zotit; Gëte shkroi për "kërkesat e ditës". Dhe megjithatë Marksi ëndërroi për një proletar Fenikas[151] që do të zotëronte gjithçka pa përpjekjen më të vogël. Në fund të fundit ky është kuptimi i Shpronësimit të të Bekuarve. Dhe për sa i përket instinktit Anglez kishte të drejtë. Ajo që Anglezi e quan lumturi – suksesi në biznes që kursen punën fizike dhe të bën *gentleman* – është e mirë për të gjithë *Anglezët*. Për ne është e ulët, shije turmash dhe snobësh.

Kjo ishte etika që formoi mendimin e tij ekonomik. Është fund e krye shkolla e Mançesterit. Është fiks mendimi i Kobdenit, që pikërisht në atë kohë po udhëhiqte drejt fitores teorinë Uige të tregtisë-së-lirë. Marksi e kundërshtoi kapitalizmin në formën që e merrte justifikimin nga Bentami dhe Shaftsbëri, dhe u formulua nga Adam Smithi. Mirëpo duke qenë se ishte vetëm kritik, negativ dhe jo krijues, ai i mori parimet e veta pikërisht nga ajo gjë që po luftonte.

Puna për të ishte mall, dhe jo detyrë. Ky është thelbi i ekonomisë së tij politike. Etika e tij ishte etika e biznesit të madh. Jo se biznesi është anti-etik; por mund ta lexojmë mes rreshtave opinionin e tij se punëtori do të ishte budalla po të mos përfshihej në të. Dhe punëtorët e kuptuan mirë. Lufta për ngritje rrogash u bë një lloj investimi spekulativ: punëtori tani ishte një tregtar që shiste produktin e vet, punën. Truku i "vlerës së shtuar" – tezës së famshme të Marksit – qëndronte te konceptimi i saj si plaçkë lufte që tregtari i suksesshëm ia merrte kundërshtarit të mposhtur. Nuk ke pse i mban inat për këtë. Dhe kështu egoizmi klasor u bë parim universal. Punëtorët e krahut nuk donin vetëm të bënin biznes, ata kërkonin të zotëronin të gjithë tregun. Marksisti i vërtetë është armiqësor ndaj shtetit, dhe për të njëjtën arsye si Uigu: ai e

---

[149] sh.s. Karl Marks lindi në Trier, Prusi, në një familje Jahudie. Babai, *Hershel Mordechai* ishte bir i një rabini. Nëna, *Henriette Pressburg*, vinte nga bashkësia e Jahudinjve të Hollandës, dhe kishte lidhje të largët me Rotshildët. Në fillimet e veta ai u ndikua nga mentori i tij Moses Hess, një nga themeluesit e Sionizmit.

[150] sh.s. Gjeneza 3:19: "Me djersën e ballit do ta nxjerrësh bukën e gojës."

[151] sh.s. Fenikasit ishin një popull Semit-folës, që u shfaq së pari në Mesdheun lindor rreth 3000 p.e.s.. Aktiviteti i tyre kryesor ishte lundrimi dhe tregtia. Themeluan shumë qytete në Mesdhe, më të famshmit e të cilëve ishin Biblos, Tiri, Saidoni, Baalbeku dhe Kartagjena.

pengon në ushtrimin e pamëshirshëm të interesave të biznesit të tij privat. Marksizmi është kapitalizëm i klasës punëtore. Shikoni Darvinin, që për Marksin është po aq i rëndësishëm sa Maltusi dhe Kobdeni. Biznesi konceptohet fund e krye si luftë për ekzistencë. Sipërmarrësi industrial i hyn biznesit me mallin "para", ndërsa punëtori bën po njësoj me mallin "punë". Marksi donte ta privonte kapitalin nga e drejta e fitimit privat, por e vetmja gjë me të cilën i shkoi ndër mend ta zëvendësonte qe e drejta e punëtorit për fitim privat. Kjo është anti-socialiste, por tipike Angleze.

Marksi u bë po njësoj Anglez edhe në diçka tjetër: në mendjen e tij shteti nuk ekzistonte. Ai mendonte në terma pa shtet, në terma "shoqërie". Njësoj si praktika parlamentare Angleze, bota e tij ekonomike funksiononte si një sistem dy-partiak me asgjë tjetër mbi partitë. Me këtë skemë mund të ketë vetëm luftim, por jo arbitrim, vetëm fitore ose humbje, vetëm diktaturë të njërës prej dy partive. *Manifesti Komunist* bën thirrje për diktaturën e partisë "së mirë" proletare mbi partinë "e ligë" kapitaliste. Alternativë tjetër Marksi nuk pa.

Shteti socialist Prusian ekziston përtej kësaj "të mire" dhe "të lige". Është i gjithë populli, dhe përballë autoritetit të tij absolut dy partitë e sistemit Marksist janë thjesht parti – pakica që i shërbejnë të mirës së përbashkët. Nga një këndvështrim rreptësisht teknik, socializmi është parimi i shërbimit publik. Në një analizë përfundimtare punëtori nuk ka statusin e biznesmenit, por atë të shërbyesit publik, njësoj si çdo punëdhënës. Shërbyes publikë ka në industri, tregti, transport, dhe ushtri. Ky sistem u realizua në mënyrë të shkëlqyer në kulturën Egjyptiane, dhe përsëri, edhe pse krejt ndryshëm, në Kinë. Ai përfaqëson formën politike të brendshme të civilizimit Perëndimor, dhe e ka treguar veten me kohë në qytetet Gotike me bashkimet dhe korporatat profesionale. Shprehje simbolike e këtij sistemi ishte katedralja Gotike, në të cilën çdo element ishte pjesë integrale e dinamikës së të tërës. Marksi nuk qe në gjendje ta kuptonte këtë. Imagjinata dhe talenti i tij krijues nuk u shtrinë më tej sesa vetëm shndërrimi i një "shoqërie" private tregtarësh në një "shoqëri" private punëtorësh. Si kritik ishte i klasit të parë; si krijues ishte i pafuqishëm. Kjo provohet nga shmangia që i bëri vazhdimisht pyetjes se si e përfytyronte formën që do të merrte qeverisja në mekanizmin e tij gjigant dhe universal, si edhe nga lavdërimi diletant që i bëri "sistemit të këshillave" të Parisit të 1871-shit, që lindi në kushtet e jashtëzakonshme të një qyteti të rrethuar por që megjithatë qe i pafuqishëm. Nuk bëhesh dot krijues duke lexuar Marksin. Krijues ose je, ose nuk je. Demokracia Sociale e shekullit të nëntëmbëdhjetë prodhoi vetëm një personalitet krijues vërtet të shkëlqyer, një politikan që nuk dinte të shkruante por dinte të qeveriste: August Bebelin. Pa dyshim ai nuk ishte anëtari më intelektual i partisë së vet, por ishte organizatori i saj i vetëm. Një sunduesi të vërtetë i duhen të tjera talente përveç intelektit në kuptimin letrar. Napoleoni nuk toleronte "libra-shkrues" në rrethin e vet.

Darvinizmi ekonomik i Anglezit, së bashku me sistemin dy-klasor Maksist, çoi në përvetësimin e një arme që filloi të përdorej natyrshëm në luftën mes tregtarëve dhe punëtorëve që po ktheheshin në tregtarë: grevës. Si rezultat i

grevës blerësit tregtar i mohohet malli “punë”. Si rezultat i mbylljes së fabrikave nga tregtarët kundërshtarë, blerësit punonjës i mohohet malli “para”. Ushtria rezervë e të papunëve mban nën fre blerësit e parasë, ndërsa ajo rezervë e punëdhënësve (mungesë fuqie punëtore) bën të njëjtën gjë për blerësit e punës. Greva është ana më anti-socialiste e Marksizmit. Është shenja klasike e origjinës së tij nga filozofia e tregtarit pas së cilës Marksi u kap nga instinkti dhe zakoni.

Në një shtet *të vërtetë*, puna nuk është mall por detyrë ndaj interesit të përbashkët, dhe nuk ka gradim – ky është demokratizimi në stil Prusian – të vlerave etike sipas llojeve të ndryshme të punës. Gjykatësi dhe dijetari bëjnë “punë” njësoj si minatori dhe tornitori. Në Revolucionin tonë Gjerman, mendimi Anglez bëri plane që punëtori të shpronësonte pjesën tjetër të popullit duke nxjerrë sa më shumë para të mundej me punën më të vogël, dhe duke ngritur në qiell “mallin” e tij mbi të gjithë të tjerët. Një nga parakushtet e grevës është që populli të ekzistojë vetëm në formë partish, dhe jo si shtet. Një tjetër ide Marksiste, që do të thotë Angleze, është lufta e vazhdueshme për rritje rrogash, si edhe vendosja e njëanshme e shkallëve të pagave pas suksesit të partisë proletare.

Mënyra Prusiane e zgjidhjes së kësaj do të ishte që shteti të përcaktonte nivelet e rrogave në mënyrë të paanshme për çdo lloj pune, duke i planifikuar kategoritë me kujdes sipas tërësisë së situatës ekonomike në çdo kohë, në interes të të gjithë popullit dhe jo vetëm të ndonjë profesioni të caktuar. Ky është parimi i kategorive të rrogave të shërbyesve civilë, i aplikuar mbi të gjithë profesionet. Ai përfshin ndalimin e grevës, sepse e konsideron atë si mjet tregtar privat që është armiqësor ndaj interesave të shtetit. Fuqia e caktimit të kategorive të rrogave i hiqet si punëdhënësve ashtu dhe punëmarrësve, dhe bëhet privilegj i një këshilli të përgjithshëm ekonomik, duke siguruar që secila palë të veprojë brenda kufijve të mirëpërcaktuar siç ka qenë rasti me të tjera praktika biznesi dhe standarde jetese [152].

Për ata që e kanë të lindur prirjen politike të socializmit Prusian, Marksizmi është i pakuptimtë. Marksizmi mund t’i mohojë dhe ndoshta edhe t’i dobësojë këto instinkte, mirëpo si të gjithë gjërat e gjalla dhe natyrale ato do ta provojnë veten më të forta se të gjitha teoritë. Skema e Marksit e ndjen veten në shtëpi aty ku mbretëron mendësia Angleze. Aty kuptohet më mirë nga socializmi i vërtetë, dhe fillimi i armiqësive mes partive ekonomike në ditët e sotme tregon se sistemit parlamentar të stilit të vjetër i ka ardhur fundi. Dy partitë e të pasurve të klasës së lartë u themeluan politikisht nga e njëjta mendësi, dhe në dakordësi themelore për gjërat ekonomike. Edhe gjatë periudhës së fundit të parlamentarizmit klasik, më 1850-n, kur u luftua në parlament për sistemin e

[152] sh.a. Mund të përfytyrojmë një sistem në të cilin çdo njeri që punon, oficeri ushtarak, zyrtari administrativ, po aq sa dhe punëtori i krahut, të ketë llogari në një bankë shtetërore kursimesh ku të bëhen pagesat nga institucionet dhe sipërmarrjet që paguajnë rroga. Llogaria e tij do të kreditohej bazuar në një shkallë standarde sipas profesionit, vjetërsisë në punë dhe numrit të familjarëve në varësi.

tregtisë së lirë dhe fituan Uigët, kundërshtarët e të dyja palëve iu përmbajtën etikës tradicionale në çdo moment. Torët dhe Uigët ndryshonin vetëm në parapëlqimin për luftra dhe pushtime apo infiltrim ekonomik, kurajo apo dinakëri pirati. Mirëpo sot, kur antiteza ekonomike ka sjellë krijimin e dy partive të reja, njërën të parasë dhe tjetrën të punës, kjo luftë nuk mund luftohet më me mjete parlamentare. Këtu nuk diskutohet më forma; diskutohet lënda. Dhe sa kohë që Anglezët nuk do të duan t'i hapin rrugë një parimi të huaj – shtetit si autoritet i pavarur, i vetmi rezultat i mundshëm do të jetë shtypja e plotë e njërës parti ekonomike nga tjetra.

21.

Marksi mori tablonë e vet personale të Anglisë industriale, tablo që ishte vërtet tepër skematike përveçse e parë nga një këndvështrim tepër i diskutueshëm, dhe me një zhvendosje të shpejtë të fokusit e shtriu atë mbi të gjithë historinë. Ai shpalli se llogaritjet e tij ekonomike qenë të vlefshme për të gjithë "shoqërinë njerëzore", duke shtuar se në fakt ato qenë i vetmi element i rëndësishëm në të gjithë rrugën e historisë. Duke bërë kështu ai i ngjasoi Darvinit, që u nis po njësoj nga Maltusi për të pohuar se teoritë e tij qenë të vlefshme për "të gjithë organizmat", teksa në realitet ato vlejnë vetëm për llojet e antropoidëve shumë të zhvilluar. Sistemi i tij bëhet absurd nëse përpiqesh të zbatosh parime të tilla si përzgjedhja, imitimi, dhe trashëgimia, mbi historinë e jetës së bakterieve apo koraleve.

Këndvështrimi materialist i historisë, që i postulon kushtet ekonomike si "shkak" (në kuptimin fizik) dhe besimin, ligjet, zakonet, artin, dhe shkencën si "pasojë", ka padyshim anët e tij bindëse në këtë periudhë të vonë të kulturës Perëndimore, sepse i bën thirrje mendësisë së pafe dhe të patraditë të popullit urban. Jo se kushtet ekonomike janë vërtetë "shkak", por sepse arti dhe besimi janë bërë kaq të zbrazët, të pajetë, dhe sipërfaqësorë, dhe sepse sot ata vetëm sa sillen rrotull si fantazma të atyre që dikur qenë të vetmet shprehje të fuqishme që identifikonin epokën tonë. Fiks kjo lloj gjendjeje është simptomatikisht Angleze; koncepti i besimit si *cant*, i artit si "komfort" për klasën e lartë dhe si lëmoshë për të varfrit ("art për masat"), ka qenë bashkëshoqërues i stilit Anglez të jetës gjatë infiltrimit të tij në vendet e tjera.

Hegeli qëndron mbi nivelin e aktualitetit historik, Marksi poshtë. Hiqini Hegelit metafizikën dhe do të zbuloni një mendimtar politik me një shqisë realizmi të pashoqe në filozofinë moderne. Si "Prusian" me zgjedhje intelektuale ai vendosi shtetin në qendër të përfytyrimit të vet për zhvillimin historik, përfytyrim thuajse Gëtean dhe jashtëzakonisht i thellë, ndërsa Marksi, Anglez me zgjedhje, vendosi jetën ekonomike në rolin qëndror të teorisë së tij të "evolucionit historik", Darviniane dhe mekanike (ai e quajti "progres"). Sipas Hegelit forca krijuese e historisë është shteti, dhe historia nënkupton politikë. Ai nuk e përdori kurrë termin "shoqëri njerëzore". Zyrtarët e lartë shtetërorë të brezit të Bismarkut qenë më së shumti Hegelianë. Nga ana tjetër Marksi e konceptoi historinë pa shtet, si arenë partish ndërluftuese, si konflikt interesash

ekonomike private. Koncepti materialist për historinë është koncept Anglez; është fytyra e atij populli të pavarur Vikingësh dhe tregtarësh.

Mirëpo parakushtet intelektuale dhe shpirtërore të kësaj mënyre mendimi nuk ekzistojnë më. Shekulli i nëntëmbëdhjetë ishte shekulli i shkencës natyrale; shekulli i njëzet i përket psikologjisë. Ne nuk besojmë më në fuqinë e arsyes mbi jetën. Ne ndjejmë se është jeta ajo që kontrollon arsyen. Për ne afërsia me zakonet e qenieve njerëzore është më e rëndësishme se idealet e përgjithshme dhe abstrakte. Ne e kemi humbur optimizmin tonë dhe jemi bërë skeptikë. Ajo që na shqetëson nuk është çfarë *duhet* të jetë, por çfarë *do të* jetë. Në vend se të jemi skllevër të idealeve, ne duam të kontrollojmë realitetin. Logjika e shkencës natyrale, lidhja e shkakut me pasojën, për ne janë sipërfaqësore; e vetmja gjë që mund të dëshmojë për thellësinë e një ndryshimi historik është logjika e ekzistencës organike: Destini dhe ai lloj Instinkti që mund të ndihet dhe vërehet si agjent i plotfuqishëm i procesit historik.

Marksizmi është ideologji. Që është i tillë duket qartë nga mënyra se si e ndan historinë, me një teknikë të përvetësuar nga materialistët pasi forca e besimit të Krishterë ishte venitur. Shtegu evolutiv për ta ecën nga antikiteti përmes Mesjetës deri në kohët moderne, dhe në fund të tij do të gjejmë idealin Marksist perfekt, Parajsën mbi dhe. Është e kotë të përpiqesh ta kundërshtosh këtë tablo. Detyra jonë është t'i japim njeriut modern një perspektivë të re e cila domosdoshmërisht do të prodhojë një tablo të re. Jeta nuk ka "qëllim". Njerëzimi nuk ka "qëllim". Ekzistenca e këtij universi, në të cilin ne humanët luajmë një episod të vockël mbi planetin tonë modest, është diçka tepër madhështore për t'u shpjeguar me slogane të tilla kaq vogëlane si "lumturi për numrin më të madh". Madhështia e dramës universale qëndron në faktin se nuk ka qëllim. Gëte qe i vetëdijshëm për këtë. Ajo që duhet të bëjmë është t'i japim kuptimin më të madh të mundshëm kësaj jete që na është dhuruar, realitetit që na rrethon, dhe në të cilin na vendosi Destini. Duhet të jetojmë në mënyrë të tillë që të jemi krenarë për veten. Duhet të veprojmë në mënyrë të tillë që një pjesë e jona të vazhdojë të jetojë në një proçes realiteti që ecën drejt përmbushjes përfundimtare. Ne nuk jemi "qenie njerëzore *an sich*". Ky ishte një faktor i ideologjisë të së djeshmes. "Kozmopolitanizëm" është një fjalë mjerane. Ne jemi persona të një shekulli të caktuar, kombi të caktuar, rrethi të caktuar, dhe lloji të caktuar. Këto janë kushtet e duhura në të cilat mund t'i japim kuptim dhe thellësi ekzistencës tonë, duke qenë *veprues*, edhe kur *veprojmë* me fjalë. Sa më shumë ta mbushim hapësirën brenda këtyre kufijve të caktuar, aq më i madh do të jetë ndikimi ynë. Platoni ishte Athinas, Çezari Romak, Gëte Gjerman. Arsyeja e ndikimit të tyre universal në historinë botërore qëndron pikërisht në faktin se ata ishin të tillë *së pari dhe mbi gjithçka*.

Me këtë njohuri që kemi sot, në mes të Revolucionit Gjerman, duket qartë se Marksizmi dhe Socializmi janë forca kundërshtare. Socializmi, domethënë Prusianizmi siç nuk është kuptuar akoma, është entitet i vërtetë i rendit më të lartë të mundshëm. Maksizmi është letërsi. Letërsia mund të vjetërohet; realiteti ose fiton ose vdes. Mjafton vetëm të krahasojmë kriticizmin socialist që

dëgjojmë në konventat ndërkombëtare me të vetmin fakt socialist, partinë e August Bebelit. Shprehja e mirënjohur se historinë botërore e bëjnë idetë, nëse kuptohet si duhet, na shfaqet ashtu si është – trill thashethemi letrar. Idetë nuk mund të shprehen. Artisti mund t'i shohë, mendimtari t'i ndjejë, ndërsa shtetari apo ushtari t'i realizojë. Idetë bëhen të vetëdijshme vetëm përmes gjakut – instinktivisht, dhe jo nga vëzhgimi abstrakt. Ato e shpalosin ekzistencën e vet në stilin e jetës së njerëzve, në simbolizmin e veprave dhe arritjeve. Dhe nëse njerëzit janë apo nuk janë të vetëdijshëm për to, qofshin drejt apo gabim, kjo ka pak rëndësi. Fjalën e parë dhe të fundit e ka *Jeta*, dhe jeta nuk ka sistem, nuk ka program, dhe as arsye. Ajo ekziston nga vetja dhe për vete, dhe rregulli i thellë me të cilin na shfaqet mundet vetëm të ndihet apo të përfytyrohet – dhe pastaj ndoshta të përshkruhet, por jo të shqyrtohet në termat e mirë dhe e keqe, e drejtë dhe e gabuar, e dëshirueshme apo e padëshirueshme.

Ja përse Marksizmi nuk është ide e vërtetë. Ai kombinon simbolet e dukshme dhe prirjet e dy ideve në mënyrë racionale, që do të thotë arbitrare. E gjithë metoda e mendimit Marksist është diçka e momentit. Është e efektshme vetëm sepse njerëzit i kanë përdorur konceptet e tij si armë. Janë kuptuar drejt apo jo, kjo nuk ka rëndësi. Ata janë të efektshëm sepse tingulli i fjalëve dhe forca e oratorisë i kanë bërë njerëzit të besojnë në *diçka*. Ajo që në fakt besuan, sërish, ishte ideja e pandryshueshme e jetëve të veta, e gjakut të vet.

Sot Maksizmi po shembet mes një orgjie bombastike në përpjekjen për t'u bërë realitet. Me vitin 1918 *Manifesti Komunist* i ka hyrë karrierës së kurioziteteve letrare, si *Contract Social* pas 1793-shit. Socializmi instinktiv i vërtetë, shprehja e mënyrës së jetës të Prusianëve të Vjetër, njëherë motit u nis për një udhëtim letrar në Angli për t'u tretur aty në një teori anti-Angleze; sot po kthehet pas drejt vetëdijes së origjinës dhe kuptimit të tij të plotë.

# V. INTERNACIONALJA

## 22.

Në ditët që do të vijnë njerëzit do të shohin pas me habi mbi të ashtuquajturin "socializëm internacional" që dominon tablonë politike të botës së sotme. Ajo që po shohim në të vërtetë është një Internacionale fjalëkyçesh, Marksizëm si një dorë sloganesh të zbrazëta. Ajo do të jetë në gjendje të ndezë ndjenja solidariteti mes punëtorëve të kombeve vetëm për pak dekada, dhe me shumë më pak intensitet nga sa mund të na shtyjnë të besojmë konventat e zhurmshme Socialiste apo thirrjet që i bëhen publikut me vetëbesim të tepruar. Në realitet ky solidaritet kufizohet vetëm në besimin që ekziston, si dhe në faktin që lëvizja në një vend të caktuar shpesh provokon lëvizje në një tjetër. Mirëpo është tipike e një civilizimi kaq të ngopur me letërsi si i yni që edhe udhëheqësit e masave, që nuk shkulen dot nga fortesa e tyre teorike e përjetshme, munden gjithsesi të bëhen mjete të realiteteve të fuqishme. Përfaqësuesit e botëkuptimeve Angleze, Franceze, Gjermane, dhe Ruse mblidhen në pseudo-konventa pa i kuptuar ndjenjat dhe dëshirat themelore të njëri-tjetrit, duke u rrekur të bien dakord për një minimum parimesh me të cilat mendojnë se do të mbështesin ndonjë kauzë të përbashkët.

Se sa e hollë ishte cipa e këtyre realiteteve intelektuale mbi instinktet tona kombëtare u pa qartë më Gusht të 1914-s, kur u tret befazi brenda një dite të vetme nga nxehtësia e pasioneve natyrale dhe aspak intelektuale. Socializmi ndryshon sipas çdo vendi. Ka po aq lëvizje pune sa ka dhe raca vitale në kuptimin shpirtëror, dhe sapo të kenë mbaruar së kërkuari për gjërat që urrejnë së bashku, këto lëvizje do të zbulojnë që e urrejnë njëra tjetrën po aq egërsisht sa urrejnë edhe popujt që përfaqësojnë. Ka Të Kuq Jakobinë dhe Të Kuq Puritanë; ka Versajë të kuqe dhe Potsdam të kuq. Largësia mes Shout dhe Bebelit është e njëjtë me atë mes Rodesit dhe Bismarkut. Të gjithë i kanë qepur rrobat e tyre nga i njëjti stof i vjetër teorik.

Në Luftën Botërore nuk qenë vetëm Aleatët që luftuan kundër Gjermanisë, por edhe pseudo-socializmi i kombeve Aleatë që kundërshtonte socializmin e vërtetë Prusian të Gjermanisë. Duke tradhëtuar personin e *Kaiser*-it [153] socializmi i vërtetë tradhëtoi veten, origjinën, kuptimin, dhe pozitën e vet në botën socialiste. August Bebeli sigurisht që do ta kishte paraprirë këtë, dhe do ta kishte parandaluar; pasardhësit e tij të dobët thjesht nuk kuptonin. Sot ata udhëtojnë nga njëra konventë turpi në tjetrën, dhe me fjalimet e tyre *de-facto* përsërisin nënshkrimin e Traktatit të Versajës. Armiku më i rrezikshëm i socializmit Prusiano-Gjerman nuk është Kapitalizmi Gjerman, që në atë kohë kishte tipare të forta socialiste, dhe të cilin vetë socializmi e shtyu t'i bashkohej kampit Anglez që prej 1917-s. Ky Anglicizim ndoshta u nxit më së shumti nga dobësimi i sindikatave tona të organizuara mjeshtërisht, dhe shfaqjes së

[153] sh.s. *Kaiser* – Gjermanisht – Perandor.

këshillave administrativë të punës, që në fakt janë vetëm një front i prirjeve liberalo-parlamentare të Socialistëve tanë që adhurojnë shumicën.

Jo, armiku më i keq i socializmit Prusian nuk është Kapitalizmi Gjerman; është ajo që po bëhet në emër të socializmit në atdheun e kapitalizmit. Vështrimi i qartë i Frederik Engelsit e vuri re se i vetmi socializëm i vërtetë është socializmi Gjerman. Zëdhënësit e sotëm të socializmit e kanë harruar këtë, dhe po përpiqen t'ua provojnë Socialistëve Aleatë me servilizëm të llojit Mishel.

Socializmi i puçistëve dhe sabotatorëve Francezë në realitet është vetëm emocioni i një *revanche*-je shoqërore, që i pati gjetur Klemensotë [154] e saj qysh prej kryengritjes së Komunës së Parisit. Socializmi Anglez është vetëm version i revizionuar i kapitalizmit. Vetëm në Gjermani Socializmi ishte *Weltanschauung*. Francezi mbetet anarkist, Anglezi liberal. Punëtorët Anglezë dhe Francezë e konsiderojnë veten në radhë të parë ashtu siç janë - Anglezë dhe Francezë, dhe vetëm më pas si mbështetës të Internacionales. Ndërsa punëtori Prusian, i vetmi socialist i lindur [155], është vënë në lojë nga të tjerët. Ai është i vetmi që e ka marrë seriozisht gjuhën pseudo-socialiste, njësoj siç besonin profesorët Gjermanë në fjalimet e *Paulskirche*-s. Punëtori Prusian, i vetmi që mund të krenohej me partinë e vet si një krijim i mrekullueshëm, u bë dëgjues i zellshëm i dërdëllisjeve të të tjerëve dhe pagoi nga xhepi i vet për t'i ndihmuar në grevat e tyre.

Internacionalja e vërtetë është e mundur vetëm si fitore e idesë së një race të vetme mbi gjithë të tjerat, dhe jo si përzjerje e të gjithë këndvështrimeve të veçanta në një masë të vetme pa ngyrë. Le të kemi kurajon e skepticizmit tonë dhe ta flakim tej ideologjinë e vjetër. Historia e vërtetë nuk njeh paqtim. Kush beson se mund të ketë – e sigurt që vuan nga një tmerr kronik i shkaktuar nga vallja e çmendur e zhvillimit të ngjarjeve, dhe ai vetëm sa gënjen veten nëse mendon se mund t'i kontrollojë ato duke nënshkruar traktate. Çdo konflikt ka vetëm një fund, dhe ai fund është vdekja – vdekja e individëve, e kombeve, dhe kulturave. Vdekjen tonë e kemi akoma shumë para nesh, në muzgun e errët të mijëvjeçarit të ardhshëm. Ne Gjermanët, në pozitën që na vuri ky shekull, dhe prej instinkteve tona të lindura, e kemi lidhur ekzistencën tonë me atë të civilizimit Faustian. Ne mbajmë brenda vetes burime të pasura dhe të papërdorura, por gjithashtu kemi edhe detyra gjigante përpara. Internacionales së re që sot është në proçes të pakthyeshëm formimi ne mund t'i japim idetë e organizimit mbarëbotëror dhe shtetit botëror; Anglezi mund të sugjerojë idenë e shfrytëzimit mbarëbotëror dhe trusteve; Francezi nuk mund ofrojë asgjë. Idetë tona duhet t'i mbrojmë jo me fjalë, por me të gjithë ekzistencën tonë. Ideja fisnike e socializmit të vërtetë qëndron ose bie me Prusianizmin. Ndërsa

[154] sh.s. Georges Benjamin Clemenceau, 1841–1929, kryeministër i Francës 1906–1907 dhe 1917–1920, liberal radikal dhe përkrahës i fortë i ndarjes së Kishës nga Shteti.
[155] sh.a. Ka një kuptim të thellë vërejtja e August Bebelit se Mynihu është Kapua e lëvizjes Social-Demokrate Gjermane. Ai do ta kishte parë me sytë e vet pohimin e mendimeve të tij po të kishte jetuar deri në karnavalin e "punëtorëve dhe ushtarëve sovietë" të 1918-s.

idenë e vjetër Spanjolle të universalizmit, me kujdesin dhe ndihmën e saj për të gjitha kombet nën krahun e Katolicizmit, sot e mishëron vetëm Kisha. Qysh prej ditëve të perandorëve Hohenshtaufen dëgjohen jehonat kërcënuese të një konflikti gjigant mes dy ideve universale, njërës politike dhe tjetrës fetare. Mirëpo sot po triumfon një ide e tretë, ajo Vikinge e Luanit Britanik: bota jo si shtet, as si kishë, por si plaçkë për piratët.

Internacionalja e vërtetë është imperializëm, dominim i civilizimit Faustian mbi të gjithë botën, nga një parim formues i vetëm, jo me lëshim dhe kompromis por me fitore dhe asgjësim. Socializmi ka përballë vetes Kapitalizmin dhe Ultramontanizmin, si kundërshtarë dhe si aleatë; dhe kështu kemi tre forma të ndryshme të vullnetit socialist për pushtet: përmes shtetit, përmes parasë, dhe përmes Kishës. Ndikimi i tyre shtrihet anembanë vetëdijes politike, ekonomike, dhe fetare të botës Perëndimore, dhe secila përpiqet t'i nënshtrojë të tjerat nën vullnetin e vet. Ato përfaqësojnë instinktet krijuese të njeriut Prusian, Anglez, dhe Spanjoll, që shtrihen nga lartësitë e akullta të kohëve tona deri pas te njerëzit primitivë dhe impulsivë të epokës Gotike, që pushtuan kënetat e Lindjes me shpatë dhe plug, kapërcyen Detin e Veriut me lundrat e tyre të brishta, dhe i prinë kryqëzatës kundër Maurëve në jug të Pirenejve. Shprehjet Gotike të kufijve të Prusisë Lindore, të Anglisë dhe Spanjës, kanë një shpirt krejt të ndryshëm nga ai i Francës. Këto instinkte janë më të fuqishme se gjithçka tjetër, dhe mund t'i mbijetojnë popujve që dikur qenë simbolet e tyre të dukshme. Shpirti Romak vazhdoi të dominonte edhe kur Romakët nuk ekzistonin më. Si popull, shpirti Spanjoll sot është i pafuqishëm, por si Kishë qëndron fort akoma, dhe me fuqi të pathyer.

Këto janë realitetet të cilat Internacionalja e Kongreseve mendon se mund t'i shtyjë mënjanë me fjalëkyçet e Karl Marksit.

23.

Më i keqi i këtyre fjalëkyçeve është komunizmi. Kritika e tij preku një çështje me rëndësi të skajshme: pronën. Këtu nuk është vendi për të diskutuar, as për së largmi [156], kuptimin e pamatë simbolik të gjërave të tilla kaq komplekse si marrëdhënia mes pronës dhe martesës, pronës dhe idealit politik, apo pronës dhe botëkuptimit. Për më tepër, për këto gjëra çdo kulturë e madhe ka folur me gjuhën e vet. Koncepti Perëndimor për pronën qëndron shumë larg atij të Antikitetit, Indisë, dhe Kinës. Prona është fuqi. Pak respekt ka njeriu Faustian për pronën e ngurtë dhe jo-dinamike, dhe për konceptin "të kesh". Në vend të tyre ai e vendos theksin te rëndësia e një prone që "jep". Ndjenja e kënaqësisë së botës antike vetëm me grumbullimin e pasurisë është e rrallë mes nesh. Krenaria e pushtuesit modern, e tregtarit dhe kumarxhiut, madje edhe e koleksionistit të artit, bazohet në idenë se duke marrë trofeun ka fituar fuqi. Etja e Spanjollëve për ar dhe uria e Anglezëve për territore të reja drejtoheshin drejt pronave që krijonin më shumë pronë.

[156] sh.a. Kjo do të bëhet te Rënia e Perëndimit, vëllimi II.

Kundër këtij koncepti energjik të pronës, një tjetër këndvështrim mbizotëroi në Rilindje dhe Paris: ideali i pensionistit [157]. Qëllimi i kësaj forme lakmie nuk ishte potenciali dinamik, por vetëm kënaqësia; jo "gjithçka" por "mjaftueshëm"; jo vepra por "jetë". *Condottieri*-t [158] i donin principatat dhe thesaret e oborreve për ta shijuar në maksimum kulturën e komfortit të shekullit të tyre. Shtëpia bankare Mediçi, nga të parat në Europë, ishte larg dëshirës për kontroll të tregut botëror. Luigji XIV i niste lart e poshtë gjeneralët dhe taksambledhësit e tij për t'i siguruar mbështjejen e duhur materiale ekzistencës së vet Olimpike si "Mbret Diell". Aristokratët Francezë të Versajës qenë brumosur plotësisht me botëkuptimin e Rilindjes. Kultura e tyre nuk ishte aspak dinamike. Udhëtarët Anglezë si Jangu u çuditën kur panë, vetëm pak para Revolucionit, se sa keq e administronin ata pasurinë e tyre. Ishin të kënaqur që thjesht "e kishin", sa kohë që *Intendant*-i [159] dërgonte paratë e duhura për jetën Pariziene.

Kjo aristokraci e shekullit të tetëmbëdhjetë përfaqësonte kontrastin më të mprehtë të mundshëm përballë aristokracive vepruese, fituese dhe pushtuese të Anglisë dhe Prusisë. Klasa e pasur Franceze motivohej vetëm nga dëshira për vetëruajtje, dhe nuk qe në gjendje të merrte kontrollin e tregut botëror apo të përfshihej në kolonizim të mirëfilltë edhe në ditët më të lavdishme të historisë së Francës. Mirëpo *grandseigneur*-i [160] i 1750-s, si tip, është vërtet pararendës i *bourgeois* të 1850-s, pensionistit të padëmshëm që bëhet i rrezikshëm vetëm kur frymëzohet nga mendjemadhësia kombëtare, emrin e të cilit Marksi nuk duhet ta kishte zgjedhur kurrë për të përshkruar shoqërinë kapitaliste.

"Kapital" është fjala madhore që përshkruan konceptin *Anglez* të pronës. Kjo fjalë nënkupton energji ekonomike; është parzmorja që vishet para se t'i bashkohesh betejës për sukses. Në vend të kavalierit dhe pensionistit Francez këtu kemi manjatin e tregut të aksioneve, naftës dhe çelikut, kënaqësia e të cilit qëndron në ndjesinë e plotfuqisë ekonomike. Pronën ai e kupton ekskluzivisht si pronë *private*. Me sytë e tij, e ftohura e një njeriu të vetëm mund të shkaktojë shembjen e tregut në të gjithë botën; një telegram me tre fjalë të lëshojë katastrofa larg në anën tjetër të planetit; dhe tregtia dhe industria e kombeve të tëra të jenë në varësi të kreditit të tij personal. "Pronë private" – është e rëndësishme ta rrokim kuptimin e plotë dramatik të këtij termi. Miliarderi kërkon liri absolute për t'i rregulluar çështjet e botës sipas vendimeve të tij private, me vetëm një standard etik në mendje – suksesin. Ai i mposht kundërshtarët e tij duke përdorur si armë kreditin dhe spekulimin. Trusti është ushtria dhe shteti i tij, ndërsa shteti politik vetëm diçka më tepër se agjenti i tij të cilit i ngarkon luftra të tilla si ajo me Spanjën ose Afrikën e Jugut, apo traktatet dhe bisedimet e paqes. Qëllimi përfundimtar i këtyre

[157] sh.s. në kuptimin *Rentier* – person që përfiton të ardhura nga një pasuri apo pronë; jo atij që përfiton pension pas një numri të caktuar vitesh pune që ka bërë gjatë jetës.
[158] sh.a. Borxhiat qenë Spanjollë.
[159] sh.s. *Intendant* – Frëngjisht – administrator.
[160] sh.s. *Grandseigneur* – Frëngjisht – fisnik.

kryetipave të vërtetë është ta kthejnë të gjithë botën në një trust të vetëm gjigant. Përsa i përket atyre, e drejta formale e pronës private të qytetarit të zakonshëm mund të vijojë të mbetet e pacënuar; ai ka liri të plotë t'i gëzojë, t'i shesë, dhe t'i përdorë zotërimet e veta si t'i leverdisë. Mirëpo vlera ekonomike e këtyre zotërimeve si kapital tregtar shtyhet të lëvizë nëpër disa shtigje të mirëpërcaktuara e drejtuar nga larg prej një agjensie qëndrore tërësisht jashtë kontrollit të tij. Në këtë mënyrë manjati i parasë është pronar në kuptimin më të lartë. Popuj dhe shtete të tërë detyrohen të punojnë nën komandën e tij të heshtur dhe vullnetin e tij të gjithëpranishëm.

Ky koncept i pronës, vetëm një maskë për liberalizmin e tregtarit, është diametrikisht kundër konceptit Prusian. Prusiani e sheh pronën jo si plaçkë private, por si pjesë të një të mire të përbashkët; jo si mjet shprehës të fuqisë personale, por si të mirë materiale të mbajtur në mirëbesim, për administrimin e së cilës ai si pronar është përgjegjës para shtetit. Prusiani nuk e mat mirëqenien kombëtare me shumën e pasurive private; përkundrazi, ai i sheh pasuritë private si funksione të një potenciali ekonomik të përgjithshëm të kombit të vet. Duhet t'i kemi gjithmonë parasysh fjalët e mrekullueshme të Frederikut të Madh: "Unë jam shërbëtori i parë i shtetit". Dhe kur këtë qëndrim ta bëjë të vetin çdo individ, socializmi bëhet fakt. Nuk ka kontrast më të mprehtë ndaj kësaj ideje sesa pohimi *faktik* i Lugjit XIV, "Shteti jam unë". Nga froni dhe deri në rrugë, bota Perëndimore nuk ka mundur dot të prodhojë një kontrast më të fortë se ai mes Prusianizmit dhe Jakobinizmit, mes instinktit socialist dhe atij anarkist. Është baza e armiqësisë së përjetshme mes dy popujve tanë. Në Shën Helenë Napoleoni theksoi se "Prusia ka qenë pengesë për planet e Francës që nga koha e Frederikut, dhe e tillë do të jetë gjithmonë. Ishte pengesa më e madhe në planet që kisha për Francën".

Sepse vërtet mënyra me të cilën punëtori Francez e drejton dëshirën e tij për hakmarrje kundër klasës së pasur është pikërisht e kundërta e socializmit; është komunizëm në kuptim të vërtetë. Edhe punëtori Francez dëshiron të jetë pensionist. Ai e përbuz komfortin e të tjerëve që nuk mund ta sigurojë për vete. Qëllimi i tij është barazia në kënaqësi, mundësi të barabarta për jetën si pensionist. Kjo është ideja pas formulës së famshme dhe tipike Franceze të Prudonit [161]: "Prona është vjedhje". Në Francë prona nuk nënkupton fuqi, por sigurimin e mundësisë për kënaqësi. Zotërimi i përbashkët i të mirave materiale në vend të ndarjes së mjeteve të prodhimit nëpër korporata, shpërndarja e pasurisë ("e gjitha u përket të gjithëve") në vend të përdorimit të forcave vlerë-formuese për të krijuar truste – ky është ideali Francez në kundërshti me atë Anglez. Ai mishërohet në utopinë socialiste të Furiesë: shpërbërje e shtetit në njësi të vogla komunale apo "falansteri", qëllimi i të cilave ishte komforti më i madh i mundshëm me punën më të vogël të mundshme.

[161] sh.s. Pierre-Joseph Proudhon, 1809–1865, politikan, filozof dhe ekonomist Francez. Themelues i filozofisë mutualiste dhe anarkisti i parë i vetëshpallur.

Robert Oueni u përpoq ta formulonte si një lloj reforme të kapitalit dëshirën e klasës së ulët Angleze për të përvetësuar idealin e pronës së klasës së lartë. Mirëpo do të ishte nënvlerësim i madh i instinktit Viking të mendosh se kapitali Anglo-Amerikan do të tërhiqet qoftë edhe një hap të vetëm në rrugën e vet drejt dominimit ekonomik absolut të botës. Liri personale e pakufizuar dhe pabarazi natyrale e njerëzve, bazuar në shkallë përkatëse të talentit personal, këto janë urdhëresa bazë të kredos Anglo-Saksone. Në vend të socializmit autoritar, miliarderi Anglez apo Amerikan mbështet një tjetër formë mbresëlënëse socializmi privat, një program mirëqenieje shoqërore në shkallë të gjerë që nga njëra anë e kthen fuqinë e tij në kënaqësi personale, dhe nga tjetra mposht moralisht përfituesit e fondeve të mirëqenies. Teknikat spektakolare të shpërndarjes së këtyre milionave janë maskim i efektshëm për mënyrën me të cilën u siguruan së pari. Është i njëjti qëndrim i piratëve të vjetër, që teksa festonin në kështjellën e sapo-pushtuar, u hidhnin robërve mbeturinat e tavolinës: dorëzimi vullnetar i pasurisë i shton vlerën pjesës që mbetet. Çështja nëse akte të tilla vullnetare duhen bërë apo jo detyrim ligjor është pika kryesore e përplasjeve të partive ekonomike të Anglisë dhe Amerikës së të ardhmes. Sot ka njerëz që janë dakord me idenë e transferimit te pseudo-shteti të disa hapësirave të gjera ekonomike që janë më pak të prekshme nga spekulimi, të tilla si minierat apo industria e hekurudhave. Mirëpo sigurisht ata synojnë të ruajnë pas fasadës privilegjin special të përdorimit të këtij "shteti" si organ ekzekutiv të interesave të bizneseve të tyre duke shfrytëzuar format demokratike të parlamentarizmit, domethënë duke paguar fushatat zgjedhore dhe gazetat për të kontrolluar opinionin e zgjedhësve dhe lexuesve.

Këtu qëndron rreziku i frikshëm i skllavërimit të të gjithë botës nga biznesi i madh. Sot mjeti i tij është Lidhja e Kombeve, në dukje një sistem kombesh që kanë "vetëqeverisje" sipas modelit Anglez, por në realitet një sistem provincash dhe protektoratesh popullatat e të cilëve shfrytëzohen nga një oligarki biznesi me ndihmën e parlamenteve dhe ligjeve të blera, njësoj si shfrytëzohej bota Romake nga korrupsioni i senatorëve, prokonsujve, dhe tribunëve popullorë. Marksi e pa lindjen e këtij sistemi, dhe ai u bë shënjestra e kriticizmit të tij gërryes për shoqërinë. Ai deshi ta përmbyste idenë Angleze të plotfuqisë së pronës private, por përsëri gjithë sa mundi të formulonte ishte vetëm një mohim: shpronësim të shpronësuesve, grabitje të grabitësve.

Megjithatë, ky parim i vjetër Anglez ka diçka prej kredos Prusiane: ruaj respektin e plotë Gjermanik për pronën, por fuqinë brenda saj jepja shtetit, të gjithës, dhe jo individit. Ky është kuptimi i kombëtarizimit. U ndoq sistematikisht nga qeveritë Prusiane që funksiononin me instinkt të pacënuar nga teoria, nga dhomat civile dhe ushtarake të Frederik Vilhelmit I deri te institucionet e mirëqenies shoqërore të Bismarkut. Mirëpo Marksistët ortodoksë dhe heterodoksë të Revolucionit Gjerman janë vënë në garë me njëri-tjetrin se kush ta shkatërrojë i pari. Socializim *nuk* do të thotë shtetëzim me shpronësim apo grabitje. Ai nuk merret aspak me vlerën formale të pronës, por vetëm me teknikat e administrimit. Të blesh industri lart e poshtë për hir të ndonjë slogani, dhe t'ua dorëzosh ato trupave administrativë që janë injorantë për

mënyrën se si funksionojnë sipërmarrjet e mëdha në vend se t'i mbash ato nën përgjegjësinë dhe iniciativën e pronarëve të tyre – kjo është mënyra më e mirë për ta dreqosur socializmin e vërtetë. Metoda e Prusisë së Vjetër ishte krijimi i strukturës ligjore të potencialit të përgjithshëm prodhues duke ruajtur me kujdes të drejtën e pronës dhe trashëgimisë, dhe duke i lejuar intelektit, iniciativës, energjisë, dhe talentit personal po aq liri sa do t'i jepej një shahisti të zot që ia ka marrë dorën të gjithë rregullave të lojës. Kështu u bë më së shumti me sindikatat dhe kartelet e vjetra, dhe nuk ka arsye pse të mos shtrihet më tej sistematikisht në metodat e punës, vlerësimin e punës, shpërndarjen e fitimeve, dhe në marrëdhëniet e brendshme mes planifikuesve dhe personelit zbatues. Socializim do të thotë shndërrim i ngadalshëm dhe i gjatë me dekada i punëtorit në shërbyes civil ekonomik, i punëdhënësit në zyrtar administrativ të përgjegjshëm me fuqi të madhe autoriteti, dhe i pronës në një lloj *feudi* të trashëguar në stilin e vjetër dhe të lidhur me disa të drejta dhe privilegje të caktuara. Në socializëm vullneti ekonomik mbetet po aq i lirë sa vullneti i shahistit; vetëm efekti përfundimtar ndjek një kurs të drejtuar.

Hohencolernët krijuan tipin e shërbyesit civil Prusian, të parin e këtij lloji në botë. Me aftësitë e tij socialiste të lindura ai i jep siguri mundësisë së një shoqërizimi të ri. Në dyqind vitet e fundit sjellja e tij ka mishëruar atë që simbolizon socializmi për ne sot – detyrë që duhet kryer. Nëse punëtori Gjerman heq dorë nga Marksizmi dhe fillon të mendojë si socialist, ai do të bëhet shumë shpejt tipi që sapo treguam. "Shteti i së ardhmes" është shteti i shërbyesve civilë. Ky është një prej kushteve përfundimtarë dhe të pashmangshëm drejt të cilëve civilizimi ynë po ecën pa u ndalur. Edhe socializmi i miliarderit mund ta shndërrojë heshturazi një komb në një armatë "zyrtarësh" privatë. Trustet e mëdha janë që tani praktikisht shtete private që ushtrojnë protektoratizm mbi shtetin zyrtar. Socializmi Prusian, gjithsesi, nënkupton përfshirjen e këtyre "shteteve" me interesa profesionale brenda shtetit në tërësi. Kundërshtia mes konservatorëve dhe proletarëve në fakt nuk qëndron aspak te domosdoshmëria e një sistemi socialist autoritar, që mund të shmangej duke përdorur sistemin Amerikan (këtë shpresojnë liberalët Gjermanë), por te çështja e komandës supreme. Sot mund të duket se ekzistojnë dy sisteme të ndryshme socialiste, njëri nga lart dhe tjetri nga poshtë, dhe të dy me formim diktatorial. Por megjithatë në realitet ata do të bashkohen gradualisht në një formë të vetme përfundimtare.

Për momentin njerëzit janë të pavetëdijshëm për këtë fakt, aq shumë sa të dyja partitë shohin Kushtetutën si faktor vendimtar. Mirëpo kjo nuk është çështje ligjesh, është çështje personalitetesh. Nëse udhëheqësit e punës nuk do të jenë të aftë të tregojnë shumë shpejt aftësi shtetarie të nivelit të lartë që u kërkohen, të tjerë do ta zënë vendin e tyre. Në një sistem politik që e zbeh me vetëdije dallimin mes punëtorëve dhe drejtuesve, duke i garantuar një karrierë të sigurt çdo individi të kualifikuar, nga punëtori i krahut deri te drejtuesi ekzekutiv i korporatës – në një sistem të tillë shtetari i lindur do ta ketë të lehtë të shohë se qëllimet e konservatorëve dhe proletarëve janë të

njëjta dhe në fund bashkohen në një të vetëm: shtetëzim i plotë i jetës ekonomike në rrugë ligjore në vend të shpronësimit.

Udhëheqja e një sistemi të tillë nuk mund të jetë "republikane". Le ta flakim tej çdo iluzion, "republika" sot nënkupton korruptimin e pushtetit ekzekutiv nga kapitali privat. Princi i bindet traditës së dinastisë së vet dhe filozofisë së mjeshtërisë në qeverisje. Sido që ta mendojmë, kjo e mban atë larg interesave politike të veçanta të partive të llojit të sotëm. Ai vepron si arbitër i tyre. Dhe nëse, në një shtet të strukturuar në socializëm, anëtarësia në këshillat profesionale duke përfshirë edhe vetë Këshillin Shtetëror do të përcaktohej vetëm nga këndvështrimi i dhuntive praktike të individit, princi mund ta ngushtojë përzgjedhjen duke përdorur kritere etike dhe morale. Presidenti, kryeministri, përfaqësuesi i popullit, këta janë gurë shahu të partive, ndërsa vetë partia është gur shahu i atyre që paguajnë për të. Sot princi është mbrojtja e vetme që ka qeveria përballë biznesit të madh. Fuqia e kapitalit privat po imponon bashkimin e parimeve socialiste dhe monarkiste. Ideali individualist i pronës private nënkupton nënshtrimin e shtetit nga fuqitë e pavarura ekonomike, dhe kësaj i thonë *demokraci*, që përkthehet në korruptim të qeverisë nga pasuria private. Në një demokraci moderne udhëheqësit e masave nuk e gjejnë veten në kundërshti me kapitalistët, por me paranë dhe fuqinë e saj të paemër. Çështja është se sa prej këtyre udhëheqësve janë të zotë t'i rezistojnë një force të tillë. Nëse dikush do të donte të dinte dallimin mes një demokracie teorike dhe abstrakte dhe njërës që ka ekzistuar për njëfarë kohe, dhe si e tillë e bindur për shkëlqimin e vet, le të lexojë atë që shkroi Salusti për Katilinën dhe Jugurtën [162]. Fati i Romës pa dyshim na pret edhe ne, mirëpo një rend monarkisto-socialist mund ta bëjë këtë fat të parrezikshëm.

Këto janë tre idealet që sot janë mbërthyer në konfikt me njëri-tjetrin: ideali komunist i shpërndarjes së barabartë të të mirave materiale të botës, ideali individualist i përdorimit të tyre për të krijuar truste biznesi, dhe ideali socialist i administrimit të tyre në emër të së gjithës.

24.

Deri më tani jam vetëpërmbajtur ta përmend Rusinë [163] - qëllimisht, sepse me Rusinë nuk është çështje popujsh të ndryshëm, por *botësh* të ndryshme. Rusët nuk janë aspak një popull si Gjermanët dhe Anglezët. Njësoj si tributë

---

[162] sh.s. Gaius Salust, 86–35 p.e.s., historian Romak, mbështetës i Jul Çezarit. Lucius Sergius Catilina, 106–62 p.e.s. patric Romak, organizator i një grushti shteti të dështuar në të cilin mobilizoi plebenjtë kundër Romës. Jugurta, 160-104 p.e.s., mbret i Numidisë, uzurpoi fronin duke vrarë vëllain trashëgimtar kundër dëshirës së Romës, dhe për disa kohë parandaloi veprimin e saj duke i dhënë ryshfet senatorëve. U kap rob nga Sula.

[163] sh.p. Osvald Shpengler, Rënia e Perëndimit, Vol. II, në veçanti faqet 192, 278, 295 dhe 495.

Gjermanike të periudhës Karolingiane [164], ata mbajnë brenda vetes potencialet e shumë popujve të ardhshëm. "Rusianizmi" është premtimi i një kulture të ardhshme teksa mbi botën Perëndimore shtrihen gjithnjë e më shumë hijet e muzgut. Dallimet e mprehta mes shpirtit Perëndimor dhe atij Rus zor se mund të përshkruhen me mprehtësinë e duhur. Sado të thella qofshin ndarjet shpirtërore, fetare, politike dhe ekonomike mes Anglisë, Gjermanisë, Amerikës dhe Francës, kur krahasohen me Rusinë këto kombe papritmas shfaqen si një botë e vetme. Është e lehtë të gënjehesh nga disa banorë të Rusisë që reflektojnë ndikim të fortë Perëndimor. Rusi i vërtetë së brendshmi është po aq i huaj për ne sa ç'do të ishte një Romak i Epokës së Mbretërve apo një Kinez shumë kohë para Konfucit, sikur të shfaqeshin papritmas mes nesh. Rusët kanë qenë të vetëdijshëm për këtë çdo herë që kanë hequr një vijë ndarëse mes "Nënës Rusi" dhe "Europës".

Për ne, shpirti primitiv i Rusisë është diçka që qëndron pas zhulit, muzikës, vodkës, butësisë, dhe një melankolie të çuditshme. Ne i formojmë natyrshëm gjykimet tona në mënyrë subjektive, që do të thotë si njerëz të vonë, urbanë, dhe të pjekur intelektualisht të një kulture krejt të ndryshme. Për pasojë ajo që "shohim" në Rusi nuk është vetëm një shpirt që sot po zgjohet, të cilin as Dostojevski nuk mundi ta përshkruante, por tabloja jonë mendore për të, e formuar nga pamja jonë sipërfaqësore e jetës Ruse dhe historisë Ruse, që është falsifikuar edhe më tej nga përdorimi i fjalëve tipike Europiane të tilla si vullnet, arsye, dhe *Gemüt* [165]. Dhe megjithatë ndoshta disa prej nesh janë në gjendje të krijojnë një përshtypje thuajse të pamundur për t'u përshkruar të atij vendi që nuk lë asnjë dyshim për hendekun e madh që na ndan.

Ky popull fëminor, i paartikuluar dhe i frikshëm, është ngatërruar, plagosur, torturuar, dhe helmuar duke i imponuar prirje të një kulture "Europiane" të pjekur, mashkullore, dominuese, dhe krejt të huaj. Trupi i tij është çpuar nga qëndra urbane të stilit dhe ambicjes Europiane, kurse vetëdija e tij e pazhvilluar është infektuar me këndvështrime, filozofi, ide politike dhe parime shkencore të tejpjekura. Më 1700-n Pjetri i Madh i imponoi popullit të tij stilin Barok të politikës, të kompletuar me diplomaci kabineti, politikë dinastike, administrim, dhe flotë ushtarake detare të stilit Perëndimor. Më 1800-n, nën maskën e shkrimtarëve Francezë që ia dolën me sukses të ngatërronin mendjet e një pakice të vogël intelektuale, aty u shfaqën idetë Angleze, të pakuptueshme në thelb për ata njerëz. Kurse Marksizmin e pati prezantuar inteligjenca Ruse e librave që para 1900-s, duke qenë krejt në padije për origjinën e këtij krijimi kompleks të dialektikës Europiano-Perëndimore. Pjetri i Madh, duke e shndërruar shtetin carist në fuqi madhore brenda sistemit Perëndimor, e shtrembëroi zhvillimin e tij natyral. Ndërsa "inteligjenca", që vetë ishte prodhim i shpirtit Rus pasi qe korruptuar në qytetet e llojit të huaj, hyri në skenë me një përgjërim të zymtë për disa institucione vendase që do të duhej të ngriheshin

[164] sh.s. Dinastia Karolingliane, e quajtur sipas mbretit Frank Karli i Madh, sundoi në territorin e Francës dhe pjesë të Italisë, Spanjës, Gjermanisë dhe Hungarisë nga viti 751–887, si njësia më e madhe politike Europiane deri në shekullin e nëntëmbëdhjetë.
[165] sh.s. Gemüt – Gjermanisht – mendje, shpirt, prirje, ndjesi, natyrë.

në një të ardhme të largët, dhe kështu e shtrembëroi mendimin primitiv të vendit të tyre në një lloj teorizimi shterpë dhe fëminor sipas stilit të revolucionarëve profesionistë Francezë. Në sajë të bindjes së pamatë dhe gatishmërisë për sakrificë të Rusëve, Petrinizmi dhe bolshevizmi kanë arritur disa gjëra shumë konkrete në këtë imitim të pakuptimtë dhe shkatërrimtar të krijimeve Perëndimore të tilla si Oborri i Versajës dhe Komuna e Parisit. Mirëpo këto institucione kanë patur ndikim vetëm në sipërfaqen e ekzistencës Ruse; secili prej tyre mund të zhduket dhe rishqafet me befasi të paparashikueshme.

Deri më tani Rusia ka patur vetëm përvoja fetare, jo shoqërore apo politike. Dostojevski, në fakt një shenjtor që e kanë shfaqur nën maskën e pakuptimtë, qesharake, dhe Perëndimore të një *romancieri*, keqkuptohet nëse "problemet" e tij shoqërore konsiderohen veçmas formës së tij letrare. Thelbi i tij i vërtetë gjendet më shumë mes rreshtave sesa në vetë ato, dhe te *Vëllezërit Karamazov* ai arrin një forcë besimi të krahasueshme vetëm me atë të Dantes. Nga ana tjetër, politika e tij revolucionare i pati fillesat në një rreth metropolitan tepër të vogël që nuk ndjente më si Rus dhe që për sa i përket origjinës zor se mund të quhej Rus. Për pasojë mendimi politik i Dostojevskit u mbërthye mes dy skajeve të dogmatizmit të imponuar dhe kundërshtimit instinktiv.

Këtej vjen urrejtja e thellë, e frikshme, dhe themelore e Rusisë për Perëndimin, atij helmi brenda trupit të vet. Ndihet në vuajtjen e brendshme të Dostojevskit, në shpërthimet e dhunshme të Tolstoit, dhe në dhimbjen e heshtur të njeriut të zakonshëm. Është një urrejtje që nuk shuhet dot, shpesh e pavetëdijshme dhe shpesh e fshehur pas një prirjeje të sinqertë për dashuri dhe mirëkuptim, një urrejtje primitive për çdo simbol të vullnetit Faustian: qytetet (Peterburgun në veçanti) që u ngritën si pararoja të këtij vullneti mes qetësisë rurale të stepave të pafund; artet dhe shkencën, mendimin dhe ndjenjën Perëndimore, shtetin, sistemin ligjor, strukturën administrative, paranë, industrinë, edukimin, "shoqërinë" – në fakt për gjithçka. Është urrejtja primitive Apokaliptike kundër Kulturës Antike. Çdo bolshevizëm ka diçka nga hidhnimi i humnershëm i Makabeve, po aq sa dhe nga ai i rebelimit shumë më të vonë që çoi në shkatërrimin e Jeruzalemit [166]. Mirëpo vetëm ky dogmatizëm i ashpër nuk do të kishte mjaftuar për ta mbajtur në këmbë këtë lëvizje deri në ditët e sotme. Instinktet e nënvetëdijshme anti-Perëndimore të Rusisë, së pari të drejtuara kundër Petrinizmit, i kanë dhënë forcë bolshevizmit. Mirëpo duke qenë se vetë bolshevizmi është zgjatim i Petrinizmit me kohë edhe ai do të shkatërrohet për ta çuar deri në fund çlirimin e Rusisë nga "Europa".

Proletari i Perëndimit dëshiron ta riformatojë civilizimin Perëndimor në përputhje me dëshirat e veta; inteligjenca Ruse, me instinkt kur nuk është e vetëdijshme, dëshiron ta shkatërrojë. Ky është kuptimi i nihilizmit Lindor. Civilizimi ynë Perëndimor është bërë tërësisht urban prej kohësh; në Rusi nuk

[166] sh.s. Makabetë ishin një grup luftëtarësh rebelë Jahudinj që morën kontrollin e Judesë në kohën kur ajo ishte pjesë e Perandorisë Seleucide dhe themeluan dinastinë Hasmoneane, 167–37 p.e.s.. Në vitin 70, gjatë luftës së parë Judeo–Romake, 66–73, Jeruzalemi u shkatërrua nga ushtria Romake e prirë nga perandori i ardhshëm Titus.

ka diçka të tillë si "masa", por vetëm "popull". Çdo Rus i vërtetë, edhe kur punon si mësues apo zyrtar civil, në thelb është fshatar. Atij nuk i interesojnë edhe aq qytetet e dorës së dytë me masat e tyre të dorës së dytë bashkë me ideologjitë e tyre. Pavarësisht Marksizmit, problemet e vetme në atë vend janë të natyrës rurale. "Punëtori" Rus është një keqkuptim. I vetmi realitet është toka e paprekur dhe e pacënuar, njësoj si dikur në Europën Karolingiane. Ne kaluam përmes kësaj faze një mijë vite më parë, prandaj dhe nuk e kuptojmë njëri-tjetrin. Ne Europiano-Perëndimorët nuk jemi më në gjendje të jetojmë në harmoni me tokën e virgjër. Kurdoherë që shkojmë në "fshat" ne e marrim qytetin brenda vetes me të gjitha kuptimet mendore të tij; dhe e marrim në gjak, jo vetëm në kokë si *inteligjenti* Rus. Kur Rusi zhvendoset në qytetet e tij ai e merr fshatin me vete së brendshmi.

Nëse duam ta kuptojmë këtë çarje të pariparueshme mes "socializmit" Perëndimor dhe atij Lindor duhet ta kemi parasysh gjithmonë dallimin mes shpirtit Rus dhe sistemit politik Rus, mendësinë e udhëheqësve dhe instinktet e atyre që udhëhiqen. Sepse çfarë tjetër është Pan-Sllavizmi përveçse një maskë politike e stilit Perëndimor që mbulon ndenjën e fortë të një misioni fetar? Me gjithë fjalëkyçet industriale të tilla si "vlerë e shtuar" dhe "shpronësim", punëtori Rus nuk është punëtor urban, nuk është njeri i masave si në Mançester, Esen, dhe Pitsburg. Në fakt ai është një mbjellës dhe korrës që ka braktisur shtëpinë, me urrejtje për atë fuqi të huaj dhe të largët që i prishi mjeshtërinë e vërtetë prej së cilës shpirti i tij nuk shkëputet dot. Nuk ka aspak rëndësi se me çfarë pikëpamjesh punon ky bolshevizëm. Edhe nëse programi tij do të kthehej krejt përmbys, misioni i pavetëdijshëm i Rusisë që po zgjohet do të mbetet i njëjtë: nihilizmi.

Dhe megjithatë bolshevizmi ka ndikim të pamatë në mendjet e fermentuara të intelektualëve të qyteteve *tona*. Është bërë si tip zbavitjeje për mendjet e lodhura dhe të rrënuara, armë për shpirtrat e kalbur megalopolitanë, shprehje e gjakut që po prishet. Spartakizmi i salloneve i përket së njëjtës kategori me teozofinë dhe okultizmin; për ne është njësoj siç qe kulti i Isisit, jo për skllevërit Orientalë në Romë, por për vetë Romakët dekadentë. Fakti që u vendos në Berlin lidhet me mashtrimin monstruoz të këtij Revolucioni që nuk kishte asgjë të vërtetë. Pak rëndësi ka që idiotët tanë kokëboshë filluan të ngrinin "këshilla fshatarësh" duke imituar modelin Soviet, apo që askush nuk e vuri re se problemi madhor i Rusisë janë çështjet rurale ndërsa shqetësimet tona janë ekskluzivisht urbane. Përballë socializmit Spartakizmi në Gjermani nuk ka të ardhme. Mirëpo është e sigurt që Bolshevizmi do ta pushtojë Parisin, sepse kur përzihet me anarkizmin sindikalist ai arrin ta kënaqë shpirtin e lodhur Francez të etur për sensacion. Do të jetë forma e duhur e shprehjes së *taedium vitae*-s [167] së atij qyteti gjigant kaq të tejngopur nga jeta. Si helm i rrezikshëm për intelektet e rafinuara të Perëndimit ka të ardhme shumë më të madhe sesa në Lindje.

---

[167] sh.s. *taedium vitae* – Latinisht – lodhje nga jeta.

Në Rusi ai do të zëvendësohet nga një formë e re carizmi, i vetmi sistem i mundshëm për një popull që jeton në kushte të tilla. Ka shumë mundësi që ky carizëm t'i ngjasojë më shumë sistemit socialist Prusian sesa parlamentarizmit kapitalist. Dhe megjithatë e ardhmja e forcave të pavetëdijshme të Rusisë nuk qëndron te zgjidhja e problemeve politike dhe shoqërore, por në lindjen e pritshme të një besimi të ri, i treti që do të shfaqet nga matrica e Krishtërimit, njësoj si rreth vitit 1000 kultura Gjermaniko-Perëndimore krijoi në mënyrë të pavetëdijshme formën e dytë të Krishtërimit. Dostojevski është një nga profetët e këtij besimi të ri; ky besim është akoma i paemër, por ka filluar të shfaqet që tani me një forcë të qetë dhe të butë deri në pafundësi.

Për ne qytetarët e botës Perëndimore, besimi ka mbaruar. Në shpirtrat tanë urbanë ajo që dikur ishte ndjenjë e vërtetë besimi është intelektualizuar prej kohësh në "problematika". Kisha u kompletua me Këshillin e Trentit. Puritanizmi është kthyer në kapitalizëm, Pietizmi sot është socializëm. Sektet Anglo-Amerikane përfaqësojnë vetëm etjen e biznesmenit nervoz për argëtim teologjik. Nuk ka spektakël më të neveritshëm sesa përpjekja e disa grupeve Protestante për të ringjallur kufomën e besimit duke e spërkatur atë me parfum bolshevik. E njëjta gjë është provuar me okultizmin dhe teozofinë. Dhe nuk ka asgjë më mashtruese sesa shpresa që besimi i ardhshëm i Rusisë mund të nxisë një ringjallje të besimit në Perëndim. Nuk duhet të ketë më asnjë keqkuptim: me urrejtjen e tij për shtetin, shkencën dhe artin, nihilizmi Rus drejtohet gjithashtu edhe kundër Romës dhe Vitenbergut [168], shpirti i të cilëve është i pranishëm në të gjitha format e kulturës Perëndimore dhe si i tillë pjesë integrale e asaj që ky nihilizëm synon ta asgjësojë. Rusia do ta shtyjë këtë zhvillim mënjanë dhe do të lidhet edhe një herë, ashtu si Bizanti, drejtpërsëdrejti me Jeruzalemin.

Bolshevizmi është një karikaturë e përgjakur e problemeve Perëndimore që filluan nga ndjeshmëritë e besimit Perëndimor. Sot do të duhej të kishte qenë e qartë se sa i pakuptimtë dhe sipërfaqësor është për këtë lëvizje Ruse problemi i madh dhe universal me të cilin përballet sot Perëndimi: zgjedhja mes ideve Prusiane dhe Angleze, mes socializmit dhe kapitalizmit, shtetit dhe parlamentit.

Po përmbledh. Dëshiroj që ky shkrim i shkurtër t'u japë atyre njerëzve tanë që për arsye të iniciativës, vetëdisiplinimit dhe superioritetit të tyre mendor janë thirrur për të udhëhequr brezin e ardhshëm, një tablo të qartë të kohëve në të cilat jetojmë dhe drejtimit ku jemi të destinuar të ecim.

Tani e dimë se çfarë luhet: jo vetëm destini Gjerman, por destini i të gjithë civilizimit. Pyetja kritike jo vetëm për Gjermaninë por për të gjithë botën – por që i duhet dhënë përgjigje për të gjithë botën në Gjermani – është kjo: në të ardhmen, do ta sundojë biznesi shtetin, apo shteti biznesin?

---

[168] sh.s. Wittenberg – Gjermanisht – Mali i Bardhë, qytet në Gjermani, Saksoni, i njohur për lidhjen e tij me Martin Luterin dhe Protestantizmin Gjerman.

Përsa i përket kësaj pyetjeje madhore, Prusianizmi dhe socializmi janë një dhe të pandarë. Deri më tani nuk e kemi kuptuar këtë, madje edhe sot nuk është akoma e qartë. Mësimet e Marksit, bashkë me egoizmin klasor, janë fajtorë sepse kanë bërë që forca socialiste e punës dhe elementi konservator ta keqkuptojnë njëri-tjetrin, dhe kështu të keqkuptojnë socializmin.

Mirëpo tashmë është mëse e qartë që të dy palët kanë qëllime të njëjta. Prusianizmi dhe socializmi qëndrojnë së bashku kundër "Anglisë brenda" nesh, kundër disa qëndrimeve që e kanë copëtuar dhe debilizuar shpirtërisht të gjithë popullin tonë. Rreziku është shumë i madh. Mjerë ata që i kthejnë shpinën kësaj ore për shkak të egoizmit apo padijes. Do të rrënojnë veten dhe të tjerët. Solidariteti do të nënkuptojë përmbushjen e idesë së Hohencolernve dhe në të njëjtën kohë shpëtimin e punës. Shpëtim ka ose për konservatorët dhe punëtorët bashkë, ose për asnjërin.

Puna duhet t'i flakë tej iluzionet Marksiste. Marksi ka vdekur. Si formë ekzistence socializmi sapo ka filluar; si lëvizje e veçantë brenda proletariatit Gjerman socializmi ka marrë fund. Për punëtorin ka vetëm socializëm Prusian, ose asgjë.

Konservatorët duhet ta heqin qafe egoizmin e tyre që dikur, gjatë mbretërimit të Zgjedhësit të Madh, i kushtoi kokën kapitenit Fon Kalkshtajn [169]. Pavarësisht nga çfarë mund të mendojmë për demokracinë, ajo do të jetë forma politike që do t'i mbijetojë këtij shekulli. Për shtetin mund të ketë vetëm demokratizim, ose asgjë. Për konservatorët do të ketë vetëm socializëm të vetëdijshëm ose asgjësim. Mirëpo ne duhet të çlirohemi nga format Angleze dhe Franceze të demokracisë. Ne kemi tonën.

Kuptimi i socializmit është që jeta të mos dominohet nga kontrasti i pasurisë dhe varfërisë, por nga rangu që përcaktohet nga arritjet dhe aftësitë. Ky është lloji *ynë* i lirisë: liri nga tekat ekonomike të individit.

Shpresa ime e zjarrtë është që askush që ka lindur me aftësinë për të komanduar të mos mbetet në hije, dhe askujt që i mungon ky talent i lindur të mos t'i jepet përgjegjësia e komandës. Socializëm do të thotë aftësi, dhe jo dëshirë. Vendimtare nuk është cilësia e qëllimeve, por ajo e arritjeve. U drejtohem të rinjve tanë. U bëj thirrje të gjithë atyre që kanë palcë në kocka dhe gjak në vena. Stërvituni! Bëhuni burra! Nuk na duhen më tepër ideologë, më tepër dërdëllitje për *Bildung*, kozmopolitanizmin, dhe misionin intelektual të Gjermanisë. Na duhet forcë, na duhet skepticizëm kurajoz, na duhet një klasë kryetipash socialistë. Edhe njëherë: socializëm do të thotë forcë, forcë, dhe më

[169] sh.s. Frederik Vilhelm, 1620–1688, Zgjedhës i Brandenburgut dhe Dukë i Prusisë. U quajt Zgjedhësi i Madh për arritjet e tij ushtarake dhe politike. Princat zgjedhës ishin anëtarët e kolegjit që zgjidhnin Perandorin e Perandorisë së Shenjtë Gjermane. Christian Ludwig von Kalckstein, 1630–1672, politikan dhe ushtarak Prusian, kundërshtar i Frederik Vilhelmit; u ekzekutua për tradhëti.

shumë forcë. Skemat dhe mendimet janë asgjë pa forcën. Shtegu drejt forcës tashmë është treguar: elementët e vlefshëm të punës Gjermane krah për krah përfaqësuesve më të mirë të idesë së shtetit të hershëm Prusian, të dy grupet bashkë të vendosur për të ndërtuar një shtet rreptësisht socialist për ta demokratizuar kombin tonë në stilin Prusian; të dy bashkë të shkrirë në një njësi të vetme nga e njëjta ndjenjë e detyrës, nga vetëdija e një detyrimi madhor, nga vullneti për t'u bindur me qëllim për të udhëhequr, për të dhënë jetën për fitore, nga forca për të bërë sakrifica gjigante për të arritur atë për të cilën kemi lindur, atë që jemi, atë që nuk mund të jetë pa ne.

Ne jemi socialistë. Le të shpresojmë se kjo nuk ka qenë më kot.

Tani e dimë se çfarë luhet: jo vetëm destini Gjerman, por destini i të gjithë civilizimit. Pyetja kritike jo vetëm për Gjermaninë por për të gjithë botën - por që i duhet dhënë përgjigje për të gjithë botën në Gjermani - është kjo: në të ardhmen, do ta sundojë biznesi shtetin, apo shteti biznesin?

Osvald Shpengler

# Prusianizmi dhe Socializmi

1919

Shqipëroi nga Anglishtja

Altin Karaulli